# PARATHËNIA

***"Nuk ka adhurim të barabartë me meditimin."***

(Bejhaki, Shuab, IV, 157)

*Lavdëruar dhe madhëruar pa fund qoftë Zoti ynë, bamirësi dhe fisniku pa limit, i Cili na ka hapur rrugën drejt njohjes së Tij* ***(marifetullah)*** *duke na favorizuar me aftësitë e "meditimit" dhe të "ndjeshmërisë".*

*Paqja dhe bekimi qofshin mbi Profetin tonë,* ﷺ *të Dërguarin e Allahut, i cili ka arritur ta lexojë gjithësinë, njeriun dhe Kuranin Fisnik në mënyrën më të bukur, më me ndjenjë dhe më të thellë dhe që ia mësojë këtë mënyrë umetit të tij me syrin e zemrës.*

Zoti ia ka dhuruar tërësisht njeriut dhe pjesërisht xhinit, nga mesi i të gjithë krijesave, aftësinë e gjetjes së margaritarëve së të vërtetave absolute që do t'ua ndriçojnë jetët duke përfituar sadopak nga thellësitë e **"Kuranit"**, **"njeriut"** dhe **"gjithësisë"** tek të cilat shfaqen emrat dhe atributet hyjnore.

Mjeti i vetëm që të shpie tek to janë "**meditimi**" dhe "**ndjeshmëria**".

Meditimi dhe ndjeshmëria janë kushtet e pashmangshme për të mbërritur tek e vërteta dhe për t'u ngritur në jetën shpirtërore. Kurani Fisnik, udhërrëfyesi unik drejt lumturisë dhe udhës së vërtetë, na fton që nga ajeti i parë deri tek ajeti i fundit që në çdo rast të meditojmë. Ai na urdhëron që të meditojmë në lidhje me urtësitë që gjenden tek krijimi i njeriut, mbi rregullsinë e jashtëzakonshme të gjithësisë si dhe mbi ajetet e Allahut, pra gdhendjet e fuqisë hyjnore, tek shfaqjet e madhështisë së Tij dhe të mbretërisë absolute të Allahut mbi gjithësinë.

Zoti ua tërheq vëmendjen në çdo rast besimtarëve në Kuranin Fisnik me fjalët:

**"A nuk mendoni? A nuk e përdorni mendjen? A nuk e perceptoni? A nuk ua merr mendja?"**[1]

Vetëm me këtë fjali ai na tërheq vëmendjen drejt krijesave me fjalët

- "**A nuk i shohin ata devetë?"**[2]

1. Enam, 50; Bakara, 219, 266; Muhamed, 24; Nisa, 82; Jasin, 68...
2. Atributet **Bari** dhe **Musavvir** të Zotit shprehin faktin që Ai i ka krijuar të gjithë krijesat të ndryshme nga njëra-tjetra në formë dhe pamje dhe që çdonjërën prej tyre e ka pajisur me aftësi të përshtatshme për kushtet dhe detyrat që ka për të kryer.

Drejt dukurive gjeografike me fjalët

- **"A nuk mendoni? A nuk e përdorni mendjen? A nuk e perceptoni? A nuk ua merr mendja?"**[3] dhe drejt historisë me fjalët:

- **"A nuk e shihni si kanë përfunduar popujt e mëparshëm?"**[4]. Kështu na fton ne robërve të Tij drejt meditimit në çdo rast dhe dëshiron që të perceptojmë ligjin e Zotit (adetullah), ligjet hyjnore që sundojnë në gjithësi dhe kushtet në të cilat shfaqen këto ligje.

Po ashtu Zoti shprehet se njeriu nuk duhet ta vështrojë gjithësinë me vështrimin e shkujdesur që nuk rrok asgjë me të, por me vështrimin largpamës dhe të saktë me anë së të cilit do të perceptojë urtësitë. Në Kuranin Fisnik, Zoti drejtohet sa e sa herë

---

Këto veçori që i janë dhënë devesë nga mesi i kafshëve, janë shembulli tipik i kësaj që sapo thamë. Ajo është krijuar që të jetojë në klimën e shkretëtirës në të cilën uji dhe bimët gjenden në numër të pakët, prandaj është krijuar me gungë në të cilën mund të depozitojë ujë për javë me radhë dhe të mbajë të freskëta bimët me të cilët ushqehet për një kohë të gjatë, madje edhe ferrat. Ajo është krijuar në atë mënyrë që të mund të përballojë furtunat e rërës dhe temperaturat e larta të klimës së shkretëtirës. Pa dyshim që kjo është vetëm njëra nga shfaqjet e panumërta të diturisë, fuqisë dhe artit hyjnor që të lë pa mend.

3. Kaf, 6; Junus, 101; Gashije, 17-20; Nur, 43; Haxh, 63; Rad, 3; Enbija, 31; Nahl, 65; Rrum, 50.
4. Muhamed, 10.

me thirrjen **"O ju që keni vizion dhe logjikë!.."**[5] pasi ka përmendur begatitë hyjnore.

Zoti dëshiron me ngulm nga ne që të meditojmë edhe rreth vetes sonë, edhe rreth gjithësisë, duke na urdhëruar në afërsisht 150 vende të ndryshme në Kuranin Fisnik që të mendojmë rreth madhështisë dhe gdhendjeve të fuqisë hyjnore. Në këto ajete përdoren **konceptet e logjikës** (اَلتَّعَقُّل), **hulumtimit** (اَلتَّدَبُّر), **përkujtimit** (اَلتَّذَكُّر) dhe **meditimit** (اَلتَّفَكُّر).

Fusha në të cilën këto koncepte zbatohen në shkallën më të lartë në jetë dhe shndërrohen në një metodë të edukimit shpirtëror është "misticizmi islam" (tasavufi). Tasavuf është udha e përsosjes (pjekurisë) që synon ta shpjerë individin në sajë të aftësisë shpirtërore dhe bashkë me të në sajë të favorit të Allahut drejt piedestaleve së të vërtetave hyjnore. Kjo është arsyeja që urtësia e shprehur me fjalët "Ai që njeh veten, njeh edhe Zotin e tij" përbën njërin nga parimet bazë të rrugës së pasuesve të misticizmit drejt perfeksionimit shpirtëror.

Nuk ka asnjë grimcë në gjithësi që nuk e prezanton njeriun, zemra e të cilit është e gjallë, me Krijuesin e tij dhe me fuqinë e Tij artistike. Çdo gjë që gjendet si në mikrokozmos, ashtu edhe në mak-

5. Ali Imran, 13; Nur, 44; Hashr, 2.

rokozmos është dëshmitar i madhështisë hyjnore.

Të gjithë krijesat kanë një formë të shprehuri të tyren që quhet **"gjuha e gjendjes" (lisani hal),** nëpërmjet së cilës çdo gjë shprehet qartë dhe pastër. Për besimtarët që i perceptojnë ashtu siç duhet këto shprehje të qarta, kible kanë vetë Zotin, ashtu sikur se Qabja është kibla e tyre në këtë botë.

Në ajetin fisnik thuhet:

**"Ata e përmendin Allahun kur janë në këmbë, ulur ose shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve dhe të tokës** (duke thënë)**: Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i lartësuar qofsh, na ruaj prej dënimit të zjarrit!"** (Ali Imran, 191)

Njeriu që mediton ashtu siç i ka hije shfaqjet e fuqisë dhe madhështisë hyjnore në gjithësi, së pari kupton anët e mangëta të tij dhe pastaj me një dorëzim dhe bindje të plotë ai përmend gjatë çdo frymëmarrje Zotin. Kështu e mbush zemrën me dritën e devotshmërisë. Meditimi mbërrin konsistencën e tij më të pranueshme nëpërmjet devotshmërisë.

Në audiencën e Zotit njeriu merr vlerë jo me formën fizike, pamjen e jashtme dhe mundësitë e kësaj bote, por me pjekurinë shpirtërore, thellësinë e të kuptuarit, me cilësinë dhe aftësitë shpirtërore. Kjo është arsyeja që Kurani Fisnik e shpëton nje-

riun nga burgosja e tij brenda limiteve të ngushtë të materies dhe egoizmit; duke e përforcuar meditimin e besimtarit me thellësinë e një ndjenje besimi, për ta shpënë atë drejt horizonteve të përhershme dhe pa limit të klimës shpirtërore. Meditimi i besimtarit që i vështron vitrinat hyjnore në univers me qëllim mësim-marrje, fiton një veçori shpirtërore. Meditimi i thellë dhe gjithëpërfshirës që lartësohet me ndjeshmëri shpirtërore është çelësi më i bukur drejt besimit.

Njeriu që nuk e perfeksionon strukturën e tij shpirtërore, shkatërrohet në anaforën e dëshirave baticore të aftësisë së tij të meditimit duke u dhënë pas shfaqjeve primitive të jetës egoiste. Një zemër dhe një perceptim i tillë rrangallë, në vend që t'i drejtohet të vërtetës dhe të mirave, i sulet përherë vitrinave të përkohshme duke u bërë i dobët para dëshirave dhe epsheve të nefsit. A nuk mendon fare se një ditë do të mbështillet me rrobën e fundit të blerë në tregun e përkohshëm të jetës, që është qefini, dhe vdekja do të mëshoj mbi të gjithë shijet, gjërat tërheqëse dhe mashtruese vulën e zhvlerësimit!...

Meditimi i përforcuar me thellësinë e ndjenjës së besimit i fal njeriut përherë prehje dhe qetësi, ndërsa qëndrimi vetëm brenda kufijve të thatë të mendjes, i shton njeriut vetëm pasionin dhe egoiz-

min, kurse zemra e tij dobësohet dhe bie brenda në indiferencë ndaj fesë.

Ashtu sikur se shenjat e gishtërinjve janë një lloj karte identiteti për njeriun, ashtu edhe cilësia e besimtarit në meditim dhe ndjeshmëri varet nga identiteti i tij shpirtëror. Për këtë arsye besimtari që dëshiron të jetojë në përputhje me vlerat e të qenurit njeri dhe me qëllimin e tij të krijimit si dhe dëshiron të fitojë thellësi shpirtërore, është i detyruar që të hyjë brenda klimës së meditimit që na mëson Kurani Fisnik. Aq më shumë, prehja në adhurime, zemra e ndjeshme dhe delikate në marrëdhëniet me njerëzit mund të arrihet vetëm nëpërmjet këtij lloj meditimi.

Me gjithë rëndësinë që feja islame i kushton meditimit dhe ndjeshmërisë, njeriu në përgjithësi bën një jetë larg meditimit dhe ndjeshmërisë serioze dhe me nivel për shkak të indiferencës që lindin nga dhënia përparësi problemeve të kësaj jete. Si rezultat ai harron se edhe vdekja, edhe të vërtetën që kjo botë nuk është gjë tjetër përveç se një botë sprovash.

Besimtarët që bëjnë një jetë të devotshme, arrijnë të meditojnë thellë dhe janë të ndjeshëm, të cilët për nga numri janë të pakët, e kalojnë egon e tyre dhe arrijnë pjekurinë në sajë të së cilës ata

rrokin të vërtetat njerëzore së bashku me pikat e dobëta dhe virtytet e tyre.

Të tillët, teksa merren me jetën e tyre të përditshme, arrijnë në të njëjtën kohë vitalitetin e përhershëm që u fal atyre një klimë të brendshme. Si rezultat, ata bëhen zemërgjerë dhe arrijnë një perceptim të lartë që i kalon horizontet e dukshme të botës materiale, pasi që besimi i përkryer është një begati hyjnore që arrihet vetëm në këtë mënyrë.

Për një besimtar të vërtetë që fiton këto veçori, jeta e përditshme dhe kalimtare nuk konceptohet si një begati mbas së cilës duhet kapur me mish e me shpirt. Në sytë e besimtarit të tillë ditët e kësaj bote ngjasojnë me një makara mbi të cilën nuk është shënuar metrazhi apo me zbrazjen e një rrotulle me pe që mund të marr fund në çdo çast që vjen dhe kalon.

Megjithëkëtë kapitali i kësaj jete ka një rëndësi të madhe, sepse ajo është kapitali i vetëm për të fituar jetën e përjetshme. Besimtari që arrin këtë perceptim, ashtu siç edhe thuhet në ajetin fisnik, në rast se nuk është **"i drejtë ashtu siç i urdhërohet të jetë"**[6], e di se fundi i tij ka për të qenë një pendesë e përvuajtshme. Për të mos rënë në këtë pendesë, ai nuk tregohet indiferent duke pasur pa-

6. Hud, 112.

rasysh në mënyrë të veçantë këtë paralajmërim të Zotit:

**“Jepni nga ajo që Ne u kemi dhënë juve, para se t’u vijë vdekja, e atëherë të thoni: “O Zoti im, përse nuk e shtyve edhe pak afatin** (e vdekjes), **që të jepnim lëmoshë e të bëheshim njerëz të mirë!” Allahu kurrsesi askujt nuk ia shtyn për më vonë momentin e vdekjes. Allahu është i njohur hollësisht me atë që punoni.”** **(**Munafikun, 10-11)

Përfundimisht, Zoti dëshiron që besimtari ta konceptojë madhështinë hyjnore, enigmat dhe urtësitë e kësaj rregullsie të madhe në vlerat e tyre të vërteta. Ai dëshiron që njeriu të bëhet një besimtar i cili jeton me devotshmëri dhe do ta meritojë xhenetin duke mos i zënë besë asnjë begatie kalimtare që zotëron në këtë jetë.

Ja pra dhe ne, në këtë librin tonë të përkorë, do të përpiqemi që të flasim mbi rëndësinë, vlerat dhe mënyrën se si duhen praktikuar dy nga traditat e lavdëruara kryesore që na kanë mbërritur nga Profeti ynë, Muhamedi (a.s.), që janë “**meditimi dhe ndjeshmëria**”.

Me këtë rast falënderoj Dr. Murat Kaja dhe M. Akif Gynaj që kontribuan në përgatitjen e këtij libri dhe lutem nga Zoti që përpjekjet e tyre të numëro-

hen si një sadaka e vazhdueshme për ta.

**Zoti ynë bëftë që të gjithë ndjesitë dhe mendimet tona të përputhen me pëlqimin e Tij! Na e bëftë të mundur që ta përmbushim jetën tonë të përkohshme deri sa të arrijmë tek majat e piedestaleve të njohjes së Zotit (marifetullah) dhe tek dashuria për Të (muhabetullah)!**

**Amin!**

Osman Nuri Topbash
Qershor 2010
Yskydar

# MEDITIMI
## rreth Universit, Njeriut dhe Kuranit

### Kufijtë e mendjes, inteligjencës

Feja islame i ka dhënë një rëndësi të madhe mendjes, inteligjencës, aq sa e ka numëruar atë një nga dy kushtet bazë të përgjegjësisë.[7] Ajo bën thirrje në çdo rast që mendja të përdoret ashtu siç i ka hije asaj. Megjithëkëtë feja e bën të qartë se mendja nuk është e pakufizuar në çështjen e forcës së konceptimit së të vërtetave të prera, sepse Zoti nuk e ka favorizuar asnjë krijesë duke e pajisur atë me një fuqi të pakufi.

Ashtu sikur se aftësia e syrit për të parë dhe forca e veshit për të dëgjuar janë të kufizuara, edhe aftësia e mendjes për të konceptuar është e kufi-

7. Njëra nga dy kushtet që njeriu konsiderohet tek Allahu i përgjegjshëm për veprimet e tija është hyrja në moshën e pubertetit, ndërsa tjetra është të ketë mendje të shëndoshë, pra të ketë të zhvilluar aftësitë mendore që të dijë të dallojë të gabuarën nga e drejta. Me këto kritere Islami nuk i konsideron përgjegjës për veprimet e tyre as fëmijët dhe as të sëmurët psikikë.

zuar. Ashtu sikur se ekzistojnë krijesa të panumërta që nuk mund të shihen nga syri i lirë dhe ashtu sikur se ka tinguj të panumërt përtej kufirit që mund të dëgjoj veshi i njeriut, ashtu ka edhe sa e sa të vërteta absolute që nuk mund të perceptohen, pasi që mbeten përjashta aftësisë së perceptimit të mendjes së njeriut. Kështu pra, e marrë më vete, mendja nuk mjafton që të perceptohet e vërteta në tërësinë e sajë.

Kështu që edhe filozofët racionalistë të cilët shpreheshin se mendja zotëron një fuqi të pakufi e cila mund të na shpie tek e vërteta absolute, në vend që t'i shpinin njerëzit mbi të cilët patën ndikim me mendimet e tyre drejt lumturisë, i çuan drejt mjerimit.[8]

8. Në Greqinë Antike ka ngjarë një ndodhi që tregon dobësinë e mendjes. Një i ri kërkon mendim prej një filozofi që të marr mësime së të drejtës së ligjit. Ata vendosën që pagesën për këtë shërbim djaloshi t'ia paguaj gjysmën në dorë dhe gjysmën tjetër në rastin e parë të çështjes gjyqësore që i riu kishte për të fituar. Kjo do të thoshte se në rast se studenti do të fitonte çështjen e tij të parë gjyqësore, ai kishte marrë një edukim të mrekullueshëm në këtë fushë dhe kështu që mësuesi e meritonte pjesën e dytë të pagesës. Por pasi morri edukimin përkatës nxënësi i kërkoi mësuesit që të mjaftohej vetëm me pjesën e paguar dhe të mos kërkonte prej tij ndonjë pagesë tjetër. Kjo bëri që çështja e parë gjyqësore të bëhej mes nxënësit dhe mësuesit të tij.

   Në seancë nxënësi i tha trupit gjykues:

   Unë nuk kam për të dhënë para në qoftë se e fitoj këtë gjyq, ashtu edhe sikur ta humb atë?

   Kur gjykatësi e pyeti rreth arsyes së pohimit të tij, ai u përgjigj:

Allahu i Lartësuar, i Cili ua njeh veçoritë robërve të Tij që i ka krijuar, më mirë se i njohin ata, e ka ndihmuar njerëzimin në rrugën e tij të kërkimit të vërtetës absolute duke dërguar (sipas një raportimi) gjatë historisë njerëzore 124 mijë profetë dhe duke u shpallur atyre fletushka (suhufe) dhe libra të shenjtë që nëpërmjet tyre të kompensohen dobësia dhe paaftësia që ka mendja njerëzore për të mbërritur deri tek e vërteta absolute.

---

Në qoftë se e fitoj çështjen gjyqësore, për shkak të vendimit tuaj dhe në qoftë se e humb atë për shkak të marrëveshjes sime me palën tjetër në gjyq në lidhje me humbjen e gjyqit të parë. Në të dyja rastet unë nuk kam pse të paguaj.

Ndërkohë ndërhyri mësuesi i tij filozof dhe tha:

Unë kam për t'i marr paratë edhe po e humba këtë gjyq, edhe po e fitova atë.

Kur gjykatësi e pyeti rreth arsyes së pohimit të tij, ai u përgjigj:

Në qoftë se fitoj për shkak të vendimit tuaj dhe në qoftë se humb për shkak të marrëveshjes sime me palën tjetër, sipas së cilës në qoftë se unë humb dhe ai e fiton gjyqin, ka për t'u plotësuar kushti për pagimin e gjysmës së dytë të parave, atëherë ka për të hyrë në borxh me mua.

Sikur se shihet të dyja palët pohonin gjëra logjike. Kjo do të thotë që mendja dhe logjika, ashtu sikur se ngjau edhe në këtë shembull, mund ta burgos veten e saj brenda mureve që ngre vetë ajo dhe kështu mund të hyrë në qorrsokakë. Prandaj mendja që është e paaftë që të zgjidh sa e sa kundërshtime të natyrës njerëzore e ka të pamundur që të perceptojë me të gjithë dimensionet e tyre të vërtetat hyjnore. Për këtë arsye shpëtimi i mendjes nga këto qorrsokakë është edukimi i saj nëpërmjet shpalljes hyjnore (vahj) dhe nevoja e dorëzimit të saj me bindje përpara të vërtetave që kalojnë kapacitetin e saj.

Prandaj është kusht që mendja të edukohet nën hijen e shpalljes hyjnore, sepse për deri sa ajo nuk edukohet nën udhërrëfimin e mesazheve hyjnore, shndërrohet në një kalë të azdisur me të cilin jo vetëm që nuk është e mundur të mbërrihet drejt destinacionit, por ka edhe shumë mundësi që të na thyej kokën. Për këtë arsye, ashtu sikur se është e nevojshme që për të përfituar sa më shumë nga forca e një kali të egërsuar, i duhet vënë fre dhe duhet stërvitur, po ashtu është e domosdoshme që mendjen ta shndërrojmë në "mendje të shëndoshë" duke e futur nën edukimin shpirtëror të vahjit dhe të traditës profetike që na ndihmon ta sqarojmë dhe komentojmë vahjin. Për sa kohë që kjo gjë nuk bëhet, mendja i ngjan armës që mund të përdoret si për mirë, ashtu edhe për keq…

## Detyra e zemrës

Nga këndvështrimi islam besimi arrihet në formën besim me zemër dhe pohim me gjuhë, pra vendi i vërtetë ku shfaqet besimi nuk është mendja, por zemra, qendra e ndjenjave. Kjo pikë është shumë e rëndësishme, sepse besimi është një ndjenjë sublime, një ndjenjë e lartë. Mendja nuk është gjë tjetër përveç se një mjet që na duhet që të mbërrijmë tek ndjenja e besimit dhe për të kaluar nga nivelet e caktuara në fillim të kësaj udhe.

Po qe se të vërtetat hyjnore që pranohen me mendje dhe vërtetohen me logjikë nuk besohen edhe me zemër, atëherë ky nuk është një besim i vërtetë. Për sa kohë që besimi nuk zë vend në zemër, ai nuk shndërrohet në veprim dhe nuk u jep drejtim sjelljeve. E gjitha kjo nuk ka asnjë vlerë në audiencën e Zotit. Prandaj edhe Zoti të urtët e hebrenjve që nuk i kishin përvetësuar me zemër të vërtetat hyjnore që i njihnin shumë mirë, i krahason me gomerët që transportojnë me qindra vëllime libra mbi vete.[9]

Për këtë shkak të njohësh të vërtetat hyjnore nuk do të thotë vetëm t'i depozitosh ato në mendje, por të veprosh në përputhje me to duke zbërthyer enigmën e jetës dhe të rregullit të madh në univers si rezultat i meditimit dhe ndjeshmërisë. Ai që arrin ta bëjë këtë gjë, ka një zemër të ndriçuar me dritën e besimit.

Rezultati që nxjerr mendja gjatë meditimit rreth njeriut, universit dhe Kuranit Fisnik, që luan rolin e një pasqyre ku reflektohen të vërtetat që gjenden tek njeriu dhe universi, është si xeherori bruto që nxirret nga toka. Zemra është ajo që i shndërron këta xeherorë në gjendje të përpunuar.

**Zemra** është qendra e ndjenjave. Funksioni i zemrës që shprehet me fjalët frymëzim, siguron per-

9. Xhuma, 5.

ceptimin e plotë të së vërtetës absolute nëpërmjet unifikimit të argumenteve që parashtron mendja, ashtu siç do të ngjante kur krijojmë formën e parë që ka pasur një vazo e thyer në copa të ndryshme duke i mbledhur copat e saja.

Të gjitha këto na thonë se mbërritja e plotë dhe e mrekulluar tek e vërteta dhe e mira kushtëzohet nga edukimi i mendjes nëpërmjet vahjit dhe ndërhyrja e një zemre të plotë me besim në ato pika që mendja nuk mbërrin dot duke bërë që mendja ta kompensojë mangësinë e tij duke iu dorëzuar zemrës në ato pika.

Vlera e meditimit përforcohet në sajë të ndjeshmërisë, pra varet nga puna brenda një baraspeshe të harmonizuar në mes funksioneve të mendjes dhe të zemrës. Në qoftë se i jepet përparësi vetëm trurit apo inteligjencës atëherë njeriu ndoshta mund të bëhet një njeri i vlefshëm për këtë botë, pra mund të shndërrohet në një njeri interesi pozitiv, por për t'u bërë një besimtar i pjekur në besim, atëherë duhet që edhe zemra, qendra e ndjenjave, të edukohet me edukatë shpirtërore dhe ta udhëzojë mendjen aty ku ajo është e paaftë, sepse zemra, qendra e ndjesive, i jep drejtim meditimit të mendjes, ndërsa meditimi i jep drejtim vullnetit të lirë. Kjo do të thotë se faktori themelor i veprimeve të vullnetshme është zemra, pra ndjesitë që vendosen tek ajo dhe lëshojnë rrënjë aty. Nga

ky aspekt, pozicionimi i zemrës brenda kornizave të urdhrave hyjnorë, është më e rëndësishme sesa për organet e tjera.

Aq më tepër që në themelin e dëshirave epshore, meditimi i një mendje të sulmuar nga sëmundjet shpirtërore siç janë mendjemadhësia dhe krenaria e sëmurë dhe e privuar nga udhërrëfimi i një zemre të pastër, del nga rrjedhja e saj burimore duke e shtyrë njeriun drejt azdisjes dhe çorientimit djallëzor.

**Mevlana ka thënë**:

"Po qe se shejtani do të ishte i pasionuar ndaj gjërave, aq sa arsyetonte rreth tyre, nuk kishte për të rënë në shkallën e Iblisit që ai ka sot."

Kjo do të thotë se mendja nuk shpreh ndonjë vlerë, e marrë veçmas nga çdo gjë tjetër. Që të mund të drejtosh timonin e mendjes për t'i dhënë asaj drejtimin drejt vendit të duhur duhet që ndjesitë e zemrës të perfeksionohen moralisht.

Shkurtimisht, një meditim i vërtetë zë fill në pikën ku takohen me njëri-tjetrin një mendje e frymëzuar me vahj dhe një shpirt i pjekur moralisht. Dhe koncepti i "meditimit" që ne do të përdorim në këtë libër nënkupton formën e tij të pranuar që është i edukuar me të vërtetat hyjnore dhe është i përforcuar me ndjeshmërinë shpirtërore.

**Fjala "tefekkur"** (اَلتَّفَكُّر), nga aspekti etimologjik do të thotë "të thellohesh dhe përqendrohesh në lidhje me një gjë të caktuar duke marrë mësim prej saj".

**Fjala "teemmul"** (اَلتَّأَمُّل), do të thotë të biesh në mendime të thella, të rrish një kohë të gjatë duke medituar dhe të hulumtosh shumë mirë. Ajo shpreh meditime të menduara hollë e hollë rreth gjithësisë dhe dukurive në mënyrë që të merret mësim dhe të mbërrihet deri tek e vërteta absolute.

**Fjala "tedebbur"** (اَلتَّدَبُّر), do të thotë të mendosh rreth rezultateve dhe fundit të një pune të caktuar.

Ne sot i nënkuptojmë të gjitha kuptimet e këtyre tre fjalëve duke përdorur vetëm fjalët "meditim" dhe "mendim". Nuk ka dyshim që kjo situatë nuk është gjë tjetër vetëm se një rezultat i dhimbshëm i tradhtisë së tmerrshme për shkatërrimin e gjuhës sonë duke e zhveshur atë nga fjalët e kulturës islame me të cilat janë mbrujtur në shekuj kombet e ndryshme myslimane. Themi kështu se njeriu mendon nëpërmjet fjalëve. Me një gjuhë të cunguar dhe të shpërfytyruar nga konceptet dhe fjalët që janë mjetet e shprehjes, është e pamundur që të nisemi drejt horizonteve të meditimit të thellë islam. Nga ky aspekt është e domosdoshme që t'u dalim për zot fjalëve që vijnë nga kultura e Kuranit, t'i

mbajmë ato të gjalla duke i përdorur dhe të mos e marrim asnjëherë në konsideratë gjuhën artificiale që kërkohet të futet në përdorim në mënyrë që të zëvendësohen ato fjalë.

## Rëndësia e Meditimit

Në librin e Allahut dhe në hadithet e Profetit gjenden shumë urdhra dhe nxitje në lidhje me hulumtimin, studimin, meditimin dhe marrjen mësim nga ato që ndodhin përreth. Në dy prej qindra ajeteve që gjenden në Kuranin Fisnik në lidhje me këtë çështje thuhet kështu:

**"A nuk menduan ata se Allahu i krijoi qiejt dhe tokën dhe çdo gjë që gjendet ndërmjet tyre me një qëllim të caktuar dhe për një kohë të kufizuar. Një pjesë e njerëzve janë mohues të takimit me Zotin e tyre (të momentit të ringjalljes pas vdekjes)."** (Rrum, 8)

**"Thuaj: "Unë ju këshilloj vetëm me një gjë: Për hir të Allahut të angazhoheni sinqerisht dy nga dy ose një nga një, e pastaj të mendoni thellë (që të kuptoni)".** (Sebe, 46)

Këtu njerëzit këshillohen që ta adhurojnë Allahun edhe kur janë vetëm fillikat, edhe kur janë në grup, si dhe të mendojnë mirë e mirë në lidhje me

të vërtetën absolute.[10] Atyre u premtohet se do të gjejnë shpëtimin edhe në qoftë se do të arrijnë t'i përmbahen kësaj këshille të vetme.

## I dërguari i Allahut ﷺ meditonte përherë.

I dërguari i Allahut ﷺ e pëlqente shumë si heshtjen, ashtu edhe meditimin. Në periudhën pranë momentit të shpalljes së profecisë ai e kishte bërë zakon që të tërhiqej më shumë në vetmi dhe në vende larg njerëzve. Ai shkonte në shpellën Hira që gjendej 5 km larg Mekës dhe qëndronte aty brenda me ditë të tëra. Adhurimi i tij në këtë periudhë vetmie qe meditimi, marrja mësim nga mbretëria e qiejve dhe e tokës ashtu sikur se kishte vepruar edhe paraardhësi i tij, Ibrahimi عليه السلام, dhe kundrimi i Qabesë.[11] Zoti po e përgatiste në këtë mënyrë Profetin tonë për detyrën e shenjtë që do t'i ngarkonte.

10. Opinioni i shoqërisë apo i shumicës së njerëzve në përgjithësi ndikon mbi opinionin e individit. Rrugët e gjetjes së vërtetës duke shpëtuar nga ky efekt janë kërkimi i mendimit të murshidit dhe përfshirja brenda një klime meditative duke qëndruar vetëm për vetëm me "meditimin". Sipas këtij ajeti kuranor gjykimet e arritura nëpërmjet inteligjencës së përbashkët mund të mos jenë përherë të sakta dhe të drejta. Për këtë arsye çdo individ duhet të shpreh lirisht mendimet e tija dhe duhet të arrij tek mendimi i pavarur duke analizuar dhe kritikuar vendimet e pranuara nga të gjithë.

11. Ajni, *Umdetu'l-Kari,* Bejrut,pa datë, I, 61; XXIV, 128.

Profeti ﷺ që meditonte rreth gjithësisë dhe Krijuesit të saj ato ditë, vazhdoi gjatë gjithë jetës së tij që të rrinte përherë në meditime.

**Hind bin Ebi Hale** رضي الله عنه tregon:

"Profeti ynë plot famë, ka qenë vazhdimisht i dëshpëruar dhe përherë i zhytur në mendime. Për të nuk bëhej fjalë të ishte i qetë. Nuk fliste aty ku fjala qe e kotë. Heshtja e tij qe më e gjatë se koha që fliste. Edhe kur ia merrte fjalës, edhe kur i vinte kapak, përherë e përmendte emrin e Allahut..." (Ibn Sad, I, 422-423)

Për më shumë i dërguari i Allahut ﷺ ka thënë kështu në mënyrë që ta shtynte umetin e tij drejt meditimit:

"Zoti im më ka urdhëruar që heshtja të jetë meditimi im." (Ibrahim Canan, Hadis Ansiklopedisi, XVI, 252/5838)

"Nuk ka adhurim të ngjashëm me meditimin." (Bejhaki, Shuab, IV, 157; Ali el-Muttaki, XVI, 121)

"Jetoni në këtë botë si të ishit mysafirë të saj! Xhamitë konsiderojini si shtëpitë tuaja! Mësojeni zemrën me butësinë! Meditoni shumë dhe përlotuni! Mos t'ju ndryshojnë dëshirat tuaja egoiste (nefsani)!.." (Ebu Nuajm, Hilje, I, 358)

Sërish i dërguari i Allahut ﷺ na ka transmetuar këto gjëra nga dhjetë fletushkat (suhufe) që iu shpallën Ibrahimit:

"I mençuri duhet të ndajë orë të caktuara që t'i lutet dhe t'i përgjërohet Zotit, që të meditojë rreth artit dhe fuqisë së Allahut, që t'i kërkojë llogari vetvetes për ato që ka bërë në të kaluarën dhe për të planifikuar se çfarë dëshiron të bëjë në të ardhmen, ndërsa pjesën tjetër të kohës ta ndajë që të sigurojë jetesën e tij me fitim hallall." (Ebu Nuajm, Hilje, I, 167; Ibn Ethir, Kamil, I, 124)

**Llukmani** عليه السلام pëlqente pa masë që të ulej vetëm në një vend dhe të qetë dhe të rrinte duke medituar, këtë gjë ai e bënte shpesh. Kur e pyetën përse ai qëndronte në përgjithësi i vetmuar dhe se a nuk do të ishte më mirë për të që të bashkëbisedonte me njerëzit, ai u përgjigj:

- Kur qëndroj një kohë të gjatë i ndarë nga të tjerët dhe fare vetëm, e kam më të lehtë që të meditojë. Meditimi për një kohë të gjatë është udhërrëfyesi që e shpie njeriun drejt xhenetit."[12]

**Ebu Derda** رضي الله عنه ka thënë:

"Meditimi një orë është më i pëlqyer sesa adhurimi nafile për dyzet net." (Dejlemi, II, 70-71, no: 2397, 2400)

Kur e pyetën Said bin Musejjebin, një nga dije-

12. Imam Gazali, *Ihjau Ulumi'd-Din,* Bejrut 1990, Daru'l-Hajr, VI, 45. Në një xhami historike në Tarsus ndodhet një vend që e vizitojnë njerëz të shumtë, sepse mendohet se aty ka qenë vendi ku Llukmani عليه السلام ulej dhe meditonte.

tarët e brezit të tabii-ve[13] se cili ishte sipas tij adhurimi më i pëlqyer, ai dha këtë përgjigje:

- Meditimi rreth krijesave të Allahut dhe mendimi i hollë (tefakkuh) në lidhje me çështjet e fesë." (Bursevi, Ruhu'l-Bejan, [en-Nur, 44])

**Bishr Hafi** e ka shprehur me këto fjalë rëndësinë e meditimit: "Në qoftë se njerëzit meditojnë ashtu siç i ka hije rreth madhështisë së Allahut, ata nuk do të tregoheshin të pabindur ndaj urdhrave të Tij dhe nuk do të kishin punuar gjynahe." (Ibn Kethir, I, 448, [Ali Imran, 190])

Ashtu sikur se jemi shprehur edhe më parë meditimi që e shpie njeriun tek njohja e madhështisë së Allahut është një veprimtari logjike. Zemra është ajo që e ngre këtë veprimtari në një rezultat perfekt. Meqë zemra është organi ynë më i vyer, atëherë edhe veprimtaria e saj do të jetë më e vyer sesa veprimtaria e organeve të tjera të trupit, pasi që zemra është vendkundrimi hyjnor.

Është një e vërtetë e qartë fakti që meditimi i mendjes së edukuar me vahj, është kapitali i parë i dritës që ndriçon zemrën dhe mjeti i vetëm i rrugës që të shpie tek largpamësia dhe kultura shpirtërore. Një meditim i tillë është mjet drejt diturisë, asketizmit, braktisjes së vaniteteve dhe dashurisë hyjnore.

13. Kështu quhen personat e atij brezi që panë dhe dëgjuan sahabet, por nuk e arritën dot Profetin ndërsa ai ishte në këtë jetë.

Meditimi më i vlefshëm është ai që bëhet rreth fuqisë, madhështisë dhe mbretërisë hyjnore. Në sajë të saj njeriu mendon rreth rrugëve se si ta reformojë jetën e tij në këtë botë dhe si të braktisë gjërat që do ta dëmtojnë në botën tjetër.

Kur njeriu mediton rreth begative, mirësive, urdhrave dhe ndalesave, emrave dhe atributeve të Allahut, në zemrën e tij lëshojnë filiza dashuria dhe njohja (marifet) dhe kështu fillon të ngrihet shpirtërisht në shkallë më të larta. Kur ai mendon jetën tjetër, vlerën e saj, përhershmërinë e saj, faktin se kjo botë është e përkohshme dhe sprovë, fillon ta preferojë jetën tjetër më shumë se sa këtë botë të cilës nis t'i jap vlerën që i takon. Ai kupton se jeta e kësaj bote është vetëm një vrap prej mitrës së nënës drejt varrit. Duke konceptuar jetën si një kapital me vlerë që do t'i mundësojë fitimin e lumturisë së jetës tjetër, tek ai rritet serioziteti dhe përpjekja që ta bëjë atë edhe më të begatë. Kohën e konsideron pasuri dhe përpiqet që ta vlerësojë atë në mënyrën më të mirë dhe me punë të mbara.

Sa bukur është shprehur **Ebu Hasan Harakani**:

“Vetëm njëri prej organeve të besimtarit duhet të jetë vazhdimisht i preokupuar me Allahun. Besimtari ose duhet ta kujtojë Allahun me zemrën e tij, ose duhet ta përmend me gjuhën e tij, ose

duhet të shoh tek ato gjëra që Ai do të dëshironte që të shikonte, ose duhet të tregohet bujarë duke dhuruar me dorën e vetë, ose duhet t'i vizitojë njerëzit duke shkuar tek ata në këmbë, ose duhet tu shërbejë besimtarëve me mendjen e tij, ose duhet të lutet me një besim të palëkundur, ose duhet të përpiqet që të mbërrijë njohjen duke medituar, ose duhet të kryejë një vepër të sinqertë, ose duhet t'ua tërheq vëmendjen njerëzve në lidhje me ashpërsinë e kiametit.

Unë bëhem dorëzanë për këtë njeri se sapo ta ngrejë ai kokën nga varri në jetën tjetër ka për të shkuar drejt e në xhenet duke e tërhequr zvarrë qefinin.!"[14]

14. Ebu'l-Hasan Harakani, *Seyr ü Süluk Risalesi*, haz. Sadık Yals - zuçanlar, sf. 107, Sufi Kitap, Istanbul, 2006.



# MEDITIMI RRETH GJITHËSISË

Sa e çuditshme është fakti që njeriu po të shoh ndonjë keshtjellë të stolisur dhe pompoze, me stolitë më të vyera mbetet i mahnitur prej saj. Nuk e heq nga mendja dhe rri gjithë kohën duke folur rreth bukurisë së saj. Kurse përballë kësaj gjithësije madhështore, një mrekulli e artit hyjnor, të cilën e sheh dhe e vështron vazhdimisht, ai nuk mendon sa duhet rreth imtësive të saja dhe nuk flet për të. Ai jeton, vjen e shkon mbi të si të ishte diçka krejt normale. Ashtu siç ngjan me shkëmbinjtë që nuk kanë asnjë përfitim nga shirat e pranverës që reshojnë mbi to... kurse ajo keshtjellë kalimtare që e ka lënë të mahnitur, është vetëm një grimcë e vogël e kësaj Bote që është një nga trupat më të vegjël të kësaj gjithësije madhështore...

# MEDITIMI RRETH GJITHËSISË

Çdo gjë në këtë botë nga grimca te rruzulli janë një mrekulli e artit hyjnor. Me shfaqjet e panumërta të urtësisë që i ofrohen perceptimit njerëzor nga çdo anë, universi është si një sallë ekspozite me gdhendjet e fuqisë hyjnore.

Me krijimin, rregullsinë dhe harmoninë që ka, universi është një mjet i rëndësishëm mësim-marrjeje për njerëzit që mendojnë. Janë të shumtë ajetet që e shprehin këtë gjë. Zoti urdhëron dhe thotë:

**"A nuk shikojnë ata me vëmendje kah qielli se si mbi ta kemi ndërtuar atë, e kemi zbukuruar atë duke mos pasur në të ndonjë zbrazëti. Edhe tokën se si e kemi shtrirë, e në të kemi vendosur kodra përforcuese dhe kemi bërë që të mbijnë në të gjithfarë bimësh të bukura. Dëshmi të dukshme dhe përkujtuese për secilin njeri që ka drejtuar mendjen (te Zoti)."** (Kaf, 6-8)

**"A nuk e sheh se Allahu lëshon ujë nga qielli dhe atë e shpërndan në tokë nëpër burime, mandej me të mbijnë bimë të llojeve dhe të ngjyrave të ndryshme, pastaj ato thahen dhe**

**ti e sheh të zverdhur. S'ka dyshim se ky është argument për të zotët e mendjes.**" (Zumer, 21)

Uji mbi tokë i shërben njerëzve, sepse përdoret për të përmbushur nevojat e tyre për ushqime, pirje, pastërti dhe nevoja të tjera. Për këtë arsye herë pas here edhe fëlliqet, por Zoti ua shërben sërish atë të pastruar robërve të Tij duke e kaluar nëpërmjet një rregulli të mrekullueshëm.

**Mevlana** thotë kështu duke dashur të na shtyjë të meditojmë rreth trajektores në të cilën kalon transformimi i ujit:

*"Kur e ka humbur dëlirësinë dhe pastërtinë, pra kur bëhet me baltë dhe turbullohet, ashtu sikur se ne, uji nuk gjen rehati që është ndotur dhe mbetet i habitur prej papastërtisë së tij... Nis të rënkojë dhe t'i përgjërohet Zotit me gjithë shpirt. Në sajë të rënkimit dhe përgjërimeve të tija, Zoti e shndërron atë në avull dhe e ngre lart në qiell ku ai pastrohet mirë e mirë duke kaluar nëpër rrugë të shumta. Pastaj bën që ai të zbres mbi tokë në formën e shiut, të borës apo të breshrit. Në fund fare ai arrin tek deti i paanë."*

Mevlana që aludon në këtë dukuri natyrore të cilën e shohim çdo stinë sikur i thotë njeriut:

*"Ashtu sikur se uji pastrohet lart në qiell edhe ti pastroje zemrën tënde nga të gjithë fëlliqësitë duke iu afruar Zotit! Kështu edhe ti bëhu si shiu që përhap ngado begati dhe mëshirë!"*

Nga ana tjetër trajektorja e harmonishme në të cilin vazhdon të ekzistojë gjithësia që nga çasti i krijimit, rregulli i saj që nuk gabon asnjëherë dhe urtësitë dhe enigmat e shumta që gjenden brenda saj, mjaftojnë që ajo të perceptohet si vepra e një Krijese të Vetme dhe të Përhershme.

## MEDITIMI RRETH QIEJVE

Një nga argumentet e fuqisë dhe madhështisë së Zotit është mbretëria hyjnore që ekspozohet në qiej, tokë dhe yje. Të mos meditosh rreth gjërave të jashtëzakonshme që ndodhen në qiej, bën që perceptimi njerëzor të privohet nga një ekspoze madhështore e urtësisë absolute.

Krahasuar me qiejt, rruzulli tokësor është si një pikë ujë krahasuar me detin, madje edhe më pak se kaq. Mund të thuhet madje se nuk ka sure në Kuran, në ajetet e ndryshme së të cilës të mos përmendet madhështia e qiejve! Sa e sa përbetime janë bërë në lidhje me qiejt! Zoti thotë:

**"Betohem në qiellin e stolisur plot yje!"** (Buruxh, 1)

**"Betohem në çastin e perëndimit të yjeve, e ky është betim i madh, veç sikur ta dinit."** (Vakia, 75-76)[15]

Gjerësia e universit, lëvizja e trupave brenda tij,

15. Dharijat, 7; Nexhm, l; Tekvir, 15; Tarik, 1; Shems, 1-2, 5.

hapësira mes tyre shprehen me shifra aq të mëdha sa forca mendore e njeriut madje edhe fantazia e tij nuk mund t'i rrokë. Madje shkencëtarët janë detyruar të shprehen se:

***"Universi është shumë më drithërues, të kall datën dhe shumë më i madh se sa mund ta imagjinojmë ne, sepse trupat në gjithësi largohen me një shpejtësi të frikshme nga njëri-tjetri në kozmos."***[16]

Astronomët mendojnë se gjysmë diametri i gjithësisë është rreth 14 trilion vite-drite i madh. Shpejtësia e dritës është afërsisht 300.000 km në sekondë.

## *Galaktikat*

Në qiell gjenden qindra miliardë galaktika që mund të shikohen me anë të teleskopëve modernë. Galaktika është bashkësia gjigante e yjeve që përmban në vete nga dhjetë milion deri në një miliard yje dhe mbetjet e materieve bruto të këtyre yjeve.[17] Galaktika e Kashtës së Kumrit (Rrugës së Qumështit) brenda së cilës gjendet edhe sistemi diellor është vetëm njëra prej këtyre galaktikave.

Bashkësitë që kanë qindra apo mijëra galaktika

16. Yusuf el-Hac, *Mevsuatü'l- Icazi'l- ilmi,* s. 413.
17. http://www.biltek.tubitak.gov.tr, Evren/Evrenin Yapıta ları/ Gökadalar, (Eri im, 06.12.2005).

quhen bashkësi galaktike. Ndërsa bashkësitë që formohen prej tyre quhen super-bashkësi galaktike.[18]

Galaktika e Kashtës së Kumrit brenda së cilës gjendet Toka ku ne jetojmë dhe afërisht 30 galaktikat që ndodhen rreth nesh formojnë një bashkësi të vogël që quhet Bashkësia Galaktike e Tokës. Bashkësia galaktike Virgo, njëra nga bashkësitë galaktike që ndodhet pranë nesh në një largësi afërsisht 65 milion vite-drite, përfshin përafërsisht 2000 galaktika. Një super-bashkësi përfshin dhjetëra bashkësi galaktikash dhe ka një diametër 100 milion vite-dritë.[19]

Një tjetër veçori që paraqet madhështinë hyjnore të reflektuar tek gjithësia, është dukuria që ndodh shumë shpesh, ajo e **përplasjes së galaktikave**. Në qoftë se trajektoret e dy galaktikave ndërpriten me njëra-tjetrën, ose ato janë afruar më shumë se duhet, forca tërheqëse e masës bën që ato të tërheqin njëra-tjetrën. Vetëm se, materia e yjeve përbëhet nga gazi dhe pluhuri, mund të ngushtohet në vende të caktuara për shkak të përplasjes. Kjo situatë bën që formimi i yjeve të përshpejtohet. Për këtë shkak vihet re shpërthimi në formimin e yjeve tek galaktikat që përplasen me njëra-tjetrën.

18. http://www.biltek.tubitak.gov.tr, Evren/Evrenin Yapıta ları/ Gökadalar/Gökada Kümeleri, (Eri im, 06.12.2005).
19. http://www.biltek.tubitak.gov.tr, Evren/Evrenin Yapıta ları/ Gökadalar/Gökada Kümeleri, (Eri im, 06.12.2005).

Shkencëtarët parashikojnë një përplasje të tillë mes galaktikave të Kashtës së Kumrit dhe asaj Andromeda pas afërsisht 3 miliard viteve.[20]

Për më tepër Galaktika e Kashtës së Kumrit dhe galaktika fqinje me të, Andromeda, afrohen drejt njëra-tjetrës me një shpejtësi prej 500 mijë km në sek. Këto dy galaktika ndodhen në një largësi prej 2,2 milion vite-dritë mes tyre dhe mendohet se do të përplasen me njëra-tjetrën pas afërsisht 3 miliard vitesh.[21]

Në Kashtën e Kumrit gjenden afërsisht 200 miliard yje. Dielli është vetëm njëri prej tyre. Galaktika e Kashtës së Kumrit ka një diametër prej 100.000 vite-dritë. Ajo rrotullohet me një shpejtësi 274 km/s dhe lëviz me një shpejtësi prej 900.000 km drejt Yllit Vega.

Bashkësia e galaktikës Herkul formohet prej 10.000 galaktikash të tjera të vogla dhe gjendet 25.000 vite-dritë larg botës sonë.

### *Sistemi diellor*

Sistemi diellor që gjendet në Kashtën e Kumrit

20. http://www.biltek.tubitak.gov.tr, Evren/Evrenin Yapıta ları/ Gökadalar/Çarpı an Gökadalar, (Eri im, 15.12.2005); http://www.biltek.tubitak.gov.tr/haberler/gokbilim/99-08-4.pdf
21. http://www.newsandevents.utoronto.ca/bin/000414b.asp; http://www.biltek.tubitak.gov.tr/haberler/gokbilim/2000-05-3.pdf

ka një diametër prej 12 miliard km. Mosha e Diellit përllogaritet të jetë 4,5-5 miliardë vjet. Dielli gjendet në një largësi prej 30.000 vite-dritë larg nga qendra e Kashtës së Kumrit.

Çdo sekondë tek Dielli 564 milion ton hidrogjen shndërrohen në 560 milion ton helium. Diferenca e materies së gaztë në masën 4 milion mes këtyre dy gazeve përhapet në formë energjie dhe rrezesh diellore. Po qe se do ta llogaritnim sipas masës që asgjësohet Dielli do të humbiste 4 milion ton në sekondë ose 240 milion ton materie në minutë. Në qoftë se Dielli prodhon energji me këtë ritëm prej 3 miliard vitesh, atëherë masa që ka humbur në këtë periudhë kohe duhet të jetë 400 miliard herë milion ton, vlerë kjo që përbën prapë se prapë 1/5000 e masës së përgjithshme që ka Dielli sot.

Temperatura në koren e Diellit është 6000 gradë, ndërsa ajo në qendër të tij është afërsisht 20 milion gradë. Rritja e vazhdueshme e temperaturës së Diellit shkon paralelisht me rritjen e diametrit të tij. Shkencërisht vlerësohet e mundur që pas një periudhe kohore Dielli, diametri i të cilit vjen duke u rritur përherë, ka për të shpërthyer dhe në këtë mënyrë ka për të asgjësuar edhe planetët që ndodhen pranë tij siç janë Mërkuri, Venusi, Toka dhe Marsi.

**Masa e Diellit është 2 x 10$^{27}$. Ai ka një gjysmë diametër super të madh prej 700.000 km. Në këtë mënyrë ai është 324.529 herë më i madh se sa Toka.**[22]

Në ajetin fisnik thuhet:

**"I madhërishëm është Ai që krijoi yje në qiell dhe vendosi në të dritë (diell) e hënë që ndriçon."** (Furkan, 61)

### *Qiejt zgjerohen në mënyrë të vazhdueshme*

Zoti na tregon se qielli që Ai e ka krijuar në mënyrë të qëndrueshme, zgjerohet në mënyrë të vazhdueshme. Në ajetin fisnik thuhet:

**"Ne, me forcën tonë e ngritëm qiellin dhe Ne e zgjerojmë atë."** (Dharijat, 47)

Shkencëtarët kanë zbuluar që në vitin 1929 se nebuloz-at[23] largohen nga galaktika jonë. Më pas duke u nisur nga ky zbulim ata hodhën teorinë

22. Bkz. http://www.physics.metu.edu.tr / ~ecevit / bilinen_e - ren_gercekleri.ppt, (Eri im: 21.06.2007); http://gokyuzu.org (Eri im: 21.06.2007); http://www.ozaltin.8k.com/NN/2.htm. (Eri im: 16.10.2004); Yusuf el-Hac, *Mevsuatü'l- 'cazi'l- lmi,* s. 413-417; Ekrem Ahmed dris, *el-Felek ve't-Tıb Emame Azameti'l-Kuran,* 19-112; Prof. Dr. Osman Çakmak, *Bir Çekirdekti Kainat,* s. 66.

23. **Nebuloz**: Njolla të bardha që shihen në kozmos përvec yjeve. Rrezatojnë dhe kanë peshë të madhe në gjendje të gaztë. Janë cilësuar me këtë emër sepse ngjasojnë shumë me retë.

që gjithësia zgjerohet në mënyrë të vazhdueshme.[24] Sipas kësaj hipoteze shkencore që solli njërën nga pikat e kthimit më të rëndësishëm në shkencë në shekullin e XX, galaktikat largohen nga njëra-tjetra me një shpejtësi që është në përpjesëtim të drejtë me largësinë që kanë ato mes njëra-tjetrës.[25]

Në vitin 1950 shkencëtarët arritën ta llogarisin shpejtësinë e dukurisë së largimit të galaktikave duke u mbështetur në këtë ligj natyror. Një galaktikë që gjendet 10 milion vite-dritë larg galaktikës sonë largohet prej saj me një shpejtësi prej 250 km/sek, ndërsa një galaktikë që gjendet 10 miliard vite-dritë larg galaktikës sonë, largohet prej galaktikës sonë me një shpejtësi prej 250.000 km/sek.[26]

Gjithësia, rreth zgjerimit së të cilës po flasim, rritet përherë e më shumë duke mos qëndruar në përmasat e saja të para, dhe kështu na tregon se është e pamundur që ta perceptojmë në tërësinë e sajë madhështinë e Allahut.

Poeti e ka shprehur shumë bukur habinë njerëzore përpara tablove të panumërta të madhështisë hyjnore:

---

24. Celal Kırca, *Kuran-ı Kerim'de Fen Bilimleri,* s. 165; en-Neccar, *es-Sema*, s. 82-93; Faruk Yılmaz, *Kainatın Yaratılısı*, s. 64-67, 255-258.
25. Sakir Kocabas, *Kuran'da Yaratılıs,* Istanbul 2004, s. 19.
26. Prof. Dr. Osman Çakmak, *Bir Çekirdekti Kainat,* s. 28.

*Madhështor është Zoti, madhështor sa më s'ka!*
*Madhështi tjetër para Tij, zëre se nuk ka!*

(Ali Hajdar Bej)

Zoti i cili bën që ky univers madhështor të zgjerohet në mënyrë të vazhdueshme, në fund fare, do ta mbledh atë sërish ashtu siç bën shkruesi që e mbledh letrën dhe e bën shuk.[27] Në të njëjtën mënyrë, kur të vijë koha, ai ka për t'i shndërruar qiejt në të tjerë qiej dhe tokën në një tjetër tokë.[28] E gjitha kjo do të thotë që do të krijohet një botë e re dhe do të nisë një jetë e re.[29]

## *Shtatë Shtresa Qiell*

Në ajetet fisnike Zoti flet edhe rreth shtatë shtresave qiell. Po qe se ato për të cilat folëm zhvillohen vetëm në shtresën e parë të qiellit, atëherë si do të arrinte mendja dhe logjika e njeriut të kuptojë se çfarë ngjan në shtresat e tjera të qiellit?!

Zoti thotë:

"**Ai është që krijoi shtatë qiej, palë mbi palë. Në krijimin e Mëshiruesit nuk mund të shohësh ndonjë kontrast, prandaj shiko nëse sheh ndonjë çarje? Drejto shikimin që do të**

27. Enbija, 104.
28. Ibrahim, 48.
29. Bkz. en-Neccar, *es-Sema*, s. 82, 105-106, 187-194; http://www.biltek.tubitak.gov.tr, Evren/Evrenin Kaderi/Kapalı Evren.

**kthehet tek ti i përulur dhe i molisur. Ne, qiellin më të afërt e kemi zbukuruar me kandila (yje ndriçues) dhe ata i kemi bërë gjuajtës kundër djajve, të cilëve u kemi përgatitur dënim shumë të madh.”** (Mulk, 3-5)

Pa ngrije kokën lart dhe vështro për të marrë mësim nga qielli! Medito rreth përcjelljes brenda rregullsisë madhështore të trupave qiellore të panumërt që nuk njeh devijim qoftë edhe për një sekondë! Të gjitha ato mbartin enigma dhe urtësi brenda tyre.

Po qe se bota nuk do të rrotullohej rreth vetes së saj, atëherë një pjesë e saja kishte për të qenë përherë në dritë, ndërsa një pjesë tjetër kishte për të qenë përherë në errësirë. Atëherë do të ishte e vështirë të ndahej koha e punës nga koha e pushimit.

Dhe caktimi i kohës që i duhet tokës që të rrotullohet rreth vetes për një kohë prej 24 orësh ka në vetvete urtësi të mëdha. Në qoftë se koha që do t’i duhej Tokës që të rrotullohej rreth vetes do të kishte qenë më shumë se 24 orë, atëherë Toka do të bëhej si planeti Mërkurit tek i cili diferenca e temperaturës mes ditës dhe natës shkon deri në 1000 gradë. Në ditë të stërzgjatura çdo vend ngrohet më shumë se sa ka nevojë, ndërsa në net të stërgjata të ftohtët do të kishte qenë më shumë i madh dhe çdo vend do të ngrihej.

Ja, në dritën e këtyre të vërtetave, pa shih me kujdes se si Allahu i Lartësuar e ka mbuluar ditën me natë duke bërë që gjumi të jetë pushim për trupat, ndërsa dita mjet sigurimi për të jetuar! Mendo rreth fuqisë hyjnore dhe shfaqjeve të mëshirës që ndodhen pas këtyre dukurive ku dita dhe nata ndjekin njëra-tjetrën pa ndodhur asnjë ndryshim!

Po ashtu, në qoftë se Toka nuk do të sillej rreth Diellit dhe po të mos qëndronte në një pjerrësi prej 23 gradësh e 27 minutash, nuk do të kishte pasur stinë siç janë vera, dimri, pranvera dhe vera. Po qe se Tokës nuk do t'i ishte dhënë kjo pjerrësi, avujt që ngrihen nga oqeanet do të kishin lëvizur me fuqi drejt veriut dhe jugut duke i shndërruar kontinentet në copa të mëdha akulli.

Po qe se hëna nuk do të ishte në largësinë që ka tani me tokën, në qoftë se ajo do të kishte qenë vetëm 50.000 milje më tej se sa ndodhet tani, dukuritë e baticave dhe zbaticave kishin për të qenë aq të fuqishme në tokë saqë të gjithë kontinentet kishin për t'u përmbytur dy herë në ditë, ndërsa malet do të ishin zhdukur nën gërryerjen e përditshme që do të kishin pasur.[30]

Atëherë mos qëndro vetëm duke u habitur pas madhësisë së vëllimit dhe shumësisë së yjeve që ka

30. *lim-Ahlak-Iman,* Derleyen: M. Rahmi Balaban, Diyanet Yayı -ları, Ankara, 187.

ky qiell, por vështro edhe se si Krijuesi i tyre i ka krijuar ato dhe i ka vënë brenda një rregullsie të paparë! Si qëndrojnë ato yje super të mëdhenj pa pasur asnjë shtyllë apo varëse që i mban ato dhe që mund të shihej me sy?!

Pa mendo a ka ngjarë ndonjë parregullsi tek Dielli apo Hëna? A ka ngjarë që ato të shndërrohen në çmendina të mëdha siç janë ato të njeriut?... A ka ngjarë që ndonjëra nga dhjetëra trupat qiellorë të dal jashtë planit dhe programit hyjnor sipas së cilës notojnë dhe prehen brenda trajektores së caktuar, duke u bërë shkaktarë të ndonjë përplasjeje në trafikun qiellor?...

### *Braktisja e meditimit është gjynah i madh*

Sa e çuditshme është fakti që njeriu po të shoh ndonjë kështjellë të zbukuruar dhe pompoze me stolitë më të vyera mbetet i mahnitur prej saj. Nuk e heq nga mendja dhe rri gjithë jetën duke folur rreth bukurisë së saj. Kurse përballë kësaj gjithësie madhështore, një mrekulli e artit hyjnor, të cilën e sheh dhe e vështron vazhdimisht, ai nuk mendon sa duhet rreth imtësive të saja dhe nuk flet aq sa i takon asaj. Ai jeton, vjen e shkon mbi të si të ishte diçka krejt normale. Në mënyrë të ngjashme ashtu siç ngjan me shkëmbinjtë që nuk kanë asnjë përfitim nga shirat e pranverës që reshojnë mbi to...

kurse ajo kështjellë kalimtare që e ka lënë të mahnitur është vetëm një grimcë e vogël e kësaj Bote që është një nga trupat më të vegjël të kësaj gjithësie madhështore...

Shembulli i njeriut indiferent ndaj meditimit rreth fuqisë së Allahut ngjason me:

Një milingonë bën fole brenda njërit prej sarajeve me mure të larta, me themele të forta, të stolisur me gjërat më të bukura dhe të mbushura plot shërbëtorë që i përkiste sulltanit. Kur ajo dilte nga foleja dhe takohej me milingonat e tjera nuk u fliste gjë tjetër përveç se folesë së saj, ushqimit që mblidhte dhe mënyrës se si e depozitonte atë. Ajo nuk mendonte rreth fuqisë, madhështisë dhe mbretërisë së sulltanit që kishte ndërtuar sarajin ku kishte ngritur folenë. Milingona qe indiferente si me sarajin ashtu edhe me ato që ngjanin në të.

Edhe njeriu indiferent nuk tregon interes rreth njohjes së mrekullive të artit hyjnor të Allahut, engjëjve dhe njerëzve të bekuar që jetojnë në pronën e Tij.

Milingona e kishte të pamundur që të kuptonte ndonjë gjë rreth sarajit ku jetonte dhe bukurive që gjendeshin në të. Kurse njeriu mund të shëtis në sa e sa botë të ndryshme në sajë të meditimit dhe të fantazisë. Ai mund të rrokë me mend mrekullitë e artit hyjnor. Ai mund të konceptojë hiçgjënë dhe pri-

vimet e krijimit të tij përballë begative të panumërta që Allahu i ka dhuruar njeriut, dhe më pas mund të bëjë sexhdetë e falënderimit. Këtë ai mund ta bëjë vetëm si "njeri". Ose e thënë me fjalë të tjera vetëm ata që mund ta bëjnë këtë gjë, mund të mbartin me vete nderin dhe dinjitetin e njerëzimit, sepse njeriu, për nga natyra e krijimit, është një krijesë që zotëron aftësinë e meditimit, mospërdorimi dhe moszhvillimi i së cilës do ta shpie drejt tradhtimit të amanetit hyjnor duke i lënë lamtumirën njërës prej cilësive më të rëndësishme të njerëzimit.

Mevlana, njëri nga miqtë e Zotit, e shpreh me këtë përngjasim situatën e indiferentëve që shëtisin me zemër rrangallë në këtë botë e cila është vend-ekspozita e enigmave dhe urtësive që nuk dinë të sosin dhe që i vështron me një surrat të tromaksur mesazhet hyjnore që gjenden mbi krijesat:

"Një ditë në Bagdad erdhi një mushkë e cila e shëtiti qytetin nga fillimi deri në fund. E vetmja gjë që i tërhiqte vëmendjen mes atyre mrekullive të artit, shijeve dhe bukurive madhështore të qytetit ishin lëkurat e shalqinjve dhe pjeprave që ai gjente anësh rrugëve. Epo, gjëja që meriton shikimin e mushkut dhe kalit janë ose kashta që bie rrugëve ose bari i njomë!" (Mesnevi, vol. 4, distik: 2377-2379)

Sipas traditës gojore, një njeri në kohën e Musait عليه السلام kishte tridhjetë vjet që bënte ibadet. Një re

i rrinte mbi kokë dhe i bënte hije që ta mbronte nga dielli. Një ditë reja nuk u duk dhe adhuruesi i madh mbeti në diell. Kur e pyeti të ëmën rreth arsyes ajo iu përgjigj:

Me siguri që ke bërë ndonjë gjynah.

Jo, - iu përgjigj ai, - nuk di të kem punuar ndonjë gjynah.

A nuk i ke parë qiejt dhe lulet? - i pyeti e ëma. - A nuk je treguar indiferent dhe nuk ke medituar rreth madhështisë së Zotit kur i ke parë ato?

Po, - tha djaloshi, - megjithëse i kam parë bukuritë e jashtëzakonshme që më rrethojnë, nuk kam medituar aq sa duhet rreth tyre.

A ka mëkat më të madh se ky?! – i tha e ëma, - Shko menjëherë dhe pendohu!

Për këtë arsye një besimtar me mend në kokë nuk duhet ta nënvleftësojë asnjëherë detyrimin e meditimit.

Sa më shumë që njeriu të mësojë rreth gjërave të jashtëzakonshme që përmban arti i Allahut dhe sa më shumë të meditojë rreth tyre, aq më shumë i shtohet njohja e fuqisë dhe madhështisë së Tij, pra shtohet afria e tij me Zotin.

**Aliu** رضي الله عنه ka thënë:

“Njeriu që e di Kuranin, po qe se di edhe disa

gjëra nga shkenca e yjeve, do t'i rritet besimi dhe bindja e sigurt në dijen e tij për shkak të këtyre dy llojeve të diturisë." Më pas ai ka lexuar ajetin fisnik:

"**Në ndërrimin e natës dhe të ditës dhe në atë që krijoi Allahu në qiej e në tokë, ka fakte për njerëzit e devotshëm.**" (Junus, 6)

Çdo krijesë e Zotit kryen një shërbim dhe detyrë të caktuar brenda rregullsisë hyjnore. Njeriu ka arritur deri më sot të kuptojë vetëm pak nga shërbimet e pafundme të këtyre krijesave të panumërta. Urtësitë që nuk arrin t'i shoh dhe t'i kuptojë janë disa fish më të shumta nga ato që arrin t'i perceptojë.

Prandaj po qe se e njohim tingullin, kjo arrihet në saj të një aparati marrës siç është veshi. Po qe se e njohim ngjyrën, këtë në sajë të syrit. Kush e di sa e sa shprehje hyjnore gjenden në këtë botë të krijesave të pafund, ngaqë aparatet nëpërmjet të cilave mund t'i njohim ato nuk i kemi, kështu që ne nuk mund të zotërojmë njohuri rreth ndonjërës prej tyre.[31]

31. Sipas teologëve mysliman gjithësia konsiston në "aksidenca" (araz) dh "esenca" (xhevahir). Esenca (xhevher**)** quhet çdo krijesë materiale. Ndërsa aksidenca (araz) janë gjërat që perceptohen nëpërmjet një krijese materiale. Për shembull ngjyra apo aroma janë aksidenca dhe mund të konceptohen vetëm në saj të një krijesa materiale. Kështu ngjyra nuk konceptohet pa sy dhe aroma nuk perceptohet pa hundë. Meqenëse në

Njeriu që nuk arrin t'i perceptojë sa duhet krijesat dhe veçoritë e tyre dhe që ka një mendje të kufizuar, si mund ta perceptojë në tërësinë e saj gjithësinë e krijuar nga Zoti? Dijetarët myslimanë që kanë arritur të perceptojnë sado pak nga madhështia e Zotit dhe shprehjet e atributeve të Tij kanë arritur vetëm të mund të thonë të mrekulluar dhe të mahnitur:

***"Të kuptosh Zotin do të thotë të kuptosh atë që nuk mund të perceptohet."***

sepse në krijesat nuk gjendet ndonjë shfaqje apo rrezatim që vjen nga individualiteti i Allahut. Çdo gjë e krijuar nga Zoti është formuar me pleksjen e shfaqjeve të cilësive hyjnore tek to. Fakti që nuk është krijuar asnjë vend i cili mund të përballojë shfaqjen e Zotit, është e qartë dhe e argumentuar me përgjigjen "لَنْ تَرٰينِى / **Nuk mund të më shohësh**"[32] që ju dha Musait kur ai dëshironte me aq zjarr dhe ngulm që të shihte Allahun dhe në fund fare me dukurinë e zalisjes dhe të rënit të fikët që ai përjetoi kur mendoi se mund ta shihte Zotin.

jetën tjetër do të nismi një jetë të re me veçori të reja në të cilën do të kuptojmë ekzistencën e krijesave me një aksidencë të ndryshme nga këto në botë, atëherë duhet ta pranojmë se edhe në këtë botë është e mundur të pranojmë ekzistencën e aksidencave që nuk arrijmë ti perceptojmë, sepse të krijuar si njerëz ne nuk jemi pajisur me aparatin marrës së këtyre aksidencave.

32. Araf, 143.

Kjo është arsyeja përse njeriu nuk arrin dot ta konceptojë në formë të përkryer Atë jo më nëpërmjet të vërtetës individuale (dhati), por qoftë edhe nëpërmjet të vërtetave të atributeve hyjnore.

Sa bukur e ka shprehur këtë të vërtetë i ndjeri **Nexhip Fazëll** me këto vargje:

*Tek atomet ka hare, lëvizje, vërtitje*
*Ngado përreth veç dritë që qarkon*
*Një arkitekturë e brendshme, një unitet*
*Me të cilën të njoha Ty, o Zot!*

## ATMOSFERA

Edhe tek **zbrazëtia e ajrit** që rrethon botën ka sa e sa enigma dhe urtësi: retë që duken në to, era që fryn herë e lehtë dhe herë e vrullshme, bubullimat që dëgjohen, rrufetë që shkreptijnë, shiu që reshon, bora etj... të gjitha ato janë shfaqje të mrekullueshme që realizohen sipas një llogarie dhe mase të mrekullueshme...

Kurani Fisnik e fton njeriun që të meditojë rreth këtyre shfaqjeve që ndodhin mes tokës dhe qiellit dhe të shohë tek argumentet që i tregojnë atij fuqinë hyjnore që gjendet pas këtyre dukurive. Në ajetin fisnik thuhet: "**Në krijimin e qiejve dhe të tokës, në ndërrimin e natës dhe të ditës, të anijes që lundron në det që u sjell dobi njerëzve, në shiun që lëshon All-llahu nga lart dhe me**

**të ngjall tokën pas vdekjes së saj, në përhapjen në tokë të çdo lloj gjallese, në qarkullimin e erërave dhe reve të nënshtruara që gjenden mes qiellit e tokës, ka argumente për një popull që ka mend.**" (Bakara, 164)

Atmosfera që e rrokë botën tonë me dashuri, është vetëm njëra nga sistemet e mrekullueshme që tregojnë mëshirën e pafund të Zotit për robërit e Tij. Atmosfera formohet nga një përzierje në masë të caktuara e disa gazrave, për afërsisht 77% azot, 21% oksigjen dhe 1% dioksid të karbonit dhe argon. Oksigjeni ka veçorinë që të kapet aq shpejt flakë sa që rritja në 1% mbi vlerën 21 % që ai ka në natyrë mendohet se e shton me 70 % mundësinë që vetëm një vetëtimë të mjaftonte të shkrepte që të digjte një pyll. Masa më e lartë se 25 % e oksigjenit do të thoshte që pjesa më e madhe e bimëve me të cilat ne ushqehemi të bëheshin shkrumb e hi.

Nga ana tjetër, megjithëse oksigjeni dhe dioksidi i karbonit përdoren në mënyrë të vazhdueshme, ato i ruajnë masat e tyre në atmosferë. Po qe se në Tokë do të kishte vetëm njerëz dhe kafshë, ata do ta kishin përdorur të gjithë oksigjenin që ndodhet në natyrë, të cilin do ta kishin kthyer në dioksid të karbonit dhe pas një kohe me pakësimin e oksigjenit ata do të ishin helmuar nga sasia e dioksidit të karbonit që sa do të vinte e rritej. Vetëm se fuqia që e ka krijuar këtë botë, ka krijuar njëkohësisht edhe

bimët dhe kafshët duke u dhënë atyre aftësinë që të përdorin dioksidin e karbonit për ta shndërruar më pas në oksigjen, ka krijuar në botë një ekuilibër të mrekullueshëm dhe një gjallëri që vazhdon të mbetet në fuqi.

Gjithashtu edhe trashësia e kores së Tokës është përcaktuar me një masë aq të ndjeshme sa që në qoftë se ajo do të kishte qenë më e trashë, atëherë do ta kishte përthithur dioksidin e karbonit dhe oksigjenin dhe kështu nuk do të ishte zhvilluar bimësia.[33]

Miliarda veprime bio-kimike që zhvillohen çdo çast në trupin tonë kanë nevojë për oksigjen. Në mënyrë të vazhdueshme ne thithim me anë të mushkërive oksigjen dhe nxjerrim jashtë dioksid karboni. Fakti që masa e oksigjenit në atmosferë është në dendësinë e përshtatshme për frymëmarrje tregon se rastësia nuk mund ta sqarojë këtë masë kaq të ekuilibruar që ekziston. Zoti ynë, që na ka krijuar me një fizik që ka nevojë për oksigjen, na ka dhuruar në të njëjtën kohë sasi të mëdha të kësaj begatie. Për më tepër duke qenë të caktuara në masë të përshtatshme brenda ajrit me të cilin mbushim mushkëritë… Në këtë mënyrë çdo frymëmarrje e vetme madje, është një begati hyjnore e madhe nga e cila mund të nxjerrim shumë mësime.

33. lim-Ahlak-Iman, Derleyen: M. Rahmi Balaban, 187.

Kur hipim në një avion, prodhim i një teknologjie shumë të zhvilluar, dëgjojmë të na thuhet "Po qe se bie presioni i ajrit në lartësi, atëherë vini në hundë maskat e oksigjenit që do të bijën me këtë rast!".

Askush nuk shqetësohet me mendimin "Pse të mos marr me vete ndonjë bobël me oksigjen se mund të ndodh që sasia e oksigjenit në atmosferë të rritet nga 21 % në 25 % apo të bie në 18 %", sepse çdo njeri besimtar apo mosbesimtar qoftë ai, mund të shkojë një jetë vetëm në kushtet e besimit tek rregullsia hyjnore. Në të kundërt, njeriu, në qoftë se do të ishte i ndërgjegjshëm për çdo lloj rreziku dhe risku me të cilin mund të përballej nga çasti në çast, atëherë kjo jetë do të bëhej e padurueshme.

Nga ana tjetër, atmosfera është si një pasqyrë që ndriçon përreth nesh. Rrezja e diellit nuk lëshon dritë po nuk u përplas me një materie. Rrezja që përplaset më një copëz të vogël përhapet përreth në formë nxehtësie dhe drite duke u shpërndarë si një fishekzjarre. Meqenëse në zbrazëtinë e gjithësisë përjashta atmosferës nuk gjenden grimca në formën e molekulave dhe atomeve, atje është errësirë megjithëse rrezet e Diellit arrin deri atje.

Për shembull, Hëna nuk ka një shtresë gazi që do ta shpërndante dritën që vjen nga dielli. Për këtë arsye sipërfaqja e jashtme e Hënës është e

ndriçuar, ndërsa pjesa pak më lart saj është errësirë megjithëse është nën një shi të vazhdueshëm rrezesh.

Këto shfaqje të jashtëzakonshme janë argumente shumë të qarta se Bota është krijuar me kushte të caktuara të veçanta që mundësojnë jetën e njeriut në të dhe me një qëllim të rëndësishëm. Po ashtu këta ekuilibra të ndjeshëm që mundësojnë jetën janë argumentet e ekzistencës së Zotit dhe fuqisë së Tij të pafund, përveç se janë favore shumë të mëdha të Zotit për robërit e Tij. Fakti që çdo krijesë në gjithësi vepron sipas një programi hyjnor, fakti që çdo gjë është e planifikuar, e llogaritur dhe e rregullt, bën të domosdoshme të pranohet ekzistenca e një fuqie planifikuese, rregulluese dhe llogaritëse që arrin t'i bëjë të gjitha këto.

Prandaj pretendimet e ateistëve se "Jeta dhe gjithësia janë krijuar vetvetiu dhe si rezultat i një rastësie" nuk është gjë tjetër përveç se dokrra qesharake.

**Ismail Feni Ertugrul** (1855-1946) e qartëson këtë të vërtetë me këtë shembull:

"...Po qe se shohim diku një llogari dhe një ligj, atëherë mendja jonë gjykon prerazi se aty gjendet edhe një llogaritar dhe një ligjvënës...

Ta zëmë se ju keni një vresht të rrethuar me fidanë radhë-radhë. Kur shkuat një ditë prej ditësh

në vreshtin tuaj, patë se disa fidanë janë hedhur sa andej-këndej, ndërsa të tjerët janë shkulur. Kur pyetët se ç'ka ngjarë kopshtari ju tregon se ato i ka shkulur një furtunë e fortë që sapo kaloi. Kjo përgjigje pranohet. Keni shkuar një ditë tjetër dhe shihni se fidanët janë në radhë, por çdo fidan i pestë nga radha është shkulur ndërsa katër të tjerët përpara tij jo, dhe kjo ka ngjarë në disa radhë. Në qoftë se e pyesni kopshtarin se ç'ka ngjarë dhe ai ju jep përgjigjen e mëparshme, vallë a i zini besë atij? Jo nuk do t'i besoni dhe nuk ka dyshim se këtë do t'ia vishni një njeriu qëllimkeq, sepse në se në rastin e parë ekziston ndonjë mundësi në këtë rast të dytë kjo nuk pranohet aspak, sepse tani ju bëni llogarinë e asaj që ka ngjarë."[34]

Asnjë njeri nuk mund ta mohojë se gjithësia ekziston në sajë të llogarive të panumërta dhe të ekuilibrave të ndjeshëm.

Ja disa prej këtyre ekuilibrave hyjnorë:

### *Presioni i ajrit*

Gazet që formojnë ajrin ushtrojnë një presion me fuqi 1 kg mbi një sipërfaqe që është afërsisht 1 $cm^2$. Pra trupi i njeriut gjendet nën një peshë që ka masën 15 ton. Zoti e ka ekuilibruar edhe këtë gjë

34. *Iman Hakikatleri Etrafında Suallere Cevaplar*, Sebil Yayınevi, stanbul, 1978, 21-22.

me anë të një harmonie madhështore. Sa të jetë presioni i ajrit përjashta, aq është edhe presioni që ushtrohet nga brenda nesh përjashta. Ky presion i ajrit është edhe shkaku përse tek njerëzit që hipin në lartësi, ku presioni i ajrit bie, vërehen pakënaqësi dhe rrjedhje gjaku nga hundët. Astronautët qmund të shëtisin në gjithësi vetëm me veshje të veçanta që ruajnë presionin e ajrit.

### *Harmonia nxehtësi-ftohtësi*

Molekulat e ujit në gjendje avulli që gjenden në ajër në sasi të mjaftueshme mundësojnë një harmoni të mrekullueshme nëpërmjet kapacitetit që kanë për të mbajtur nxehtësi të lartë. Këto molekula pengojnë që nxehtësia gjatë ditës të rritet në vlera të mëdha duke e përthithur një pjesë të rrezeve të diellit. Kur bëhet natë dhe zhduket dielli bashkë me rrezet e tija, nxehtësia e përthithur nga molekulat e ajrit ruhet ashtu siç ngjan edhe në serat e bimëve dhe nuk lihen në zbrazëtinë e ftohtë të universit. Për shembull Hëna, që është e privuar nga një tavan i tillë ruajtës, gjatë ditës përcëllohet nga nxehtësia, ndërsa natën i dorëzohet të ftohtit ngrirës.

### *Era*

Atmosfera është ndarë në shtresa të ndryshme nga aspekti i dukurive që ngjajnë brenda saj, vlerave

të nxehtësisë, të presionit dhe të lagështisë. Shtresa e parë është **Troposfera** dhe në këtë shtresë zhvillohen dukuritë e ndryshme siç janë shiu, bora, era etj. Nxehtësia e kësaj shtrese që zgjatet deri 16 km larg rruzullit tokësor, vjen duke u pakësuar përherë e më shumë aq sa shkon në -56  C. Në këtë shtresë të atmosferës është krijuar një sistem i mrekullueshëm qarkullimi.

Fakti që boshti i Tokës është i pjerrët bën që rrezet të mos bien pingul në zonën e ekuatorit. Kështu në zonat tropikale nxehtësia shpërhapet. Në këto zona depozitohet si rezultat i nxehjes së madhe të ajrit dhe të tokës nxehtësi në sasi të madhe, depozitimi i së cilës do të thotë sigurim i fuqisë dhe energjisë së nevojshme për erën.

Mijëra ton ujë që avullojnë nga detet ngjiten mbi shpinën e butë të atmosferës, ndërsa era u paraprin atyre për t'i dërguar në tokat që kanë nevojë për ujë. Si rezultat i këtij qarkullimi në vend të zonave të përhershme me reshje dhe të thata, çdo zonë sheh ujë dhe mëshirë sipas një plani dhe rregullsie të caktuar.

Transportimi i nxehtësisë bëhet si rezultat i qarkullimit të atmosferës sipas një plani shumë të mrekullueshëm. Nëpërmjet ndihmës së rrymave të erës së fuqishme, lëvizja e sistemeve të presionit të ultë dhe të lartë në drejtimin veri-jug,  bën që në nivelet e larta ajri i ftohtë në gjerësitë gjeografike

veriore zbret në gjerësitë gjeografike më të ulëta, ndërsa nga ana tjetër ajri i nxehtë në jug shkon në shkallët e gjerësive gjeografike të mëdha.

Nxehtësia që Dielli i jep rruzullit tokësor në forma të ndryshme, i hap rrugën ngrohjes në forma të ndryshme të masave ajrore në atmosferë. Ajri që ngrohet ngrehet lart menjëherë sipas urdhrit që merr për t'u kthyer më pas në vendin e tij si ajër i ftohtë. Në këtë mënyrë në vendet ku ajri është i nxehtë formohen burime ajri të lëvizshme që quhen qendra presioni të ulët, ndërsa në vendet ku gjendet ajri i ftohtë formohen burime ajri të lëvizshme që quhen qendra të presionit të lartë. Si rezultat masat e vogla të ajrit nisin të lëvizin në formë ere. Në sajë të kësaj lagështira, nxehtësia, intensiteti, energjia dhe poleni i luleve që mundësojnë riprodhimin e bimëve, transportohen në vendet e duhura.

Në ajetin fisnik thuhet:

"**Ne i lëshojmë erërat mbarësuese dhe nga qielli (retë) lëshojnë shi, ujin e të cilit ju pini. Ju nuk mund ta ruani atë.**"(Hixhr, 22)

Ashtu si gjithë krijesat e tjera në gjithësi edhe era i bindet në mënyrë absolute mbretërisë së Zotit. Kur Zoti dëshiron ajo shndërrohet në një mjet mëshire për njeriun, ndërsa kur e urdhëron Zoti kthehet në shkatërrim.

Ajeti fisnik i mëposhtëm në të cilin tregohet se

si u pat shkatërruar populli i Adit nëpërmjet erës është shembulli tipik i kësaj të vërtete:

"**Atyre një ditë fatkeqe të përjetshme u lëshuam një erë të fortë. Ajo i ngrinte njerëzit si të ishin trupa hurmash të shkulura.**" (Kamer, 19-20)

## *Dobitë e tjera të ajrit*

Ashtu sikur se mban mbi krah mijëra ton ujë në shpatullat e tija të brishta, ajri mban edhe avionët që kanë brenda qindra njerëz. Ajo shpërndan dritën dhe nxehtësinë. Sjell në veshin tonë qindra tinguj në valë të ndryshme. Shembulli që tërheq më shumë vëmendje i kësaj dukurie janë celularët.

Nga ana tjetër ajri sjell në shqisën e hundës aromat e shumëllojshme pa i përzier ato me njëratjetrën. Po të mos ishte ajri as njeriu që na rrinte pranë, nuk do të dëgjonte se çfarë i thuhet dhe nuk mund të ndiznim një shkrepëse për t'u ndriçuar. Ajri kryen edhe një detyrë jetike duke qarkulluar në mushkëritë dhe damarët tanë. Kështu besimtarët meditues i kujtojnë shfaqjet e pafundme të madhështisë, fuqisë dhe mëshirës së Zotit.

## *Filtri hyjnor*

**Stratosfera** quhet shtresa që arrin deri në 50 km në largësi nga sipërfaqja e Tokës dhe që vjen

pas shtresës së Troposferës. Nxehtësia rritet sërish në këtë shtresë që pengon ardhjen e rrezeve me energji të lartë dhe të rrezikshme drejt Tokës. Këtu gjendet edhe shtresa e Ozonit. Ozoni që ka një molekulë oksigjeni me tre atome filtron rreziqet e rrezeve të diellit.

Rrezet ultravjollcë që vijnë nga dielli, ulin shpejtësinë e rritjes tek bimët, shkaktojnë kancer të lëkurës së njeriut, dëmtojnë syrin dhe rrisin rrezikun e infektimit nga disa sëmundje infektuese. Ja pra shtresa e Stratosferës i kthen pas rrezet ultravjollcë që vijnë nga Dielli dhe e shndërron oksigjenin nëpërmjet një reaksioni kimik ekuilibrues të mrekullueshëm në ozon.

Në të vërtetë ozoni është një gaz shumë i rrezikshëm. Mjafton të thithen një e 200 e një grami ozon dhe njeriu mund të vdes. Pa shihni mëshirën dhe urtësinë e Zotit që e ka shndërruar këtë shtresë gazi kaq helmuese në një filtër hyjnor që parandalon një dëm jetik shumë të rrezikshëm për njeriun dhe që ruan ekuilibrin klimaterik nëpërmjet saj.

### *Tavani i mbrojtur*

**Mezosfera** është shtresa që zgjatet deri 80 km dhe konsiderohet shtresa e mesme në atmosferë. Kjo shtresë kryen detyrën e mburojës ndaj shiut të meteorëve.

Meteorët që kalojnë pengesat e Jupiterit, Saturnit dhe Hënës kapen nga forca tërheqëse e Tokës dhe hyjnë në atmosferë me një shpejtësi marramendëse. Në këtë fenomen që quhet edhe rënia e yjeve, meteorët digjen kur kontaktojnë me ajrin dhe shndërrohen në pluhur brenda mezosferës. Në qoftë se përreth Tokës nuk do të ekzistonte një shtresë e tillë mbrojtëse apo do të kishte qenë më e hollë nga ajo ekzistuese, në sipërfaqen e tokës kishin për të rënë miliarda meteorë dhe do ta kishin bërë atë vrima-vrima siç është Hëna. Por si një shenjë e mëshirës së pakufi të Zotit këto gjyle që derdhen mbi kokat tona nga qielli, shndërrohen në pluhur përpara se të mbërrijnë në tokë. Pastaj secila nga grimcat e këtij pluhuri bëhet një bërthamë për copat e vogla të shiut, pasi që për formimin e reve në qiell janë të nevojshme copëza të vogla me burim si nga kozmosi, ashtu edhe nga toka. Gjithashtu këto copëza të vogla duhet të mbërrijnë në pjesën e sipërme të atmosferës. Ja pra këtu do të fillojnë të dendësohen mbi bërthamat që mbarten këtu nëpërmjet erës dhe do të formojnë copëza resh. Masa e resë do të shndërrohet në një pikë të vogël uji sipas një planifikimi fizik dhe matematik dhe kjo pikë e vogël uji do të fillojë të bjerë drejt tokës.

Shumë para se të zbulohej ndonjë veçori e atmosferës, Zoti, Poseduesi i qiejve dhe i tokës pat thënë se:

“**Qiellin ua kemi bërë kulm të sigurt, por ata mbrapsen prej këtyre argumenteve**.” (Enbija, 32)

### *Valët e radios*

Shtresa që arrin deri në lartësitë 500-1000 km quhet **Mezosferë.** Atomet dhe molekulat këtu nuk janë pa ngarkesë elektrike, janë të jonizuara, pra janë të elektrizuara në sajë të marrjes dhe dhënies së elektroneve. Si rezultat i jonizimit të atomeve nëpërmjet gëlltitjes së rrezeve me energjitë e larta diellore në këtë shtresë nxehtësia nganjëherë mund të shkojë deri në 2000 C. Shtresa e Jonosferës është si një pasqyrë e formuar me jonet e atmosferës. Valët elektromagnetike që ngrihen nga toka drejt kozmosit prej celularëve dhe radiodhënësve përplasen me këtë pasqyrë dhe një pjesë pasqyrohet dhe kthehet sërish drejt Tokës. Valët që pasqyrohen mbërrijnë në çdo skaj të Tokës dhe kështu është e mundur të ndiqet lehtë transmetimi radios dhe televizionit në çdo anë.

Sikur se shihet Zoti e ka bërë Tokën një çerdhe plot jetë brenda zbrazëtisë së errësirës dhe të ftohtit nga ku merr nxehtësi të mjaftueshme me një shpejtësi të caktuar.[35] Në tokën në të cilën mbizotëron një klimë e ngrohtë dhe e favorshme nuk është pa

35. Sikur se shihet Zoti e ka bërë Tokën si të ishte një fole me temperaturë të përshtatshme për jetën.

urtësi madje edhe një fllad i lehtë, edhe një gjethe nuk këputet pa një llogari dhe vetvetiu.

Çdo gjë e krijuar nga më e vogla tek më e madhja është një dërrasë nga ku merret mësim, një mrekulli e artit hyjnor...

Zoti ka thënë:

“**A nuk e dini ju se Allahu nënshtroi për të mirën tuaj ç'ka në qiej e në tokë dhe plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshme dhe të fshehta. Megjithatë prej njerëzve ka që diskutojnë çështjen e Allahut duke mos pasur njohuri, duke mos qenë të udhëzuar dhe duke mos pasur libër që i ndriçon mendjet.**” (Llukman, 20)[36]

Lum për ata që i lexojnë si duhet librin e gjithësisë dhe rreshtat e tij plot urtësi dhe të vërteta, që i kuptojnë ato dhe thellohen në meditime![37]

### *Retë, shiu dhe bora*

Pa mendoni retë! Dete të mëdha notojnë në qiell. Një nga funksionet e reve është parandalimi i ngrohjes së madhe të tokës. Kur temperaturat rriten, uji avullon në sasi të mëdha dhe formohen më shumë re. Rrezet që vijnë nga Dielli pasqyrohen pas nga këto re si të ishin pasqyrë. Kështu tempe-

36. Xhathije, 13.
37. Prof. Dr. Osman Çakmak, *Bir Çekirdekti Kainat,* stanbul 2005, s. 118-131.

ratura e tokës mbetet në ekuilibër.

Allahu, Mëshirmadhi (Rrahman) kur dëshiron të bjerë shi diku, dërgon më parë erën si lajmëtar të reshjeve. Era me urdhrin e Zotit merr mbi supe male të tëra resh dhe i shpie ato në vendet ku është urdhëruar. Zoti që i shpërndan retë në qiell në mënyrën që dëshiron Ai dhe i bën ato grupe-grupe, nxjerr prej tyre shiun dhe bën që nga toka të mbijnë fruta të ndryshëm. Kjo na kujton se edhe njerëzit e vdekur kanë për t'u ringjallur në të njëjtën mënyrë. Ai kërkon që njerëzit të marrin mësim nga këto tablo madhështore.[38]

Zoti reshon mëshirën mbi robërit që Ai dëshiron. Veçanërisht njerëzit e vendeve ku ka pllakosur thatësia ngopen në këtë begati të Zotit, pra me shiun. Vendin e shpresës së humbur e zë optimizmi.[39] Për më tepër

"**Ai është që lëshon shiun, pasi ata t'i kenë humbur shpresat dhe shtrin mëshirën e vet; Ai është mbikëqyrësi i lavdëruari.**" (Shura, 28)

Nganjëherë Zoti e shndërron thatësirën, shiun apo breshrin në mjet dënimi që të edukojë nëpërmjet tyre robërit e Tij mëkatar, duke goditur me këto fatkeqësi atë që dëshiron dhe duke mbrojtur

38. Araf, 57; Fatir, 9.
39. Rum, 48.

prej tyre atë që dëshiron.[40]

Pra marrëdhënia tokë-qiell merr formë kur këtë e dëshiron Zoti edhe sipas sjelljeve dhe botës shpirtërore të njerëzve.

Allahu e dërgon shiun në formën e pikave në atë mënyrë që asnjë prej tyre nuk e arrin tjetrën dhe nuk bashkohet me të. Çdo pikë shiu vjen në tokë nëpërmjet rrugës që i është caktuar dhe nuk devijon aspak prej saj. Ajo nuk vonohet dhe as ajo që vjen pas saj nuk shpejton. Edhe në qoftë se të gjithë njerëzit dhe xhinët do të bëheshin bashkë që të prodhonin vetëm një pikë ujë apo për të numëruar pikat e shiut që bien mbi një fshat do të mbeteshin të paaftë që ta bënin një gjë të tillë, sepse numrin e atyre pikave i di vetëm Allahu që i ka krijuar ato.

Megjithëkëtë si në ujin, ashtu edhe në breshrin e ngrirë dhe të fortë si dhe në flokët e borës që bien si të ishin pambuk gjenden shfaqje hyjnore të panumërta.

Kush është ai që e ngre ujin e shiut apo të dëborës nga toka deri lart tek gjethet e pemëve më të larta? Uji shpërndahet në çdo anë të gjethes, por nuk shihet me sy. Çdo grimcë e pemës ushqehet nëpërmjet damarëve të saj.

Si arrin të ngjitet lart në pemë uji që në kushte

40. Nur, 43.

normale përjashta ka prirje vetëm të rrjedhë nga sipër poshtë?[41]

Në qoftë se pikat e shiut do të binin mbi tokë në përputhje me ligjin e gravitacionit të tokës, atëherë çdo pikë ujë do të përplasej me tokën si të kishte qenë një gëzhojë e shkrehur nga arma që do të thoshte se të gjithë kafshët do të jepnin shpirt nën pikat e shiut. Por në të vërtetë çdo pikë shi bie në tokë me një shpejtësi konstante, urtë, pa shkaktuar dëme dhe pa prishur asgjë...

Pikat marrin formë sipas një mase dhe kështu formojnë pikat e vogla të shiut. Pastaj në sajë të fuqisë ngritëse që i jepet ajrit dhe në sajë të rrjedhshmërisë ekuilibrohet ndikimi i forcës së gravitacionit të tokës dhe arrihet që pika të bie në tokë me një shpejtësi konstante.

Vetëm këto të vërteta mjaftojnë për ata që arrijnë t'i shohin dukuritë me syrin e mësim-marrjes që të kuptojnë se sa i mrekullueshëm është rregulli dhe harmonia në botën që jetojmë dhe të shprehin kështu diturinë, fuqinë dhe urtësinë e pakufi të Zotit.

## MEDITIMI RRETH TOKËS

Robërit e devotshëm thellohen në meditim. Ata nisin të kuptojnë gjuhën e luleve që çelin dhe

41. Imam Gazali, *Ihja,* VI, 67-68.

zogjve që cicërojnë. Në jetën e tyre shpirtërore pasqyrohet eleganca, hijeshia dhe thjeshtësia e luleve dhe e zogjve. Ata bëhen shpirt-hollë si lulet dhe bujarë si pemët frutore. Ja, këta janë fatlumët që Allahu i lavdëron në Kuranin fisnik.

Zoti e ka shtruar tokën në mënyrën më të bukur dhe e ka shndërruar atë në të favorshme për jetesën e njerëzve. Në të ka bërë rrugë dhe kalime të gjera, një formë të favorshme dhe të përshtatshme që të ecin mbi të.

Në ajetin fisnik thuhet:

“**Zoti për ju e bëri tokën shtrat, qiellin kulm dhe prej qiellit lëshoi shi me të cilin ju siguroi lloje të frutave si ushqim për ju. Pra mos i përshkruani Allahut shokë duke e ditur që Ai nuk ka të tillë.**” (Bakara, 22)

**“A nuk e bëmë Ne tokën të përshtatshme (për jetë), ndërsa kodrat shtylla? ”** (Nebe, 6-7)

**“Ai është që juve tokën ua bëri të përshtatshme, prandaj ecni në të dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, meqë vetëm tek Ai është kthimi.”** (Mulk, 15)

Allahu ka folur shpesh në librin e Tij të shenjtë rreth tokës në mënyrë që njeriu të mendojë me kujdes rreth urtësive të saja.

Sipërfaqja e tokës është për të gjallët, ndërsa

brendësia e saj për të vdekurit. Zoti urdhëron dhe thotë:

**"A nuk e bëmë Ne tokën që në gjirin e saj të mbajë të gjallë dhe të vdekur?"** (Murselat, 25-26)

Pa shihe me kujdes tokën kur ajo është e vdekur! Se si ajo gjallërohet, zhvillohet dhe gjelbërohet kur mbi të bie shiu. Atëherë nga ajo dalin bimë shumëngjyrëshe. Nga ajo dalin gjallesa të ndryshme. Pastaj shih me kujdes se si e ka përforcuar Zoti tokën me malet e stërmëdha! Si i ka depozituar ujërat nën malet? Si bën që të shpërthejnë burimet e ujit dhe të rrjedhin lumenjtë? Si nxjerr prej gurit të fortë dhe tokës së përlyer ujin e lehtë, të pijshëm dhe të pastër? Si i jep jetë me atë ujë çdo gjëje? Si lidhin frute me të pemët dhe bimët e ndryshme, frutat e shumta të panumërta siç janë rrushi, ulliri, hurma, shega, jonxha dhe gruri? Secila prej këtyre frutave ka formë, ngjyrë, shije, aromë dhe veçori të ndryshme nga të tjerat. Tek të gjitha ka një hijeshi... Disa prej tyre janë më të rëndësishme se të tjerat për t'u ushqyer... Por të gjitha ujiten me të njëjtin ujë, dalin nga e njëjta tokë.[42]

### *Bimët*

Kur një farë bie në tokë dhe mbi të ndikon

42. Imam Gazali, *Ihja,* VI, 63.

lagështira e dheut ajo rritet dhe zhvillohet dhe si rezultat i këtij zhvillimi fara çahet sa lart, edhe poshtë. Nga sipër del filizi i pemës që do të zhvillohet përjashta tokës, ndërsa nga pjesa e poshtme zgjaten rrënjët që do të shkojnë në thellësi të tokës. Kjo është gjë për t'u habitur, sepse natyra e kësaj fare është një, madje edhe faktorët e jashtëm që ndikojnë mbi të janë të njëjtë, por nga e njëjta farë del një lëndë që ngrihet drejt qiellit dhe nga ana tjetër një lëndë që hyn shumë thellë tokës. Të habit fakti që nga e njëjta lëndë dalin dy gjëra me natyrë të kundërt me njëra-tjetrën. Nga kjo kuptojmë se në çdo punë gjendet vullneti dhe administrimi i një Krijuesi të Urtë.

Një pjesë e pemës që del nga kjo farë është trung, ndërsa pjesa tjetër janë gjethe. Një pjesë e saj të buzëqesh në formën e luleve që më pas bëhen fryt. Në këtë fryt formohen lëndë me përbërje të ndryshme dhe të dobishme për trupin e njeriut.

Po ashtu tek një fryt gjenden veçori të ndryshme. Për shembull, rrushi dhe bërthama e tij janë të ftohta dhe të forta, ndërsa pjesa e mishtë e rrushit është e ngrohtë dhe e lëngshme. Formimi i ushqimeve me veçori të ndryshme që dalin nga një bërthamë, megjithëse vihen nën ndikimin e të njëjtëve faktorë të jashtëm, është vetëm masa e marrë nga një Krijesë e Plotfuqishme dhe e Urtë.

Allahu i ka bërë bimët një farmaci natyrale për kurim të sa e sa sëmundjeve. Ka bimë që janë shërim dhe ushqim, që i japin forcë trupit. Ka bimë që të gjallërojnë, por ka edhe bimë me helm që të vdesin. Pasi hahet bima, ajo shndërrohet në një materie tjetër. Ka bimë që e pastrojnë gjakun, ka që falin hare dhe gjallëri, ka që të përgjumin dhe të mpijnë…

Po ashtu dukuri që vlejnë të kundrohen me kujdes është fenomeni i përftimit të sheqerit nga bimët nëpërmjet ujit dhe acidit karbonik si dhe oksigjeni që lëshojnë pemët në mënyrë që të marrin frymë gjallesat.

Shkurtimisht nuk ka gjethe apo fije bari që ndodhet në tokë dhe të mos jetë i dobishëm për shumë gjëra për njeriun! Aq sa njeriu nuk ka fuqi që vetëm t'i mësojë të gjitha dobitë që ka prej tyre.

Gjethet e bimëve të ndryshme që dalin nga toka dhe që në pamje të parë duken si bar i thjeshtë, kanë forma të ndryshme, ngjyra, shije të shumëllojta, pra me një fjalë janë mrekulli që nuk ka kimist në botë që të arrijë të bëjë të ngjashme me to!

Rregulli dhe harmonia gjatë zhvillimit të bimëve janë shfaqja e një madhështie. Për shembull, pema e rrapit prodhon me miliona fara çdo vit. Që të shpërndahen përreth, ato bëhen si të ishin parashuta prej fijesh. Era i shpie këto fara deri në vendet

më të largëta. Në qoftë se nga çdo farë e rrapit që do të binte në tokë do të formohej një pemë rrapi, çdo cep i tokës do të mbushej me pemë të këtij lloji pa mbarim, pra gjithë kjo botë do të ishte e ngushtë vetëm për farat e një peme. Këtë shembull mund ta përgjithësojmë edhe me gjallesat e tjera.

Kështu para disa vitesh deshën që në Australi të thurnin një gardh nga një lloj i bimës së Kaktusit. Meqë në Australi nuk kishte ndonjë kandërr që e dëmtonte Kaktusin, bimët filluan të përhapeshin me shpejtësi të madhe. Në fund fare të këtij zhvillimi që u futi frikën australianëve, kaktuset kishin zënë një hapësirë të madhe aq sa është sipërfaqja e Anglisë. Fshatrat e mëdha dhe të vogla që ndodheshin në drejtimin e zhvillimit të kaktuseve u detyruan që të lënë shtëpi e katandi dhe të emigronin në vende të tjera, ndërsa çifligjet e tyre u shkatërruan.

Për të gjetur një zgjidhje të gjithë shkencëtarët e kandrrave e kthyen mbrapsht botën mbarë dhe në fund arritën të gjejnë vetëm një lloj kandrre që jetonte mbi kaktuse dhe nuk ushqehej me gjë tjetër përveç saj. Një kandërr që shumohej në numër të madh dhe në kohë të shkurtër e cila nuk ishte ushqim për ndonjë gjallesë tjetër në Australi. Pa kaluar shumë kohë kandrrat i përlanë kaktuset të cilat tani nuk ishin më problem dhe ndodheshin vetëm në një zonë të caktuar. Kandrra mbetën vetëm aq sa nevo-

jiteshin që kaktuset të mbaheshin nën kontroll.[43]

Ky shembull tregon se në gjithësi mbretëron një harmoni që nuk e rrok mendja aq lehtë dhe një ekuilibër ekologjik i mistershëm. Për këtë arsye asnjë mendje dhe logjikë nuk mund ta mohojnë ekzistencën e një Krijese të Plotfuqishme që pengon shumimin e tepërt të bimëve dhe të kafshëve të cilat do ta kishin pushtuar botën mbarë.

Po ashtu ia vlen të mahnitesh se si nga e njëjta tokë bulëzojnë dhe shpërthejnë një miliona bimë dhe fruta të ndryshëm... Zoti që është Rrizkdhënës (Rezzak) shtron sofra të ndryshme për çdo lloj krijese...

Për shembull shumicën e gjërave me të cilat ushqehet një dele, njeriu nuk mund t'i hajë, po ashtu shumicën e gjërave me të cilat ushqehet një njeri, një dele nuk mund t'i hajë. Pra begatitë e riskut janë ndarë mes krijesave sipas një ekuilibri të përpiktë. Sa shumë të vë në mendime ky ajet fisnik që ekspozon fuqinë hyjnore që siguron dhe shpërndan riskun:

**"Sa e sa gjallesa nuk kanë mundësi ta furnizojnë vetveten, por Allahu i furnizon si ato ashtu edhe juve. Ai është dëgjuesi, i dijshmi."** (Ankebut, 60)

Në të vërtetë sa shprehje e madhe e mëshirës

43. *Ilim-Ahlak-Iman,* Derleyen: M. Rahmi Balaban, 190.

hyjnore është fakti që krijesat janë mjet risku për njëra-tjetrën, që zogu i shëndetshëm e ushqen me copëza ushqimesh një zog të sëmurë…

Sa mësimdhënës është fakti se që kur u formua bota dhe deri tanimë nuk është shpërfillur rizku i asnjë gjallese, janë shtruar sofra të panumërta hyjnore dhe kjo vazhdon të jetë kështu. Pasi po të ndalnim një çast dhe të mendonim se 3/4 e Tokës është e mbuluar me ujë, ndërsa pjesa më madhe e asaj që mbetet nga 1/4 e Tokës është shkëmbinj dhe shkretëtirë si dhe e papërshtatshme për rritjen e bimëve. Mbetet vetëm pak tokë për bimët. Vetëm se Zoti ka një fuqi aq të madhe sa ta shndërrojë këtë pjesë të tokës nëpërmjet ndryshimit dhe transformimit në burimin e ushqimeve nga ku ngopen të gjithë gjallesat.

### *Detet e paanë*

3/4 e planetit tonë është e mbuluar me ujë. Ky fakt mundëson që Toka të mos mbetet nën ndikimin as së të ftohtit ngrirës së poleve, as së të nxehtit përcëllues së zonave tropikale… Toka që ngrohet me rrezet e diellit gjatë ditës, e shpërndan nxehtësinë e mbledhur në rrethin përjashta si të ishte një radiator. Megjithëse marrin nga dielli miliona kalori, detet mund të ngrohen vetëm disa gradë. Por edhe nxehtësinë që marrin, nuk e lëshojnë shu-

më shpejt. Pra, fakti që detet janë më të mëdhenj se toka shërben si një termostat në rregullimin e klimës, në parandalimin e ngrohjes dhe të ftohjes së madhe. Në të njëjtën kohë me anë të avullimit plotësohet nevoja e tokave për ujë. Në qoftë se detet do të kishin qenë më të paktë mbi sipërfaqen e tokës, procesi i avullimit do të pakësohej dhe çdo anë do të shndërrohej në shkretëtirë për shkak të thatësirës.

Veçoritë e gjallesave dhe xhevahireve në dete nuk janë më poshtë se ato të gjallesave në tokë. Margaritarët, xhevahiret dhe sendet e tjera të zbukurimit dhe veçanërisht lëndët ushqyese të freskëta kanë një vend shumë të rëndësishëm për njeriun.

## *Uji*

Jeta e të gjithë gjallesave në tokë është e varur nga uji. Në qoftë se njeriu ka nevojë që të pijë ujë dhe nuk ka ujë për të pirë, do t'i sakrifikonte pa më të voglën mëdyshje të gjithë thesaret e kësaj bote vetëm për të pirë ujë. Në qoftë se nuk do ta nxirrte përjashta trupit ujin që pi, po ashtu nuk do të ngurronte që të shpenzonte të gjithë pasurinë e kësaj bote për ta arritur këtë gjë. Sa i habitshëm është njeriu! Atij i duken kushedi se çfarë janë paratë dhe margaritarët, por tregohet indiferent që të perceptojë madhështinë e begatisë së një gllënjke uji që i

ka dhuruar Allahu![44]

❀

Njeriu që arrin të meditojë ashtu siç u ka hije të vërtetave të panumërta si këto që thamë, nuk do të vononte që të rrokte me mendjen e tij se sa nevojtare janë të gjithë krijesat në botë për ndihmën dhe mbrojtjen e një dije dhe një fuqie të madhe. Brenda kushteve të favorshme të cilat ai nuk ka fuqi absolutisht që t'i realizojë i vetëm, kupton se jeton si të ishte në një botë mrekullish hyjnore. Nuk ka mendje, logjikë dhe ndërgjegje që e kupton këtë gjë dhe të guxojë të revoltohet, të jetë mosmirënjohës dhe përbuzës ndaj Allahut, Krijuesit dhe Rregulluesit të botëve.

## URTËSITË TEK KAFSHËT

Duhet të shohim me kujdes zogjtë që fluturojnë në qiell, kafshët e egra dhe të buta në tokë, buburrecat e vogla që vështirë shihen me sy të lirë, sepse tek ato gjenden gjëra aq shumë të çuditshme të cilat na shtyjnë që të mos mbetemi pa u mahnitur ndaj madhështisë, fuqisë dhe urtësisë së Zotit që i ka krijuar ato gjallesa!

Si i ka krijuar Zoti kafshët e vogla që vështirë shihen me sy të lirë duke i pajisur me organe aq të

44. Imam Gazali, *Ihja,* VI, 65-66.

mrekullueshme?! Si arrijnë ato t'i kryejnë detyrat e tyre pa pësuar asnjë defekt?! Vetëm zbulimi i plotë i veçorive që zotërojnë kërkon një perceptim mbi atë të njeriut normal për ta kuptuar se si ndodhin gjërat.

Në qoftë se njeriu i sheh me kujdes kafshët që ka përreth, format dhe trajtat që ato kanë, si dhe po të vështrojë me syrin e marrjes mësim dobitë që ai siguron prej tyre siç janë lëkura e kafshës, leshi, mishi dhe qumështi, atëherë do të shoh edhe favorin dhe mëshirën e pafund të Zotit. Zoti i ka pajisur kafshët me një lëkurë të veçantë për t'u ruajtur nga të ftohtët, i ka favorizuar me thundra të trasha që ato të ruajnë këmbët dhe ua ka plotësuar në mënyrën më të mirë të gjithë nevojat që do t'u duheshin për të mbijetuar.

Për shembull, fluturat që shfaqen brenda dizajnimesh të mrekullueshëm, megjithëse jeta e tyre zgjat vetëm dy-tri javë, vallë çfarë rrëfejnë gjuhën e tyre enigmatike (lisani hal)... Kjo është vetëm një nga mrekullitë e pafundme hyjnore që i ofrohen për meditim zemrave të ndjeshme...

Kurani fisnik kërkon që të meditojmë rreth krijimit të devesë:

"**A nuk i shikojnë devetë se si janë krijuar? Edhe qiellin se si është ngritur lart! Edhe kodrat se si janë venduar! Edhe tokën se si është**

**shtruar! E ti pra, këshillo, se je vetëm përkujtues.**" (Gashije, 17-21)

Kjo do të thotë se në qoftë se ne e studiojmë strukturën e kafshëve dhe të krijesave të tjera, atëherë do të ballafaqohemi me shfaqje aq madhështore.

Zoti i ka pajisur të gjithë krijesat me veçori të ndryshme nga njëra-tjetra sa që edhe kur ato ushqehen me të njëjtin ushqim, prej tyre krijohen më pas prodhime të ndryshme të cilat e plotësojnë njëra-tjetrën në mënyrë që jeta të bëhet e mundshme në tërësinë e saj.

Për shembull gjethen e blertë të manit me të cilën ushqehen lopa dhe delja e shndërrojnë në mish, qumësht dhe lesh. Krimbi i mëndafshit, që nuk është gjë tjetër veçse një krimb i vogël, prej saj prodhon mëndafshin. Kur atë e përtyp një lloj i caktuar dreri, prej tij përftohet një erë e këndshme prej misku. Njeriu, krijesa më e mrekullueshme në gjithësi, e ka të pamundur të prodhojë mjaltin të cilin bleta e prodhon nga pjalmi i luleve. Ngjyrat, aromat e luleve të ndryshme që shpërthejnë nga toka, si dhe gjethet e tyre që zotërojnë fuqinë e jetës, të cilat në pamje të parë duken vetëm si barishte, janë forma të mrekullueshme të jetës të cilat asnjë kimist nuk do të arrinte t'i krijonte.

Megjithëse kafsha arrin ta shndërrojë në mish dhe qumësht barin me të cilin ushqehet në sajë të

një programi hyjnor, njeriu, krijesa më e përkryer, nuk arrin të krijojë ende asnjë pikë qumësht apo gram mish prej mijëra tonëve bar që mund të depozitojë brenda laboratorëve kimikë të një teknologjie shumë të lartë.

Zoti thotë:

"**Ju edhe nga kafshët keni mësim (përvojë). Ne ju japim të pini qumësht të pastër nga një pjesë e asaj që kanë në barqet e tyre mes ushqimit të tyre dhe gjakut, të shijshëm për ata që e pinë.**" (Nahl, 66)

### *Bleta*

Zoti thotë:

"**Zoti i tha bletës: Ha nga të gjitha frutat dhe futu nëpër rrugët e mësuara prej Zotit tënd. Nga barqet e bletëve del lëng, ngjyra e të cilit është e ndryshme dhe në të cilin ka shërim për njerëz. Edhe në këtë ka mësim për atë popull që mendon thellë.**" (Nahl, 69)

I dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

"Besimtari ngjason me bletën. Ai ushqehet me ushqime të pastra, prodhon gjë të pastër, e vendos atë në vende të pastra që as i thyen, as i dëmton." (Ahmed, II, 199; Hakim, I, 147)

Tek përmend cilësitë e besimtarit i Dërguari i

Allahut ﷺ këtu në të njëjtën kohë nënvizon edhe anët e bukura dhe urtësitë që ka një bletë.

Komentatori i Kuranit **Hysejin Kashifi** thotë:

“Njeriu që mediton e kupton se Allahu, Ai që di dhe që mund të bëj ç’të dojë, e ka krijuar bletën e dobët, të pajisur me sa e sa urtësi:

Bleta bindet dhe nuk devijon rrugën e saj.

Ushqehet me fruta të ëmbla dhe të ithtë, por prodhon vetëm ëmbëlsi.

Ajo ka aq devotshmëri sa të mos hajë asgjë përveç asaj që është e pastër dhe e kulluar.

Ajo është aq e bindur sa që nuk del asnjëherë përjashta urdhrit të Zotit.

Ajo ka një atdhe tek i cili kthehet sërish edhe në qoftë se ka kaluar largësi të mëdha.

Ajo është aq e pastër sa që nuk ndalon mbi vende të fëlliqtë dhe nuk ushqehet me gjëra të papastra.

Ajo është një artiste e tillë që arrin të bëjë atë që nuk do të kishin arritur ta bëjnë të gjithë arkitektët dhe inxhinierët të marrë së bashku.

Ja kështu, në mjaltin që ajo prodhon ka shërim për sëmundjet trupore e parë nga jashtë, por duke menduar mbi urtësitë e saj, atëherë ka edhe kurim për injorancën e brendshme.”

## *Mrekullia e instinktit*

**Ismail Fenni Ertugrul**, e shpreh kështu faktin se si kafshët e vazhdojnë jetën e tyre nëpërmjet një programi hyjnor që quhet instinkt:

"...Kafshët i njohin nëpërmjet instinktit, pa i mësuar aspak, se cilat janë gjërat që sigurojnë mbrojtjen e jetës dhe vazhdimin e llojit si dhe cilat janë ushqimet me të cilat mund të ushqehen dhe u bëjnë dobi. Zogjtë ngrehin fole. Zogjtë shtegtarë grumbullohen në një ditë të caktuar për të shtegtuar.

Sa shfaqje e habitshme është që pasi buburrecat të rriten ato kanë si ushqim lëndë të tjera. Bletët kanë aftësinë që nëpërmjet ndërrimit të krimbave t'i kthejnë ato në meshkuj apo femra. Kur kosherja mbetet pa mbret, ai zëvendësohet në këtë mënyrë nga një mbretëreshë..."[45]

Sa mësimdhënës është fakti që një grerëz e mund një karkalec. Ajo hap një gropë të vogël dhe e fut atë në një vend të tillë që buburreca nuk ngordh, por e humb veten, sepse tani është si një copë mishi e konservuar. Pastaj ajo lëshon vezë në një vend dhe në një kohë aq të përshtatshme që kur të dalin të vegjlit nga veza, të gjejnë gati pranë tyre mish të freskët për t'u ushqyer... Nëna fluturon dhe shkon në vende të largëta dhe vdes pa e parë të voglin e saj... Veprimet dhe teknikat e tilla

45. *Iman Hakikatleri Etrafında Suallere Cevaplar*, 58-59.

enigmatike nuk mund të sqarohen me fjalë të tilla si "adaptim". Ato u janë dhuruar atyre nga vetë Zoti.[46]

I vogli i peshkut salmon, kthehet pas shumë vitesh qëndrimi në det tek liqeni amë, madje pikërisht në bregun ku derdhet lumi.

Kush ia ka dhuruar atij ndjenjën që të kthehet kështu në mënyrë të përpiktë tek vendi i tij i vjetër? Në qoftë se merrni një peshk të tillë dhe e vendosni atë në një lum tjetër që derdhet në të njëjtin liqen ai do ta kuptojë menjëherë që ndodhet në vendin e gabuar dhe do të dalë në liqenin bazë duke shkuar pas për t'u nisur drejt lumit ku ka lindur duke u kthyer në të kundërt të rrjedhës së lumit.

Të zbulosh enigmën e peshkaqenit është edhe më e vështirë. Këto krijesa që e bëjnë njeriun të habitet pa masë, kur vjen koha për të lindur të vegjlit e tyre vijnë nga të gjithë anët ku ndodhen në thellësitë e zonave afër ishujve Bermuda,[47] lindin të vegjlit dhe ngordhin. Ata që janë në Evropë vijnë tek i njëjti vend pasi kanë kaluar mijëra milje oqean... Të vegjlit e tyre që pandehet se nuk dinë gjë tjetër vetëm se ndodhen brenda ujit paanë tërhiqen pas dhe hyjnë rrugës së vjetër për të mbërritur në fund fare në brigjet ku jetonin prindërit e tyre. Nuk

46. *Ilim-Ahlak-Iman,* Derleyen: M. Rahmi Balaban, 189.
47. Ishujt Bermuda quhen ishujt që ndodhen në lindje të oqeanit Atlantik dhe në veri të Karaibeve.

mjaftohen me kaq por shkojnë edhe tek liqeni, lumi apo gjoli ku jetonin peshkaqenët prindër… Deri më sot nuk është hasur asnjë peshkaqen me prejardhje nga ujërat e Amerikës në ujërat e Evropës dhe asnjë peshkaqen me origjinë nga ujërat e Evropës në ujërat e Amerikës. Madje meqë rrugën e kanë më të gjatë Allahu ua ka zgjatu jetën me një vit më shumë peshkaqenëve nga ujërat e Evropës!

Cili është burimi i kësaj ndjenje kaq të fuqishme orientimi?[48]

Këto situata të mrekullueshme që shihen tek kafshët tregojnë qartë se ato nuk janë krijuar rastësisht dhe se nuk veprojnë kuturu, përkundrazi të gjithë këto që thamë tregojnë se ato realizohen brenda një plani dhe programi të hartuar nga një fuqi krijuese.

Fakti që edhe kafshët orientohen nga një ndërgjegje e lartë janë argumentet e qarta të ekzistencës, fuqisë, madhështisë dhe mbretërisë hyjnore. Duke i ekspozuar këto argumente përpara njerëzimit, Zoti dallon se kush dorëzohet para Tij nga kjo e vërtetë që ka parë dhe kush sillet me ngulm si i verbër përpara të vërtetës së madhe me gjithë këto shfaqje mrekullie që ka para sysh. Në ajetin fisnik thuhet:

"**Allahu nuk ngurron që të marrë çfarëdo shembulli, qoftë mushkonjë a diçka edhe më**

48. *Ilim-Ahlak-Iman,* Derleyen: M. Rahmi Balaban, 188-189.

**e imët se ajo. Ata që besuan e dinë se është e vërtetë nga Zoti i tyre, ndërsa ata të cilët mohuan do të thonë: "Ç'deshi Allahu me këtë shembull?" Ai me atë shembull lajthit shumë dhe udhëzon me të shumë të tjerë në rrugën e drejtë. Nuk lajthitet kush përveç se mëkatarët e mëdhenj.**" (Bakara, 26)

### *Krijimi Çift*

Allahu që Njësinë e ka caktuar vetëm për Veten e Tij, i ka krijuar të gjithë krijesat e tjera çift. Në ajetet fisnike thuhet:

**"Ne krijuam prej çdo sendi dy lloje (mashkull e femër) që ju të përkujtoni (madhështinë e Zotit)."** (Dharijat, 49)

"**Zoti krijoi qiejt pa shtylla, sikurse i shihni dhe në tokë vendosi kodra të rënda që të mos luajë vendi bashkë me ju dhe nëpër të shpërndau nga të gjitha gjallesat. Nga qielli Ne kemi lëshuar shi e kemi bërë të mbijnë të gjitha llojet më të dobishme."** (Llukman, 10)

Kjo formë krijimi në trajtën çift të cilën shkencat ekzakte arritën ta përcaktojnë vetëm kohët e fundit, na është bërë e ditur në ajetet kuranore përpara 14 shekujsh dhe i është paraqitur njerëzimit si një dhuratë dijesh.

Kjo gjithësi me gjithë grimcat, copat, molekulat, bimët, kafshët, njerëzit dhe materien, madje deri tek elementet enigmatike brenda atomit siç janë elektroni dhe protoni, përtej perceptimit dhe shijeve njerëzore, të rregulluar me përpikmërinë dhe kujdesin e dhomës së një nuseje, janë të varura nga ligji i veçante dhe i habitshëm i martesës. Kjo hap para nesh një horizont të mrekullueshëm meditimi.

## MEDITIMI RRETH BEGATIVE TË ALLAHUT

Favoret më të mëdha që Zoti na ka dhuruar neve është krijimi ynë "njeri" në mesin e kaq shumë krijesave të tjera dhe lindja në këtë jetë si musliman. Më shumë se kaq është fakti që jemi bashkëbiseduesit e librit të Tij, Kuranit dhe pjesë e bashkësisë së profetit Muhamed.

I dërguari i Allahut ﷺ është një shembull i mrekullueshëm dhe praktik në sjelljet e të cilit është pasqyruar vetë Kurani. Ai na mëson neve Librin dhe urtësinë dhe purifikon botën tonë të brendshme. Vetëm të perceptojmë rëndësinë e këtyre begative ashtu siç duhet do të mjaftonte që mos ta ngrinim kokën nga sexhdeja e falënderimit.

Dhurimet e Zotit nuk kufizohen me kaq. Shumë begati të Tijat reshojnë mbi ne robërit e Tij çdo moment si shi. Profeti ﷺ ka thënë:

*"Allahu عَزَّ وَجَلَّ më ka thënë të dhurojë në mënyrë që Ai të më dhurojë mua. Thesaret e Zotit janë të bollshme dhe asnjë risk që i dhurohet krijesave nuk pakësojnë asgjë nga thesari i Tij. Ai dhuron ditë e natë pa ndërprerë. Mendo dhurimet që Allahu ka bërë që nga dita që krijoi qiellin dhe tokën. Asgjë nuk ka pakësuar pasurinë e Tij."* (Buhari, Tefsir 11/2, Tevhid 22)

T'i japësh begatisë hakun e saj do të thotë të meditosh rreth saj, të argumentosh nëpërmjet saj ekzistencën e Krijuesit të saj dhe ta falënderosh Atë duke menduar rreth fuqisë dhe bamirësisë së Tij.

**Umer bin Abdulazizi** -rahmetullahi alejh- ka thënë:

"Të kuvendosh duke përmendur Allahun është gjë shumë e bukur. Të meditosh rreth begative të Allahut është adhurimi më i vyer." (Ebu Nuajm, Hilje, V, 314; Imam Gazali, Ihja, VI, 45)

Të jesh mosmirënjohës ndaj nimetit do të thotë të nënvleftësosh falënderimin e begatisë, ta konsumosh dhe ta çosh atë dëm në mënyrë të shfrenuar dhe vetëm për arsye nefsi dhe mishtore. Këto situata e largojnë njeriun nga Zoti që e ka favorizuar atë me këto begati.

Falënderimi është tre llojesh:

1. Falënderimi me zemër: Të mendosh rreth

begatisë.

2. Falënderimi me gjuhë: Të lavdërosh me gjuhë për begatinë që të është dhënë.

3. Falënderimi me gjymtyrë: Të japësh nga begatia që të është dhënë aq sa duhet.

Nga ana tjetër është thënë që ***"Çdo falënderim për begatinë bëhet me llojin e saj."*** Pra ne duhet të dhurojmë dhe të gostitim me atë që na ka dhuruar Zoti për ata që janë privuar në jetë prej tyre. Në ajetin fisnik thuhet:

"...**Me atë që të ka dhënë All-llahu, kërko (ta fitosh) botën tjetër**!..." (Kasas, 77)

## *Meditimi me çdo mjet*

**Zija Pasha** ka shkruar:

*Një fletë shkollimi lexon në çdo faqe të saj!*
*O Zot, ç'shkollë e mrekullueshme qenka kjo jetë!*

**Sufjan bin Ujejne**, një nga dijetarët e mëdhenj myslimanë, në formë sqarimi, përsëriste herë pas here fjalët e këtij poeti:

*"Nëse njeriu mediton, ai merr mësim prej gjithçkaje."* (Imam Gazali, Ihja, VI, 45)

Për këtë arsye arabët thonë:

***"Ka shumë gjëra për të marrë mësim, por janë të paktë ata që e bëjnë këtë."***

## *Çdo grimcë flet për Allahun*

Në qoftë se njeriu mëson ta lexojë librin e gjithësisë duke medituar atëherë çdo grimcë që sheh përreth tij i flet për madhështinë e Zotit dhe e afron atë me njohjen e Allahut. Sa bukur shprehet Fuzuli:

*Aftësi në ka arifi të rrok hyjnorin zbulim,*
*Për të çdo thërrime bëhet një Xhebrail.*

Zoti urdhëron dhe thotë:

**"Betohem në gjërat që i shihni dhe ato që nuk i shihni se Kurani është fjala që ju komunikon i dërguari i ndershëm."** (Hakka, 38-40)

Njëra nga urtësitë e përbetimeve të Kuranit Fisnik është se ai tërheq vëmendjen e lexuesit ndaj dobisë dhe urtësisë dhe marrjes mësim nga krijesa për të cilin betohet. Kurani kërkon që njeriu të thellohet në ndjenjat e tija në sajë të asaj thirrjeje madhështore.

Për këtë arsye të gjithë krijesat, si ato që shohim dhe ato që nuk shohim janë argumentet e fuqisë dhe hyjnisë së Allahut. Në to gjenden urtësi të panumërta rreth të cilave duhet menduar dhe nga të cilat duhet marrë mësim.

Enigmat, urtësitë dhe mësimi tek i cili do të mbërrihet në përfundim të ushqimit dhe forcimit të meditimit dhe ndijimit që gjendet tek ne në klimën

e Kuranit do të jenë aq madhështore sa është madhështor edhe madhështia që fiton fara sa një gricë e një rrapi që shndërrohet në një pemë të stërmadhe në sajë të tokës pjellore në të cilën mbillet.

Zoti urdhëron dhe thotë:

“**Për besimtarët ekzistojnë argumentet në qiej dhe në tokë. Për një popull që sinqerisht është bindur ka argumente edhe në krijimin e njerëzve dhe në krijimin e kafshëve. Edhe në ndërrimin e natës e të ditës, në atë furnizim që Allahu e lëshon prej qiellit dhe me të, pasi të ketë vdekur e ngjall tokën; edhe në qarkullimin e erërave për një popull që logjikon ka argumente.**” (Xhathije, 3-5)

Përqendrimi i mendjes dhe i zemrës në meditimin rreth shembujve të tillë nga Kurani do ta shpjerë njeriun drejt klimës së “devotshmërisë”. Ashtu sikur se lulet kanë të nevojshme ajrin, ujin, dheun dhe dritën, ashtu edhe forca e meditimit varet nga “devotshmëria” në mënyrë që të fitojë nivele.

Zoti kërkon nga robërit e Tij që të jenë njerëz mendjemprehtë, kërkues dhe meditues. Për këtë shkak një mysliman me çdo rast duhet të drejtohet ndaj meditimit me entuziazmin e adhurimit. Ja se si është shprehur zonja Rabia, bashkëshortja e Ahmed bin Havari e cila ekspozon një shembull të bukur të kësaj gjendjeje:

Çdo herë që dëgjoj ezanin, më vjen ndër mend thirrësi i kiametit.

Sa herë që shoh të bjerë borë, më duket sikur shoh që fletorja ime e punëve që kam kryer, fluturon në ajër.

Sa herë që shoh ndonjë tufë karkalecash, më kujtohet dita kur njerëzit do të ringjallen."

Rrëfehet që halifi Harun Reshid pati shkuar në një banje publike. Hamamxhiu i pat hedhur pa dashje ujë të nxehtë për t'u larë. Halifi Harun doli përjashta me gjithë dhimbjet e mëdha të trupit që i përcëllonte, shpërndau sadaka të madhe dhe tha:

Sot nuk durova dot ujin e hamamit. Po nesër në ditën e gjykimit si do të bëhet halli im në qoftë se kam për të qenë udhëtari i xhehenemit!"

**Profeti** ﷺ, nxirrte mësim nga çdo gjë që shihte dhe i drejtohej me falënderim dhe lavdërim Allahut për këtë gjë. Dhe ne duhet të përpiqemi të ushqehemi shpirtërisht në botën e mendimeve dhe ndjenjave duke vështruar madhështinë hyjnore në çdo gjë që shohim. Myslimani duhet të lexojë me sytë e zemrës mesazhet hyjnore që merr nëpërmjet çdo gjëje që i kapin sytë, pra kur sheh Diellin, Hënën, atmosferën, krijimin e tij, paraardhësit dhe bijtë e tij etj. etj. Ai duhet të jetë përherë i ndërgjegjshëm për fuqinë dhe madhështinë hyjnore duke menduar prej ku dhe si ka ardhur në këtë botë, si gjallon në

jetë, kush ia ka dhënë formën dhe strukturën që ka, kush ia cakton jetëgjatësinë, për ku është duke shkuar, që jeta dhe universi nuk janë pa urtësi, që asgjë nuk është krijuar më kot dhe që nuk është lënë kuturu.

### *Pse e krijoi Zoti universin?*

Zoti thotë:

"**Ne nuk krijuam pa një qëllim qiejt e tokën dhe çka ndërmjet tyre. Ne i krijuam të dyja me qëllim të caktuar, mirëpo shumica e tyre nuk dinë.**" (Duhan, 38-39)

Njeriu që mediton rreth gjithësisë duhet të kuptojë qëllimin e krijimit dhe që Zoti ka krijuar çdo gjë me një qëllim duke ia vënë në shërbim më pas njerëzve. Më pas ai duhet të tregojë kujdes në përmbushjen e detyrave të tija si rob duke menduar rreth përgjegjësisë së tij para Zotit, pasi të jesh pa ndjenja dhe mosmirënjohës përpara këtyre dhurimeve dhe gostitjeve madhështore të Zotit, është një indiferencë shumë e dhimbshme që nuk puqet aspak me fisnikërinë dhe dinjitetin e njeriut!

Njeriu nuk duhet ta harrojë se një ditë ka për të dhënë llogari për të gjithë begatitë që i janë ofruar. Zoti thotë:

"**Atë ditë do të merreni në llogari për të mirat (e kësaj bote).**" (Tekathur, 8)

Shkurtimisht, ne kemi një detyrim të madh robërie dhe falënderimi pa ndërprerje ndaj Zotit për shkak të begative hyjnore me të cilat jetojmë dhe për të cilat jemi apo nuk jemi të ndërgjegjshëm. Të lumtur qofshin shpirtrat e arif-ëve[49] që janë të ndërgjegjshëm dhe i kuptojnë si duhet këto detyra që kanë dhe përpiqen t'i përmbushin sa më mirë!..

49. Arif: quhet individi që ka arritur nivelin mistik të marifetit, njohjes supreme të vërtetave absolute.



# MEDITIMI RRETH NJERIUT

Po të mendonim se toka mbi të cilën shkelim dhe ecim është e mbushur me kufomat e shndërruara në dhe të miliarda njerëzve që kanë qenë në këtë botë deri më sot. Si të ishin miliarda hije të kryqëzuara mbi njëra-tjetrën... Nesër edhe ne dotë përthithemi brenda kësaj hije kompakte kur të varrosemi në barkun e tokës së bashku me veprat tona. Pas kësaj do të fillojë jeta e përjetshme dhe udhëtimi drejt së përhershmes. Atëherë le të ndalim një çast dhe të mendojmë: Cila mendje të thotë se është me fitim të ndërrosh këtë botë me të përhershmen?

# MEDITIMI RRETH NJERIUT

## HOLLËSITË E JASHTËZAKONSHME TEK KRIJIMI

Zoti thotë:

وَفِي الْاَرْضِ اٰيَاتٌ لِلْمُوقِنِينَۙ
وَفي اَنْفُسِكُمْ اَفَلَا تُبْصِرُونَ

**"Në tokë ka argumente për të bindurit. Edhe në veten tuaj. A nuk doni ende të shihni?"** (Dharijat, 20-21)

Zoti e ka krijuar njeriun në mënyrë aq të mrekullueshme sa që ende nuk është arritur të zbërthehen përfundimisht enigmat dhe urtësitë e jashtëzakonshme që gjenden tek ai, megjithëse në ditët tona janë bërë zbulime të panumërta në sajë të shkencës dhe teknologjisë së avancuar. Në ajetin fisnik thuhet:

**"O njeri! ç'të mashtroi ty kundër Zotit tënd që është bujar dhe i urtë? Ai të krijoi, të përsosi**

**dhe të drejtoi. Të dha formën që Ai dëshiroi!**"
(Infitar, 6-8)

Këtu Zoti e fton njeriun që të meditojë rreth krijimit të tij duke i kujtuar të shkuarën. Njeriu, është krijuar nga një pikë ujë që kur e sheh as të tërheq, as të pëlqen ta shohësh.[50] Atëherë sa situatë absurde është rasti kur njeriu del kundër urdhrave të Zotit të tij që e krijoi nga një pikëz e vogël uji për t'u bërë një krijesë e mrekullueshme, duke besuar tek ekzistenca dhe fuqia e tij e përkohshme që është një "hiç" përpara Zotit të tij, zotëruesit të diturisë, urtësisë dhe fuqisë së pafund!..

Fazat e krijimit të njeriut të cilat shkenca ka arritur shumë vonë t'i zbulojë, janë përshkruar kështu me ajetet fisnike që janë shpallur përpara 14 shekujsh:[51]

50. Abese, 17-22; Rum, 20; Kijame, 36-38; Murselat, 20-22; J - sin, 77; Insan, 2.
51. Prej 1400 vjetësh Kurani është mbështetur përherë e më shumë nga zbulimet shkencore. Libri që i ofrohej njerëzimit nëpërmjet një profeti që nuk dinte shkrim e këndim, nuk përgënjeshtrohet nga asnjë zbulim shkencor megjithëse në të flitet rreth mijëra dukurive në të cilat reflektohen ligjet hyjnore të vlefshme në gjithësi, duke u shndërruar kështu në argumentet e prera që tregojnë se Kurani është prodhim i shpalljes hyjnore. Pra Kurani u prin përpara shkencave njerëzore meqenëse të gjithë zbulimet e mbështesin atë që thuhet në të.
Disa mendimtarë perëndimorë që janë kushtëzuar në parim negativisht kundër Islamit patën gjetur rrugën e udhëzimit duke ndjerë habi dhe çudi përpara ajeteve kuranore të shpallura përpara 1400 vjetësh në lidhje me të vërtetat shkencore që janë zbuluar vetëm kohët e fundit, si në rastin e shembujve

"**Për Allahun, Ne krijuam njeriun prej një ajke** (lëngu)**, e një balte. Pastaj atë** (ajkë - baltë) **e bëmë** (e shndërruam) **pikë uji** (farë) **në një vend të sigurt. Më pas, atë pikë uji e bëmë copë gjaku, e atë gjak të ngurtë e bëmë copë mishi, e atë copë mishi e shndërruam në eshtra, dhe eshtrave ua veshëm mishin, pastaj atë e bëmë krijesë tjetër** (me shpirt)**. I lartë është All-llahu, më i miri Krijues! Mandej, pas kësaj** (krijese) **ju do të vdisni. Në ditën e kiametit ringjalleni**." (Muminun, 12-16)

Jo vetëm e kaluara e krijimit të tij, por edhe gjymtyrët e tij e ftojnë njeriun nëpërmjet gjuhës së sendeve (lisani hal) që të meditojë rreth vetes. Pra sytë, veshët, duart, këmbët, truri, zemra, shkurtimisht i gjithë trupi ynë na bën zë si të thoshte këto fjalë duke krijuar një fushë të gjerë meditimi që na është ofruar:

Pa shih dhe merr mësim se si i ka vënë në rregull Zoti organet që përbëhen prej mishi, nervi dhe damarësh dhe se si ka krijuar një sistem të mrekullueshëm prej tyre i cili punon në mënyrë harmonike! Ai e ka bërë kokën rrumbullake dhe ka çelur

të mësipërm. Njëri prej tyre, embriologu francez Prof. Dr. Maurice Bucaille pati pranuar Islamin. Me gjithë shembujt e tjerë që dimë vetëm ky dhe është i jashtëzakonshëm. Ne do i këshillonim lexuesit tanë që të lexojnë veprën e këtij personaliteti që është përkthyer në gjuhën shqipe ashtu si në shumë gjuhë të tjera.

për të vrimat për sytë, gojën, hundën, veshin etj… duart dhe këmbët i ka bërë të gjatë dhe majat e tyre i ka ndarë në gishta, ndërsa gishtat në nyje… Ai i ka krijuar organet e brendshme si zemra, stomaku, mushkëria, shpretka, zorrët, mitra etj në formën dhe mënyrën më të mirë të mundshme…asnjëri prej tyre nuk është i panevojshëm dhe i pavarur nga njëri-tjetri. Në të kundërt, secili prej tyre ka funksione shumë të rëndësishme dhe të gjithë ato janë krijuar në mënyrën më të përshtatshme për ta kryer funksionin që kanë.

Pastaj, secila prej këtyre organeve kanë pjesët e tyre përbërëse. Për shembull, syri ka shtresa secila prej së cilave kanë cilësi dhe formë të veçantë dhe të ndryshme nga të tjerat. Po qe se vetëm njëra prej tyre dëmtohet dhe humbet veçoritë që ka, syri nuk arrin më të shoh.

### *Eshtrat*

Formimi i eshtrave të lë pa mend: Si është e mundur që Zoti ka krijuar eshtra të forta dhe të ashpra vetëm nga një pikë uji të hollë dhe të dobët?! Sa mirë ka formuar Ai me to një skelet të ekuilibruar dhe të fortë që mban në këmbë ndërtesën e quajtur trup! Si u ka dhënë atyre formë duke përcaktuar sasi dhe përmasa të ndryshme! Ka eshtra të vogla dhe të mëdha, të gjata dhe të shkurtra,

të rrumbullakosura dhe të drejta, me vrima dhe pa vrima, të trasha dhe të holla.

Njeriu nuk është formuar nga një copë e vetme eshtre. Eshtrat lidhen me njëra-tjetrën nëpërmjet nyjave dhe kyçeve të lëvizshme. Secila prej tyre ka marr formën që do t'i lejojë të kryejë funksionin që ka. Mekanizmi i vajosjes së këtyre nyjave është aq i jashtëzakonshëm, sa që ajo ende nuk arrin të shpjegohet si duhet nëpërmjet tre tipave të vajosjeve që përdoren deri më sot në teknologji.

Pa të mendojmë: në qoftë se nuk do të punonte njëra prej nyjave në trupin tonë, sa jetë e vështirë do të ishte për t'u jetuar!

Në qoftë se Allahu do të kishte krijuar edhe një eshtër më tepër nga ato që ka nevojë trupi, ajo eshtër do të shndërrohej në shkakun e shqetësimeve dhe burimin e problemeve më të mëdha trupore derisa ajo të hiqej prej trupit dhe të hidhej poshtë. Edhe e kundërta, në qoftë se do të mungonte vetëm një eshtër nga ato që trupi ka nevojë, sa punë e madhe duhej bërë që të kompensohej mungesa e saj, kompensim që të shumtën e herëve do të kishte qenë e pamundur.

Mendoni kur nuk mundni të përdorni vetëm gishtin e madh të dorës…sa punë mbeten pa kryer. Kjo situatë të shtyn se s'bën që të mendosh thellë.

Disa dhëmbë janë të sheshtë dhe të përshtat-

shëm për të përtypur. Të tjerët janë të mprehtë dhe të përshtatshëm për të ndarë dhe coptuar.

Allahu ka krijuar muskujt që të vë në lëvizje eshtrat. Sasia dhe format e muskujve ndryshojnë sipas vendit dhe nevojave që kryejnë. Shumë muskuj gjenden edhe tek syri, sëmurja e njërit prej të cilëve do të bënte që shëndeti i syrit të prishej.

Të gjitha këto janë mrekulli të jashtëzakonshme që shihen me sy për ditë. Ka edhe cilësi që nuk perceptohen dot me anë të pesë shqisave siç janë veçoritë shpirtërore si karakteri, personaliteti, ndërgjegjja, shprehitë etj. natyra e të cilave është edhe më madhështore.

Mrekullitë në trupin e njeriut janë shprehje e artit të Allahut që ai kryen mbi një pikë ujë. Kur njeriu vështron një pikturë të bukur, ai mahnitet me aftësinë, artin dhe inteligjencën e piktorit. Në sytë e tij ai është një njeri i jashtëzakonshëm. Vetëm se piktori nuk krijon diçka nga asgjëja, piktura e tij nuk është gjë tjetër përveç se një reflektim i rezultateve të përshtypjeve që ai merr nga bota e krijuar prej Allahut të cilat i hedh në pikturë duke përdorur disa mjete artistike siç janë letra, furça, boja etj.

Atëherë kur një pikturë e një piktori kundrohet dhe shikohet me admirim, a nuk duhet të meditojmë se sa të mahnitur duhet të jemi përballë dukurisë "njeri" që është një shpikje unike dhe një vepër

arti e krijuar nga artisti absolut, Zoti, vetëm nga një pikë uji?

### *Organet*

Struktura e veshit, dobitë e hundës, të folurit e gjuhës dhe nxjerrja e tingujve të ndryshëm prej saj, pajisja e gojës me dhëmbë, dizajnimi i rregullt i dhëmbëve si të ishin copa margaritarësh të lidhur radhë, struktura e ndjeshme e kordave të zërit... Zëri i ndryshëm që ka çdo njeri... veçoria që kanë të verbrit për t'i njohur njerëzit nga zëri...

Flokët, mjekra, vetullat, qerpikët... Stomaku, mushkëria, veshkat, damarët... Të meditosh gjerë e gjatë rreth tyre është më se e domosdoshme. Me çfarë diturie të lartë dhe urtësie sublime është krijuar secila prej tyre dhe si funksionojnë në mënyrë të përshtatshme me njëra-tjetrën...

Veshka është një copë e vogël mishi, por ajo arrin të dallojë të helmuarën nga e pahelmuara, duke e hedhur përjashta trupit tonë të helmëtën, ndërsa të pastrën nga helmi e rikthen sërish në trup. Çfarë ka në veshka që bëjnë këtë klasifikim, mendje, kompjuter apo laborator analizash? Çdo njeri mund ta dijë se çfarë shqetësimesh përjetohen në trup kur sëmuret dhe nuk funksionon siç duhet ky organ kaq i vogël? Makineri të stërmëdha janë të paafta që të kryejnë siç duhet detyrën që përm-

bush një veshkë që nuk është gjë tjetër veçse një copë mishi pesëdhjetë gramësh.

Pa të shohim duart tona! Ato janë krijuar të gjata që të mund t'i shtrijmë ku të duam. Pjesa e brendshme e tyre është e rrafshët, e ndarë në pesë gishta, secili prej të cilëve ka tre nyja. Katër gishta ndodhen në një anë, një gisht i vetëm në anën tjetër. Gishti i madh mund të ndihmojë të gjithë gishtat e tjerë. Edhe në qoftë se do të mblidhen së bashku njerëzit, ata që kanë kaluar dhe ata që do të vijnë, dhe do të përpiqeshin që t'i jepnin një formë më të bukur nga ato që kanë pesë gishtat, nuk do të kishin arritur ta realizonin këtë gjë.

Në qoftë se njeriu do të kishte humbur thonjtë që duken si organi më i pavlerë i trupit të njeriut, ai do të ishte krijesa më e paaftë për gjë po qe se do t'i kruhej ndonjë pjesë e trupit. Po qe se do t'i kërkonte ndihmë kujt tjetër për këtë gjë, ai do të arrinte që ta gjente vendin që kruhet vetëm pas një sqarimi të gjatë dhe pas disa provave. Me dorën e tij njeriu e ka të lehtë që ta gjejë vendin ku i kruhet dhe ta lokalizojë atë. Madje ai arrin ta gjejë atë vend me dorën e tij edhe kur është në gjumë apo ka kaluar në **kllapi**.

Për më tepër edhe lëvizjet më të thjeshta që kryejmë me krahë, duar dhe gishta në të vërtetë janë veprime të koklavitura të shkallës së fundit

dhe që kërkojnë një përllogaritje të lartë inxhinierike. Kështu edhe në punën për duart dhe krahët e robotëve që janë prodhuar me teknologjinë më të avancuar që kemi deri më sot, niveli që është arritur deri tani është aq prapa sa që nuk mund të krahasohet me organet e njeriut duke e bërë të pamundur që të mos e admirojmë pa masë diturinë dhe fuqinë e pafund që ekspozon Zoti në trupin e njeriut.

Sa bukur e ka shprehur poeti shpalljen e Artistit Absolut me gjuhën e sendeve për sytë që shohin dhe veshët që dëgjojnë se si ekspozohet arti hyjnor mbi "njeriun" ashtu si tek gjithë krijesat e tjera:

*Qenia ime dëshmon se ekziston një Zot*
*dhe argumenti pason pas kësaj...*

(Shinasi)

### *Mëshira dhe dhembshuria e Allahut*

Pa shih mëshirën dhe dhembshurinë e Zotit se si Ai e ka vonuar daljen e dhëmbëve të foshnjës dy vjet pasi ka lindur! Foshnja nuk ushqehet për dy vjet me gjë tjetër përveç se nga qumështi i gjirit të nënës. Kështu që për dy vjet ai nuk ka nevojë për dhëmbë. Përkundrazi po t'i dilnin dhëmbët në këtë periudhë kjo do të ishte një shqetësim dhe lëndim më vete për nënën që i jep gji.

Duke u rritur foshnja shtohen edhe nevojat fizike të tijat për ushqime dhe tashmë vetëm qumështi i gjirit nuk është i mjaftueshëm. Tani ai ka nevojë për ushqime që e forcojnë më shumë. Nga ky aspekt formimi i dhëmbëve tek foshnja nuk realizohet as shumë herët, as shumë vonë për të. Dhëmbët fillojnë të dalin pikërisht kur atij i duhen. Po të dilnin përpara kësaj periudhe, do ta pengonin të thithte qumështin e gjirit. Dalja e dhëmbëve të fortë nga mishi i butë, për më tepër në kohën e duhur, është një nga gjërat e çuditshme të krijimit të Zotit.

Zoti i ka dhuruar një ndjenjë të rrallë dhembshurie prindërve që ata të kujdesen ndaj foshnjës së tyre. Allahu, i Urtë në çdo punë, po të mos kishte mbjellë në zemrën e prindërve mëshirën për foshnjën e tyre, kush do të duronte vështirësitë dhe shqetësimet që vijnë prej tij ?!

Trupi i njeriut është një fushë e mrekullueshme meditimi dhe dëshmia më e qartë dhe e pastër e madhështisë së Tij. Vetëm njeriu indiferent për këtë gjë përherë preokupohet mbas dëshirave të nefsit të tij. Mirëpo edhe kafshët janë në shkallë të njëjtë me njeriun në çështje të nefsit. Zotësia që e dallon njeriun dhe e bën atë krijesën më fisnike është njohja e Zotit tek e cila ai mbërrin nëpërmjet kundrimit me shikimin e mësimmarrjes së mbretërisë së qiejve dhe të tokës dhe meditimit rreth mreku-

llive të artit hyjnor tek gjithësia dhe tek njeriu. Pasi që sa më shumë që thellohet në këtë njohje, njeriu ngrihet në nivelin e melekëve, madje edhe i kalon ata. Ai ringjallet duke qenë afër me Allahun dhe në mesin e profetëve dhe besnikëve të fesë. Ky nder dhe respekt nuk bëhet fjalë për njerëzit indiferent që jetojnë si skllevër të epsheve tronditëse ashtu siç ndodh me kafshët, **madje edhe më keq se ata**.[52]

### *Fytyra dhe majat e gishtërinjve të njeriut*

Një ditë një person që qëndronte pranë **Umerit** ﷻ, i tha atij:

-Më vjen të habitem me këtë lojën e shahut. Fusha e shahut nuk është më shumë se sa një arshun[53] si gjatësi dhe si gjerësi, por njeriu mbi atë fushë edhe po të luajë një milion lojë, secila prej tyre është e ndryshme nga të tjerat dhe nuk ngjasojnë me njëra-tjetrën!

Umeri ﷻ i dha këtë përgjigje:

-Ka gjëra që të habisin edhe më shumë se kjo. Fytyra e njeriut është një pëllëmbë si për së gjati ashtu edhe për së gjeri. Vendi i vetullave, syve, hundës, gojës nuk ndërrojnë. Megjithëkëtë nuk ka as në lindje dhe as në perëndim dy njerëz me fytyrë

52. Imam Gazali, *Ihja,* VI, 58-62.
53. Njësi matëse, afërsisht 25 cm.

të njëjtë me njëri-tjetrin. Sa e madhe është fuqia, madhështia dhe urtësia e Allahut që mbi këtë copë lëkure të vogël ka krijuar dallime që nuk njohin kufi, as cak!" (Razi, Tefsir, IV, 179-180 [Bakara, 164])

Duke nënkuptuar këtë të vërtetë poeti ka thënë:

*Cili artist e pikturon këtë fytyrë?*
*Përse askush nuk ndal, ta pyes këtë pasqyrë?*

(Nexhip Fazil)

Gjurma e gishtit të njeriut është edhe më e mrekullueshme. Me shenjën e gishtave të përdorur sot si fjalëkalim hapen kompjuterë dhe dyer, sepse çdo njeri ka shenjë gishti unike. Madje edhe shenjat e gishtave të duarve të të njëjtit njeri janë të ndryshme nga njëra-tjetra.

Fakti që shenja e gishtit është e veçantë dhe e vetme ashtu siç është një numër serie dhe regjistrimi për çdo njeri, u zbulua në fundin e shekullit të XIX dhe filloi të përdorej veçanërisht për identifikimin e personit për çështje ligjore dhe për arsye sigurie. Në ditët e sotme ekziston një degë e veçantë e shkencës që studion shenjat e gishtave dhe që quhet daktiloskopi.

Zoti që i dhuroi njeriut këtë veçori, ka tërhequr vëmendjen rreth kësaj mrekullie hyjnore në ajetet e Kuranit që Ai shpalli 1400 vjet më parë. Ai na

njofton se në ditën e Kiametit kur ta ringjallë trupin e njeriut, ai do t'ia bëjë madje edhe majat e buta të gishtave ashtu siç i ka pasur më parë. Në ajetin fisnik thuhet:

"**A mendon njeriu se nuk do t'i tubojmë eshtrat e tij? Po, do t'ia tubojmë! Duke qenë se Ne jemi të zotët t'ia rikrijojmë si kanë qenë edhe majat e gishtave të tij**!" (Kijame, 3-4)

Sikur se shihet Kurani përherë shkon përpara, ndërsa shkencat njerëzore e ndjekin atë nga pas.

Ashtu si gishtërinjtë, edhe sytë e njeriut janë të veçantë për secilin. Në jetën e përditshme janë duke u përhapur gjithnjë e më shumë makineritë, kompjuterët dhe dyert që hapen duke njohur sytë e njeriut si kod.

Sa madhështor është Allahu që krijon dallime të panumërta në një sipërfaqe që është më e vogël madje se edhe 1 $cm^2$!

## *Mrekullia e Gjenit*

Studimet e kryera në shkencën e gjenetikës kanë zbuluar të vërtetën se çdo njeri zotëron edhe një fjalëkalim të tijin të veçantë që nuk e ka askush tjetër.

Për më tepër gjenet janë aq të vogla sa sikur të mblidhen të gjithë gjenet e gjithë krijesave në botë

ato nuk mjaftojnë të mbushin as gishtëzën e një rrobaqepësi.

Gjenet ndodhen në molekulën e çdo gjallese dhe u japin veçoritë dalluese që kanë çdo njeriu, kafshe dhe bime. Një gishtëz rrobaqepësi mund të duket i vogël sa të mos përmbajë të gjithë veçoritë individuale më vete të një popullsie prej rreth gjashtë miliard njerëzish, por e vërteta në këtë pikë nuk lënë vend për dyshime.

Atëherë nëse është kështu me të vërtetë, si arrin një gjen të përmbajë brenda tij veçoritë e një numri të pallogaritshëm krijesash? Si është e mundur që në një vend aq të vogël, sa vështirë do të besohej, ruhen veçoritë e çdo njeriu më vete deri ato psikologjike?!

Mënyra e administrimit në mënyrë absolute së jetës në tokë në sajë të disa miliona atomeve që janë mbërthyer brenda një gjeni të vogël, janë vetëm vepra të një dije dhe fuqie të pafund të një krijuesi shumë të urtë, asnjë teori tjetër nuk është e mundur.[54]

Prandaj duke treguar këtë të vërtetë Zoti urdhëron dhe thotë:

**"Përkujto kur Zoti nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dësh-**

54. *lim-Ahlak-Iman,* Derleyen: M. Rahmi Balaban, 189-190.

**mues të vetes së tyre (duke u thënë): "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!" Të mos thoni në ditën e kiametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur."** (Araf, 172)

Kjo shfaqje e fuqisë dhe e artit hyjnor e zbuluar vetëm kohët e fundit dhe të tjerat si ajo, i bëjnë mendjet të ndalen. Për këtë arsye në shekullin e XIX Zija Pasha pat shkruar këtë distik plot urtësi:

*Madhëruar qoftë Ai, që mendja shmang para artit të Tij!*
*Nuk ka intelekt që do të mund ta rrokte fuqinë e Tij!*

### *Kush e vë në punë organizmin trupor që është si fabrikë?*

Njeriu sheh me sytë e tij në mënyrë të vazhdueshme se të gjithë krijesat në qiej dhe në tokë me atë në krye, janë nevojtarë për Allahun.

Gati të gjithë veprimtaritë e trupit tonë kryhen jashtë vullnetit tonë. Për shembull rrahjet e zemrës, frymëmarrja, të gjithë organet e tjera dhe veprimtaritë e qelizave të tyre, si dhe komunikimi dhe ndihma reciproke mes tyre. Po të lihej në dorën tonë vetëm për një ditë kontrolli dhe administrimi i organeve që punojnë me një harmoni të mrekullueshme brenda një programi hyjnor apo qindra

llojet e reaksioneve bio-kimike të një qelize të vetme, ndoshta nuk do të duronin as disa minuta dhe kushedi se sa defekte do të kishin ngjarë?[55]

Sa mësimdhënëse është fakti që nga një anë një elefant dhjetë tonësh – me anë të ndihmës së Zotit, ndjek urdhrat e një fëmije dhjetë vjeçar, ndërsa nga ana tjetër, si një shprehje e dobësisë së njeriut, sa e sa trupa njerëzish viganë dhe të fuqishëm plandosen përdhe për shkak të një virusi aq të vogël që nuk arrihet të shihet me sy të lirë.

Kjo do të thotë se njeriu nuk duhet ta përvetësojë dhe ta quajë të vetën asnjëherë fuqinë dhe forcën që i dhuron Zoti, nuk duhet të mburret asnjëherë me to, nuk duhet ta harrojë asnjëherë dhuruesin e vërtetë të begative, duhet ta falënderojë përherë dhe duhet t'i përgjërohet Zotit vazhdimisht duke kuptuar se ai nuk është as sa një thërrime pluhuri përpara fuqisë hyjnore.

Shkurtimisht ne këtu kemi cekur disa shembuj të shprehjeve të panumërta të urtësisë dhe fuqisë hyjnore që ekspozohen tek njeriu. Po të mendohet rreth njeriut do të shihet se sa shumë enigma dhe urtësi ka vendosur në të Zoti, pra për çdo grimcë të qenies së njeriut mund të shkruhej një libër më vete.

55. akir Kocaba, *Kuran'da Yaratılı,* 115.

## PËRSE U KRIJUA NJERIU?

Cila është detyra kryesore në këtë botë e njeriut të cilin Allahu e krijoi në formën më të përsosur, e fisnikëroi dhe i dhuroi atij shumë favore të ndryshme? Çfarë pritet prej tij që të jetë apo që të bëjë? Cilat janë përgjegjësitë e tija?

Zoti urdhëron dhe thotë:

"**A menduat se Ne u krijuam kot dhe se nuk do ktheheni tek Ne**?" (Muminun, 115)

**"Arsyeja e vetme që krijova xhinët dhe njerëzit është që të më adhuronin Mua."** (Dharijat, 56)

Njeriu duhet të falënderojë mijëra herë për çdo qelizë të trupit të tij duke kryer adhurimet, duke dhënë sadaka, duke këshilluar për të drejtën dhe durimin dhe duke bërë punë të mira dhe të hairit, sepse çdo begati ka një vlerë të caktuar që kërkon të bëhet falënderimi për të.

**I dërguari i Allahut** ﷺ ka thënë:

*"Njeriu duhet të japë sadaka për çdo nyjë të trupit. Të ndihmosh personin që të hipë mbi kafshë apo që të ngarkojë barrën mbi kafshë është sadaka. Fjala e mirë është sadaka. Çdo hap i hedhur drejt xhamisë është sadaka. T'i tregosh rrugën atij që nuk di nga të shkojë është sadaka."* (Buhari, Xhihad, 72. Muslim, Zekat, 56)

*"Çdo ditë duhet të jepni sadaka për çdo nyjë*

*dhe kockë të trupit tuaj. Çdo tesbih është sadaka, çdo hamd është sadaka, çdo tehlil «La ilahe illallah» është sadaka, çdo tekbir është sadaka, të këshillosh për punë të mirë është sadaka, të bësh që të tjerët të mos veprojnë punë të këqija është sadaka. Falja e namaz të paradite është e barabartë me të gjithë këto punë."* (Muslim, Musafirin 84, Zekat 56; Buhari, Sulh 11, Xhihad 72, 128)

Në një raportim tjetër shtohen edhe fjalët *"të gjykosh me drejtësi mes dy personash"* dhe *"të largosh nga rruga objekte dhe sende që i pengojnë ata tek ecin".* (Buhari, Sulh 11, Xhihad 72, 128; Muslim, Zekat, 56)

Kjo do të thotë se në këtë botë duhet të përpiqemi përherë që të jemi një njeri ashtu siç kërkon Zoti. Duhet të përgatitemi në mënyrën më të mirë për jetën tjetër duke jetuar një jetë të mbushur përplot me adhurime, bindje, vepra të mira dhe bamirësi.

## TË ZGJIDHËSH ENIGMËN E VDEKJES

Rrëfen **Muhammed bin Kab el-Kurazi**:

Një ditë u takova me U**mer bin Abdulazizin** në Medine. Atëherë ai ishte një djalosh i ri shumë simpatik që jetonte me gjithë të mirat. E kam takuar edhe më pas kur ai u bë halife. Kur e pashë herën e dytë, u habita dhe rrija duke e vështruar i dalldisur. Më pyeti:

-O Muhamed, çfarë ke që më shikon kështu gjithë habi?

-O prijësi i besimtarëve, - i thashë unë, - ju paska ikur ngjyra, trupi ju është lodhur dhe flokët ju janë zbardhur ose ju kanë rënë! Nuk munda ta fsheh habinë time kur ju pashë në këtë gjendje.

Umer bin Abdulazizi më tha:

-O Muhamed, kushedi sa do të ishe habitur kur të më shihje tri ditë pasi të jem varrosur? Atëherë kur krimbat të më kenë ngrënë sytë, kur të vërshojnë nëpër faqet e mia dhe kur goja dhe hunda të më jetë mbushur me qelb dhe gjak. Atëherë nuk do të më kishe njohur aspak dhe do të ishe habitur edhe më shumë me mua..." (Hakim, IV, 300/7706)

Njeriu, më shumë se çdo gjë tjetër, duhet të mendojë rreth fundit të tij: si do të jetë frymëmarrja e tij e fundit, çfarë do të përjetojë në jetën e varrit dhe cila do të jetë pozita e tij në botën tjetër? Ja këto janë të panjohurat më të rëndësishme për njeriun. Pra, të perceptojë enigmën e aventurës mes djepit dhe varrit, si dhe urtësinë e ardhjes në këtë botë dhe të kalimit prej saj në botën tjetër... Njeriu duhet të shpenzojë mund të madh gjatë gjithë jetës për ta zgjidhur këtë enigmë dhe për të mbërritur në shpëtimin e përhershëm.

Njeriu në fillim duhet të mendojë rreth përkohësisë së tij, sepse kjo është një e vërtetë absolute:

**"Çdo gjë që është në tokë, është e përkohshme."** (Rrahman, 26)

Do të vijë një ditë që dita nuk do të ketë një të nesërme! Ajo ditë ka për të qenë e panjohur për të gjithë! Zoti urdhëron dhe thotë:

"**Agonia e vdekjes i vjen me të vërtetën; kjo është ajo prej së cilës ke ikur. Dje i fryhet surit. Ajo është dita e premtuar (për dënim)**." (Kaf, 19-20)

Të gjithë hyjnë në këtë botë nga një derë, ajo e mitrës së nënës. Jetojnë jetën e kësaj bote që është e mbushur me sjellje dhe ndjenja nefsi dhe shpirtërore, si dhe një vend vrapimi me pengesa. Pasi kalojnë këtë korridor të ngushtë ata transferohen nëpërmes portës së varrit drejt botës së përjetshme.

Pra bota është mbushur dhe është zbrazur në këtë mënyrë me një numër të pafund njerëzish që nga koha e profetit Adem dhe deri më sot, si të ishte një han me dy porta. Ku janë këta njerëz tani? Ku do të jemi ne vetë pas disa kohësh? E panjohur…por vetëm një gjë është e sigurt se, vdekja i ka marrë me vete që të gjithë zullumqarët dhe të nëpërkëmbur, të devotshëm dhe mëkatarë dhe të gjithë ata janë duke pritur kiametin me të cilin fillon jeta e përjetshme…

Po të mendonim se toka mbi të cilën shkelim

dhe ecim është e mbushur me kufomat e shndërruara në dhe të miliarda njerëzve që kanë qenë në këtë botë deri më sot. Si të ishin miliarda hije që janë kryqëzuar mbi njëra-tjetrën... Nesër edhe ne do të përthithemi brenda kësaj hije kompakte kur të varrosemi në barkun e tokës së bashku me veprat tona. Pas kësaj do të fillojë jeta e përjetshme dhe udhëtimi drejt të përhershmes. Atëherë le të ndalim një çast dhe të mendojmë: Cila mendje të thotë se është me fitim të ndërrosh momentalen me të përhershmen?

Në ajetin fisnik Zoti na njofton se sa e shkurtër është jeta e kësaj bote e krahasuar me jetën e përjetshme kur urdhëron dhe thotë:

**"Ditën kur ta përjetojnë atë, idhujtarëve do t'u duket sikur nuk kanë jetuar më tepër se një mbrëmje ose një mëngjes të saj."** (Naziat, 46)

Dhe poeti pa shih se si e përmbledh jetën e kësaj bote në tërësi si të ishte duke sqaruar këtë të vërtetë:

*Kjo jetë plot naze zgjaska sa hap dhe i mbyll sytë,*
*Iku, s'morëm vesh gjë, si zog që pas një çasti ndalese, fluturon.*

(Ashik Pasha)

Atëherë a ka ndonjë marrëzi më të tmerrshme se sa të shpenzosh pa fre kapitalin e kësaj jete të

shkurtër, a thua se ajo nuk do të sosë një ditë?

### *Të meditosh rreth vdekjes*

**I dërguari i Allahut** ﷺ, na urdhëron që ta përkujtojmë shpesh vdekjen dhe nuk dëshironte që ne të zhyteshim në këtë botë dhe të humbnim në të.[56] Ai ka thënë *"Me vend është sado që të habitesh rreth personit që megjithëse beson në vendin e përjetshëm punon dhe përpiqet vetëm për këtë botë mashtruese!"* (Kudai, Shihabu'l-Ahbar, no: 383)

Njeriu largohet nga gjynahet dhe parapëlqen më shumë punët e mira kur mendon se një ditë do të presë lidhjet e tija me këtë botë, do të mbetet vetëm për vetëm me punët që ka bërë të mira apo të këqija qofshin dhe do të shpërblehet një për një për çdo punë që ka vepruar. Pra të meditosh rreth vdekjes bëhet shkak që të ndërgjegjësohesh, të rregullosh jetën tënde dhe të hijeshohesh për jetën tjetër. Prandaj në një hadith fisnik është thënë:

*"Kujtojeni shpesh vdekjen! Kjo e pastron njeriun nga mëkatet dhe e bën atë më asket (zahid) ndaj kësaj bote. Në qoftë se mendoni rreth vdekjes dhe ju jeni të pasur, kjo ka për t'u ruajtur nga fatkeqësitë që sjell me vete pasuria. Në qoftë se meditoni rreth saj ndërsa jeni të varfër, kjo bën të*

56. Tirmidhi, Zuhd, 4; Nesai, Xhenaiz, 3.

*mundur që ju të mbeteni të kënaqur nga kjo jetë."* (Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 47)

Po ashtu i dërguari i Allahut ﷺ ka thënë kështu në formë nxitjeje dhe shtyse për të medituar rreth vdekjes:

*"Unë ua kisha ndaluar vizitën e varrezave. Tani e tutje mund t'i vizitoni ato, sepse vizita në varreza ju kujton jetën tjetër."* (Tirmidhi, Xhenaiz, 60; Muslim, Xhenaiz, 106)

*"Kujtoni vdekjen dhe prishjen e trupit dhe të eshtrave pasi të vdisni! Ai që dëshiron jetën tjetër, braktis stolitë e kësaj bote."* (Tirmidhi, Kijamet, 24)

*"...Allahu e do atë njeri që mendon shpesh rreth vdekjes."* (Hejthemi, X, 325)

Një sahabi e pyeti Profetin ﷺ:

Kush është besimtari më i zgjuar? I dërguari i Allahut ﷺ tha:

*"–Ai që e kujton më shumë vdekjen dhe që përgatit sa më shumë për atë që do të vijë pas saj. Këta janë besimtarët e zgjuar."* (Ibn Maxhe, Zuhd, 31)

## *Si meditonin sahabet e nderuar rreth vdekjes*

Gjatë një hutbeje **Ebu Bekri** ؓ pat thënë:

"Ku janë njerëzit me pamje të bukur që ha-

bisnin këdo që i shihte ata! Ku janë trimat që krenoheshin me rininë e tyre! Ku janë mbretërit që ndërtonin qytete madhështore dhe i rrethonin me bedena të lartë! Ku janë trimat që nuk njihnin humbjen në fushën e betejës! Koha i ka prishur që të gjithë dhe i ka bërë njësh me dheun. Të gjithë janë varrosur dhe janë zhdukur në errësirat e varreve. Nxitoni, shpejtoni! Mblidhni mendtë e kokës sa nuk është vonë dhe filloni të bëheni gati për jetën pas vdekjes. Shpëtoni veten, shpëtoni veten!" (Ibn Xhevzi, Dhemmu'l-Heva, s. 668; Komisyon, Nadratu'n-Naim, III, 960)

Rrëfen **Aisheja** رضي الله عنها**:**

"Një herë tek mendoja rreth xhehenemit fillova të qajë. Kur më pa Profeti ﷺ në këtë gjendje më pyeti:

– Aishe, çfarë ke?

– M'u kujtua xhehenemi dhe nisa të qajë, - iu përgjigja unë. – Ju profetëve a do t'ju bie ndërmend për familjet tuaja ditën e kiametit?

I dërguari i Allahut ﷺ më dha këtë përgjigje:

*– Janë tre vende ku njeriut nuk ka për t'i rënë ndërmend për askënd përveç vetes së tij:*

*1. Teksa peshohen veprat dhe është duke mësuar nëse peshorja do të jetë e rëndë me vepra apo e lehtë,*

*2. Teksa i jepet fletorja dhe i thuhet "*...**Urdhë-**

**ro dhe lexo librin!"** (Hakka, 19)*, kur ende nuk e di se nga do t'i vijë ajo majtas, djathtas apo nga pas,*

*3. Kur të kalojë mbi urën e Siratit që gjendet mbi xhehenemin. Në të dy anët e kësaj ure do të ketë shumë kanxha dhe gjemba të ashpër. Me ato kanxha Allahu do të kap nga krijesat e Tij kë të dëshirojë dhe do ta hedh në xhehenem. Ja pra përderisa ta mësojë nëse do të shpëtojë apo jo nga këto kanxha njeriut nuk i bie ndërmend për askënd tjetër përveçse për veten e tij."* (Hakim, IV, 622/8722)

**Usejd bin Hudajr** ﵁ nga sahabet fisnikë ka qenë një njeri shumë i virtytshëm. Ai thoshte kështu herë pas here:

"Nuk kam asnjë dyshim se do të jem në xhenet në jetën tjetër në qoftë se arrij të qëndrojë vazhdimisht në këto tri gjendje:

1) Po të jem në gjendjen shpirtërore që e meriton Kurani kur e lexoj apo e dëgjoj atë nga dikush tjetër,

2) Në se më përshkon ajo gjendje shpirtërore që më përshkonte atëherë kur dëgjoja kuvendimet e Profetit,

3) Në se përjetoj vazhdimisht ndjenjat që përjetoj gjatë përcjelljes së xhenazes drejt varrezave. Po sa herë që ndodhem në ndonjë rast mortor mendoj me vete: "Çfarë do të ngjaj me ty kur të vdesësh,

ç'kanë për të bërë me ty dhe ku kanë për të çuar në fund fare?!" (Ahmed, IV, 351; Hakim, III, 326/5260)

### *Dobitë e meditimit rreth vdekjes*

Ashtu siç është shprehur edhe në hadith se ***"Vdekja mjafton si këshillë për njerëzit."***[57] tek vdekja gjenden shumë mësime për një njeri që mendon dhe merr mësim nga jeta.

Të duash pa kufi gjërat kalimtare të kësaj bote si pasurinë, postin, pozitën dhe bukuritë e nefsit dhe të jepesh me gjithë shpirt pas tyre është çelësi i të gjithë sëmundjeve shpirtërore. Smira, mendjemadhësia, dyfytyrësia dhe epshet e nefsit janë produkt i dashurisë për këtë botë. Për t'u ruajtur nga këto lloj sëmundjesh dhe shprehish shpirtërore, njëri nga ilaçet më me efekt është meditimi rreth vdekjes, varrit dhe jetës së ahiretit.

Qëllimi bazë i tasavufit është të ruhesh nga egoizmi i nefsit duke ngadhënjyer mbi të dhe të heqësh nga zemra dashurinë për këtë botë. Për këtë arsye në shumë tarikate meditimi rreth vdekjes është shndërruar në një metodë që praktikohet me këtë qëllim. Muridi[58] duhet të mendojë pesë apo dhjetë minuta rreth vdekjes ndërsa kryen dhikrin e ditës.

57. Hejthemi, *Mexhmau'z-Zevaid,* Bejrut 1988, X, 308.
58. Murid quhet personi që ka mbërritur një nivel të edukimit mistik.

Gjatë periudhës osmane varrezat ndërtoheshin brenda qyteteve, anësh rrugëve dhe në oborret e xhamive në mënyrë që njerëzit të mendonin më shumë rreth vdekjes. Një pelegrin perëndimor kur e pa këtë pamje nuk qe përmbajtur pa thënë:

***"Turqit jetojnë së bashku me të vdekurit."***

Përgatitja për jetën tjetër duke kujtuar shpesh vdekjen dhe duke shkatërruar kërkesat e nefsit e ruajnë njeriun nga pendesa që përvëlon zemrën në frymëmarrjen e fundit të kësaj jete. Zoti na njofton se njeriu që në çastin e vdekjes vjen në vete si të ishte zgjuar nga gjumi, do të thotë këto fjalë pas një pendimi të thellë:

**"...Zoti im, përse nuk më shtyve edhe pak afatin (e vdekjes), që të jepja lëmoshë e të bëhesha prej të mirëve!"** (Munafikun, 10)

Ja për të mos e përjetuar këtë pendesë të dhimbshme duke mos gjetur zgjidhjeje në atë çast, duhet të zgjohemi me kohë dhe të përgatitemi për jetën tjetër të përjetshme pa humbur asnjë rast.

**Hasan Basriu** pat marrë pjesë në një rast varrimi. Pasi mbaruan përgatitjet për varrim, ai e pyeti një njeri që kishte pranë:

- I vdekuri vallë a mendon që të kthehet sërish në këtë botë në mënyrë që të shtojë punët e mira dhe dhikrin e tij, si dhe të lutet t'i falen më shumë

gjynahet që ka vepruar?

- Po, - iu përgjigj personi që kishte pranë, - natyrisht që është duke menduar këtë gjë.

- Atëherë, - shtoi Hasan Basriu, - çfarë ka ngjarë me ne që nuk mendojmë ashtu siç mendon ai?! (Ibn Xhevzi, el-Hasenu'l-Basri)

### *Përgatitja për çastet e tmerrshme të vdekjes*

**Hasan Basri** ka thënë:

"Ka dy ditë dhe dy net për të cilat krijesat as nuk kanë dëgjuar, as nuk kanë parë ndonjëherë.

Nata e parë është nata kur mbetesh vetëm me banorët e varrit me të cilët nuk ke ndenjur ndonjëherë më parë.

E dyta është nata pas së cilës vjen agimi i kiametit e cila është nata që nuk ka të dytë pas saj.

Ndërsa dy ditët më të tmerrshme janë dita kur do të vij tek ti një lajmëtar i Zotit dhe do të njoftojë nëse Allahu është i kënaqur apo jo me ty dhe nëse ti do të shkosh në xhenet apo në xhehenem.

Dita e dytë është dita kur do të dalësh përpara Zotit duke t'u dhënë fletorja e punëve tuaja në të majtë ose në të djathtë." (Ibn Xhevzi, Zehru'l-Fatih, s. 25; Ebu Ferexh Abdurrahman, Ahvalu'l-Kubur, s. 154)

Vdekja është sprova më e madhe dhe kokëçar-

ja më e tmerrshme për njeriun. Por më e keqe se kjo është të jetosh pa çarë kokën se një ditë do të vdesësh, të mos të të vijë aspak ndërmend ajo dhe të mos kryesh punë që meritojnë të përmbushen për hir të Zotit. Njeriu i mprehtë duhet të përgatitet për vdekjen përpara se të mbërrijë çasti i saj dhe ta pastrojë nefsin e tij nga morali i keq.

**Shejh Sadi** ka thënë:

*"O vëlla, në fund edhe ti do të bëhesh dhe! Përpiqu të bëhesh modest siç është dheu para se të shndërrohesh në të!"*

**Umeri** ﷺ ka thënë:

*"Kërkojini llogari vetes përpara se të kërkojnë të tjerët llogari nga ju. Stolisuni (me vepra të mira) për ditën e prezantimit të madh (kur do të dilni të jepni llogari para Zotit). Nuk ka dyshim se llogaria që ka për të dhënë në ditën e kiametit personi që kërkonte llogari nga vetvetja në këtë botë, ka për të qenë e lehtë!"* (Tirmidhi, Kijamet, 25/2459)

Kur kufoma e trupit të përkohshëm futet në varr nuk do të vijnë së bashku me të as fëmijët, as pasuria. Ne do të varrosemi në gjirin e tokës së bashku me veprat tona. Aty trupat e vdekur dhe qefini që i mbështjell, kanë për t'u bërë dhe. Pas kanë për të mbetur vetëm me ne punët tona të mira.

**Imam Gazali ka thënë:**

“Në çastin e vdekjes do të mbetet së bashku me të vdekurin vetëm këto tre veçori:

**1) Pastërtia e zemrës,** pra purifikimi i zemrës nga papastërtitë e kësaj bote. Zoti urdhëron dhe thotë:

قَدْ اَفْلَحَ مَنْ زَكّٰيهَا

**“Ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten.”** (Shems, 9)

**2) Dhikri dhe familjarizimi me Allahun.** Zoti urdhëron dhe thotë:

اَلَا بِذِكْرِ اللّٰهِ تَطْمَئِنُّ الْقُلُوبُ

**“…Me t’u përmendur Allahu zemrat qetësohen.”** (Rrad, 28)

**3) Dashuria e ushqyer për Allahun.** Zoti urdhëron dhe thotë:

قُلْ اِنْ كُنْتُمْ تُحِبُّونَ اللّٰهَ فَاتَّبِعُونِي يُحْبِبْكُمُ اللّٰهُ
وَيَغْفِرْ لَكُمْ ذُنُوبَكُمْ وَاللّٰهُ غَفُورٌ رَحِيمٌ

**“Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që edhe Allahu të ju dojë, t’ju falë mëkatet tuaja, sepse Allahu fal dhe mëshiron shumë.”** (Ali Imran, 31)

Pastërtia e zemrës është e mundur vetëm në sajë të marifet, pra njohjes së Allahut me zemër. Njohja e Zotit arrihet vetëm në sajë të preokupimit me dhikr dhe meditim të vazhdueshëm. Ja këto tri cilësi janë veçori shpëtimtare." (Ruhu'l-Bejan, XI, 274)

Në qoftë se njeriu mund të bëjë përgatitjen e duhur për të "nesërmen", ai në këtë mënyrë fillon ta hijeshojë çastin e vdekjes së tij. Ai person nuk ka më frikë nga ky çast.

**Bishr bin Haris** ka thënë:

"Sa vend-ndalimi i bukur është varri për njeriun që i bindet Allahut."[59]

**Mevlana** është shprehur shumë bukur kur ka thënë:

*"Biri im, çdo njeri e ka vdekjen në ngjyrën e tij. Vdekja ka për t'iu dukur si një armik i frikshëm atyre që e urrejnë atë dhe janë hasmët e saj, sepse nuk mendojnë që vdekja e takon njeriun me Allahun. Ajo shfaqet si mik i atyre që janë miqësuar me të.*

*O shpirt që ia ke frikën vdekjes dhe arratisesh prej saj! Në qoftë se dëshiron të dish se si është puna dhe cila është e vërteta, dije se ti nuk ia ke frikën vdekjes në të vërtetë, por ke frikë nga vetvetja.*

59. Komision, *Nadratu'n-Naim,* III, 963; Ebu'l-Ferexh Abdurrahman, *Ahvalu'l-Kubur,* s. 155.

*Nuk është fytyra e vdekjes ajo që sheh dhe të kall datën në pasqyrën e vdekjes, por fytyra jote e shëmtuar. Shpirti yt ngjason me një pemë, gjethja e së cilës është vdekja. Çdo gjethe ndryshon sipas llojit të pemës që i përket...*"

Shkurtimisht, vdekja dhe jeta e varrit që do të vazhdojë deri në momentin e kiametit merr formë sipas gjendjes së jetës dhe veprimeve tona në këtë botë.

Për këtë Allahu në shumë ajete fisnike na sqaron rreth gjendjeve të ndryshme në këtë botë dhe në jetën tjetër. Ai dëshiron që të rrimë larg mashtrimeve të botës që një ditë do të shkatërrohet dhe do të bëhet hi e pluhur. Ai na urdhëron që të preferojmë jetën e botës tjetër e cila do të jetë e përhershme duke menduar se i afrohemi asaj çdo ditë që kalon.

Për këtë shkak njeriu e ka të domosdoshme që para se të vdesë të heq dorë nga kryerja e të gjitha mëkateve pasi ka bërë një pendesë të sinqertë dhe të kompensojë të gjithë mangësitë e tija në bindjen ndaj urdhrave dhe ndalesave të Allahut. Ai duhet t'ia kthejë pas një nga një të gjithë të drejtat që u ka nëpërkëmbur të tjerëve. Pra ai duhet të kërkojë hallall nga personat të cilët i ka fyer, ka shpifur, është tallur dhe i ka përgojuar me gjuhën e tij, që i ka dëmtuar me dorën e tij dhe për të cilët ka pasur

mendime të mbrapshta me zemrën e tij, dhe duhet të pastrohet përpara se të vdesë nga të drejtat dhe borxhet që u ka atyre.

Njeriu indiferent mund të gëzohet në këtë botë kur ua hanë të drejtën të tjerëve dhe mund të pandeh se mjerimi i tyre është lumturi, por nesër kur të vendosen peshoret e drejtësisë dhe t'i thuhet **"Ti je një i falimentuar i dobët dhe i varfër. Tani nuk ke më mundësi t'ia kthesh atë që i takon askujt dhe nuk mund të kërkosh falje prej asnjërit!"** askush nuk mund ta paramendoj se sa ka për tu bërë pishman.

Halifi emevi, **Abdulmelik bin Mervan** kur i ishte afruar shumë çasti i vdekjes pa në lagjet periferike të Damaskut një larës rrobash që mbante në duar një rrobë që po e lante mbi një gur. Ai ofshau duke menduar rreth llogarisë së tmerrshme në jetën tjetër dhe tha:

Ah sikur të kisha qenë edhe unë një rrobalarës! Ah sikur të fitoja ushqimin tim për ditë me punën e krahëve dhe të mos isha përgjegjës për zgjidhjen e punëve drejtuese të kësaj bote." (Imam Gazali, Ihja, VI, 114)

Me gjithë meditimin rreth tmerrit të vdekjes dhe përgatitjen për të duhet që asnjë çast të mos e heqim shpresën tonë ndaj mëshirës së Zotit.

Rrëfen **Ukbe Bezzar** se:

"Një bedevi pa një të vdekur që po e çonin ta varrosnin. Ai u drejtua nga xhenazja dhe tha:

– Urime o i vdekur, i lumi ti!

Për çfarë je duke e uruar? – e pyeta unë dhe ai mu përgjigj:

***Si të mos e uroj personin e vdekur që është duke shkuar drejt burgut (varrit) të Zotit që është aq shumë bujar dhe fisnik? Ai do të takohet me Zotin që di të gostisë pa masë të ftuarit e Tij dhe të fal për çdo gjë ata..»***

Nuk kisha dëgjuar fjalë më të bukura deri atë çast." (Ebu'l-Ferexh Abdurrahman, Ahvalu'l-Kubur, s. 155)



# MEDITIMI RRETH KURANIT

Kurani, i shpallur mëshirë për njerëzimin, është një portë e mrekullueshme që çelet për thellësitë e botës së meditimit për besimtarët e përshpirtshëm. Ai është një horizont i paanë. Gjuha e tokës dhe e qiellit. Thesari i pafund i frymëzimit që ushqen shpirtin me argumentet e tija plot urtësi. Mrekullia gjuhësore me të cilën u favorizua njeriu.

Mijëra vepra të shkruara për një periudhë 1400 vjet e kusur në literaturën islame janë vetëm që të thellohet në kuptimin e një "Libri" dhe për ta njohur më afër një "Njeri".

# MEDITIMI RRETH KURANIT

Njeriu është i prirë drejt meditimit për nga natyra e tij, por ai ka nevojë për një udhërrëfyes që do ta shpëtojë mendjen e tij nga kufijtë e ngushtë të përllogaritjeve të nefsit dhe do ta udhëzojë drejt punëve të mira. Udhërrëfyesi dhe udhëheqësi më i sigurt është libri i Allahut, Kurani fisnik dhe komentatori praktik i tij, Profeti, i dërguari i Allahut ﷺ.

Veçanërisht Kurani, i shpallur mëshirë për njerëzimin është një portë e mrekullueshme që çelet për thellësitë e botës së meditimit për besimtarët e përshpirtshëm. Ai është një horizont i paanë. Gjuha e tokës dhe e qiellit. Thesari i pafund i frymëzimit që ushqen shpirtin me sqarimet e tija plot urtësi. Mrekullia gjuhësore me të cilën u favorizua njeriu.

Kurani fisnik është komentari mbi njeriun dhe universin. Universi, njeriu dhe Kurani janë tri botë që lidhen në mënyrë të ndërsjellë me njëra-tjetrën dhe që e shpjegojnë më mirë se çdo gjë tjetër njëratjetrën. Ai që thellohet në Kuran lexon vetveten dhe favoret e Zotit; fillon të shfletojë fletët plot urtësi të

gjithësisë. Sa e sa enigma hyjnore marrin kuptim në sytë e tij, ndërsa nga zemra çelen dritaret drejt horizonteve.

Në Kuran gjendet ilaçi i shërimit të ndjenjave egoiste që e tërheqin zvarrë njeriun drejt shkatërrimit. Në Kuran gjendet edhe shërimi i rënies në pavirtytshmëri që e ul njeriun edhe më poshtë se sa kafsha. Mesa që duhet marrë që ndjenjat e drejtësisë të mos shndërrohen në dhunë gjendet po ashtu në Kuran. Shkurtimisht receta më e madhe që i nevojitet njeriut në çdo situatë, është në Kuranin fisnik.

### *Allahu ia mësoi Kuranin*

Kurani është dhurata më e madhe që Allahu i ka dhuruar njerëzimit. Në ajetet fisnike thuhet:

**"Rrahmani që të mëson Kuranin. Ai e krijoi njeriun dhe i mësoi si të shprehej."** (Rrahman, 1-4)

Zoti ia ka mësuar njeriut Kuranin si një shprehje e madhe e mëshirës së Tij të pafund dhe i ka mësuar atij në këtë mënyrë sa e sa enigma dhe urtësi. Atëherë njeriu së pari duhet të mësojë Kuranin dhe të zbulojë botën e tij të brendshme brenda këtyre udhëzimeve hyjnore, ndërsa më pas duhet të përpiqet që të bëhet një Kuran i gjallë në çdo sjellje dhe veprim të tijin. Më pas ai duhet të përpiqet që t'ia komunikojë atë me një gjuhë elokuente dhe të qartë të gjithë njerëzimit.

## *Të gjithë librat vetëm për një LIBËR të vetëm*

Mijëra vepra të shkruara për një periudhë 1400 vjet e kusur në literaturën islame janë vetëm që të thellohet në kuptimin e një **"Libri"** dhe për ta njohur më afër një **"Njeri"**. Sikur të gjitha pemët në tokë të ishin lapsa dhe të gjithë detet bojë shkrimi, nuk do të ishte e mundur që të numërohen dhe të tregohen të gjithë të vërtetat dhe urtësitë që përmban Kurani fisnik.[60] Tek ai gjendet kodi i të gjithë shkencave dhe urtësive. Tek ai ndodhet edhe çelësi i lumturisë në të dy botët.

Kurani përherë ecën para, ndërsa shkencat humane e ndjekin atë nga pas. Çdo zbulim shkencor saktëson dhe komenton të vërtetat e Kuranit.

Zoti urdhëron dhe thotë:

**"Ne do t'u bëjmë atyre të mundshme që të shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre deri sa t'u bëhet e qartë se Kurani është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë?"** (Fusilet, 53)

Për sa kohë të vazhdojnë hulumtimet mbi Kuranin Fisnik do të dalin në pah sa e sa mrekulli të reja. Pasi që **i dërguari i Allahut** ﷺ na ka njoftuar se shkencëtarët nuk mund të ngopen me Kuranin,

60. Llukman, 27.

se ai nuk e humb freskinë e tij për shkak të leximeve të shpeshta dhe se anët e tij që e mahnitin dhe e habisin njeriun nuk kanë për të sosur kurrë.[61]

## KURANI DUHET LEXUAR DUKE MEDITUAR RRETH KUPTIMIT TË TIJ

Dijetarët myslimanë kanë thënë se qëllimi i leximit të Kuranit është meditimi rreth urtësive dhe kuptimeve të tija dhe veprimi në përputhje me ato që lexohen.

Nuk ka ndonjë gjë më të vlefshme për forcën e mendimit tek njeriu se sa leximi i Kuranit fisnik, sepse Kurani është fjala e Allahut që di çdo pozitë dhe situatë në të cilën gjendet njeriu. Pra Kurani i mundëson njeriut që ta njoh më mirë veten e tij duke i vënë përpara pasqyrën e tij. Për këtë shkak çdo besimtar duhet ta lexojë Kuranin sa më shpesh dhe të meditojë rreth qëllimit që ka pasur Allahu në shpalljen e Tij.

Të mendosh dhe ta lexosh me kujdes një ajet fisnik është më mirë sesa ta lexosh Kuranin nga fillimi deri në fund pa menduar aspak rreth kuptimit të asaj që lexojmë. Pasi që në çdo fjalë të Kuranit gjenden enigma të pallogaritshme. Njeriu mund t'i zbulojë ato enigma vetëm me anë të një zemre të qashtër që arrihet me meditim të hollë, moral të

61. Tirmidhi, Fedailu'l-Kuran, 14; Darimi, Fedailu'l-Kuran, 1.

lartë dhe kryerje të veprave të mira.

Zoti urdhëron dhe thotë:

**"...Ne parashtruam argumente të qarta në mënyrë që të merrni mësim."** (Nur, 1)

**"Libër i begatshëm që ta shpallëm që njerëzit t'i studiojnë argumentet e tij dhe ata që kanë mend të marrin mësim prej tij."** (Sad, 29)

**"A nuk e studiojnë ata Kuranin me vëmendje? Apo ata kanë zemra të kyçura?"** (Muhamed, 24)

Kur e pyetën **të dërguarin e Allahut ﷺ:**

-Cili është zëri dhe mënyra e leximit më e përshtatshme dhe më e bukur për Kuranin?

Ai ﷺ u përgjigj:

*"-Zëri dhe leximi i personit që kur dëgjon të lexohet Kurani, frikësohet nga Allahu."* (Darimi, Fedailu'l-Kuran, 34)

Në krye të punëve tek të cilat të cyt shejtani është leximi i Kuranit, sepse njeriu që lexon Kuranin dhe mendon rreth premtimeve, kërcënimeve, ajetet e qarta dhe shpjegimet e tij jepet me një dëshirë më të zjarrtë pas kryerjes së punëve të mira. Ai i shmang më shumë gjërat e dyshimta dhe haramet. Meqë leximi i këtillë i Kuranit është një ndër veprat më të mira, shejtani përpiqet me

gjithë fuqinë që ka ta largojë njeriun nga Kurani. Ja pra, mbështetur në këtë urtësi është urdhëruar që përpara se të fillohet me leximin e Kuranit të thuhet istiadhe « أَعُوذُ بِاللّٰهِ مِنَ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمِ ». Në ajetin fisnik thuhet:

**"Kur të lexosh Kuranin, kërko mbrojtjen e Allahut prej djallit të mallkuar!"** (Nahl, 98)

## *Si e lexonte i dërguari i Allahut ﷺ Kuranin?*

**I dërguari i Allahut** ﷺ e lexonte Kuranin fisnik me dinjitet dhe me përshpirtshmëri. Ai meditonte rreth kuptimeve të ajeteve fisnike dhe i praktikonte menjëherë në jetë urdhrat e Kuranit. Sa i përket ajeteve që flasin rreth tesbihut të Allahut, ai shprehej se Zoti është larg çdo mangësie dhe ceni duke thënë "Subhanallah". Kur lexonte ajetet e duave, ai i lutej Allahut nëpërmjet tyre. Kur lexonte ajetet që të strehohej nën mbrojtjen e Zotit, ai kërkonte strehim prej Tij.[62]

Ndodhte që fokusohej aq shumë rreth një ajeti fisnik sa meditonte dhe lutej deri në mëngjes duke e lexuar atë.

Raporton **Ebu Dher** رضي الله عنه se:

I Dërguari i Allahut ﷺ një mbrëmje tek sa falej

62. Muslim, Musafirin, 203; Nesai, Kijamu'l-Lejl, 25/1662.

në kijam[63] rrinte duke lexuar këtë ajet deri sa erdhi mëngjesi:

اِنْ تُعَذِّبْهُمْ فَاِنَّهُمْ عِبَادُكَۚ وَاِنْ تَغْفِرْ لَهُمْ
فَاِنَّكَ اَنْتَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ

**"Nëse i dënon, në të vërtetë ata janë robërit e Tu, dhe nëse i falë, Ti je i gjithëfuqishmi, i urti."** (Maide, 118) (Nesai, Iftitah, 79; Ahmed, V, 156)

Po ashtu një ditë i dërguari i Allahut ﷺ lexoi ajetin e mësipërm dhe ajetin e mëposhtëm:

**"Zoti im! Idhujt kanë bërë që shumica e njerëzve të shkojnë në rrugë të gabuar, prandaj kush më pason mua ai është i imi..."** (Ibrahim, 36). Pastaj ngriti duart dhe filloi të lutej me fjalët:

*"Allahu im! Po umeti im, umeti im!"* Teksa thoshte këto fjalë nga sytë i rridhnin lot. Zoti atëherë i tha melekut:

*"-O Xhebrail! Zoti e di shumë mirë arsyen që është duke qarë, por shko tek Muhamedi dhe pyete atë vetë përse është duke qarë!"*

Xhebraili عليه السلام shkoi dhe e pyeti dhe i dërguari i Allahut ﷺ i tha se po qante për shkak të shqetësimit që kishte për umetin e tij. Pas këtyre fjalëve Allahu tha:

63. Pozicioni gjatë namazit kur besimtari qëndron në këmbë.

*"-O Xhebrail, shko tek Muhamedi dhe lajmëroje atë me këtë sihariq: Ne do të bëjmë që ti të mbetesh i kënaqur me umetin tënd dhe nuk kemi për të lënë të mërzitesh."* (Muslim, Iman, 346)

Ja pra, sa i mëshirshëm dhe i dhënë pas umetit të tij ishte i dërguari i Allahut ﷺ. Duke medituar mirë rreth këtij hadithi ne duhet të llogarisim se sa dashuri ushqejmë ne rreth Tij dhe sa e jetojmë praktikën e tij profetike si shenjë e dashurisë sonë.

**Abdullah bin Mesud** رضي الله عنه rrëfen:

Një ditë i dërguari i Allahut ﷺ më tha:

*-A do të lexoje Kuran të dëgjoja?*

-O i dërguari i Allahut, - i thashë unë, - si të lexojë unë Kuran para jush të cilit Zoti ua ka shpallur Kuranin?

*-Unë* - tha Profeti ﷺ - *kam dëshirë ta dëgjojë atë tek e lexon një person tjetër.*

Unë nisa të lexojë suren Nisa dhe kur lexova ajetin 41 të saj që thotë: **"Ç'do të ndodhë me ta atëherë kur për çdo bashkësi do të thërrasim nga një dëshmitar, ndërsa ty do të thërrasim dëshmitar për bashkësinë tënde!"** profeti më tha:

*"-Kaq mjafton!"*

Kur ngrita sytë, pashë që ai po qante pa zë. (Buhari, Tefsir, 4/9; Muslim, Musafirin, 247)

Edhe **Aisheja** ﵂ rrëfen një panoramë të tillë të butësisë së zemrës së Profetit dhe horizontit të tij meditues:

“Një mbrëmje i dërguari i Allahut ﷺ më tha:

*“-O Aishe! Më jep leje që këtë mbrëmje ta kalojë duke adhuruar Zotin!”*

-Vallahi - u përgjigja unë - do të kisha dashur shumë që të ishim bashkë, por më shumë pëlqej atë gjë që të bën ty të lumtur.

Profeti u ngrit, morri abdest dhe filloi të falej në namaz. Qante... Ka qarë aq shumë sa që iu lagën rrobat, mjekra e tij e bekuar madje edhe vendi ku binte në sexhde. Ndërsa ishte në këtë gjendje u dëgjua zëri i Bilalit ﵁ që thërriste ezanin e sabahut. Kur pashë Profetin të qante ashtu, i thashë:

-O i dërguari i Allahut! Përse qani kështu përderisa Zoti ua ka falur si mëkatet e kaluara, edhe ato që mund të bëni në të ardhmen?

I dërguari i Allahut ﷺ mu përgjigj:

*“-A të mos bëhem një rob i Allahut që e falënderon Atë shumë për këtë gjë? Vallahi sot më janë shpallur ajete të tilla që mjerë ata që i lexojnë dhe nuk meditojnë rreth tyre!”* Pastaj lexoi këto ajete kuranore:

**“Në krijimin e qiejve e të tokës, në ndryshimin e natës dhe të ditës, ka argumente të**

**qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt. Ata që Allahun e përmendin kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës duke thënë: Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i lartësuar qofsh, na ruaj prej dënimit të zjarrit!"** (Ali Imran, 190-191)" (Ibn Hibban, Sahih, II, 386; Alusi, Ruhu'l-Meani, IV, 157)

Mbrëmjen që të dërguarit të Allahut iu shpallën këto ajete fisnike ai pat qarë deri në mëngjes me lot sa copa margaritarësh të cilët do t'i kishin pasur zili edhe yjet. Lotët e besimtarëve që do të pikojnë kur ata meditojnë rreth shfaqjeve të fuqisë dhe madhështisë hyjnore, do të shndërrohen me favorin e Allahut në stolitë e netëve kalimtare, në dritën e errësirës së varrit dhe inshallah, në vesën e kopshteve të xhenetit.

I dërguari i Allahut pat shprehur me këto fjalë nevojën dhe vlerën e leximit të Kuranit fisnik duke menduar rreth asaj që lexojmë dhe duke rrokur enigmat e saj:

*"...Në qoftë se një grup njerëzish mblidhen në një nga shtëpitë e Allahut, lexojnë librin e Allahut dhe kuvendojnë mes tyre në lidhje me ato që lexojnë, atëherë mbi ta zbret qetësia, i kaplon mëshira dhe i rrethojnë melekët. Allahu i përmend ata njerëz me melekët që e rrethojnë Atë."* (Muslim, Dhikr, 38; Ebu Davud, Vitr, 14/1455; Tirmidhi, Kiraet, 10/2945)

*"Njeriu që e lexon Kuranin nga fillimi në fund në një kohë më pak se tre ditë nuk e kupton atë siç duhet dhe nuk mediton rreth tij ashtu siç duhet."* (Ebu Davud, Vitr, 8/1390; Tirmidhi, Kiraet, 11/2949; Darimi, Salat, 173)

*"Lexoje Kuranin në mënyrë që ai të të ruajë ty nga të këqijat! Në qoftë se ai nuk të ruan ty prej tyre, atëherë ti nuk e ke lexuar atë ashtu siç duhet."* (Ahmed bin Hanbel, Zuhd, s. 401/1649)

### *Mënyra si e lexonin sahabet Kuranin*

Sahabet e kanë lexuar Kuranin duke medituar rreth tij që ta kuptonin atë, duke menduar thellë rreth ajeteve të Allahut dhe duke i praktikuar ato në jetën e tyre. Shembulli më tipik i kësaj janë këto fjalë të **Umeri**t ﵁:

*"Suren Bekare e kam përfunduar së lexuari pas 12 vjetësh dhe si falënderim për këtë gjë kam therur një deve."* (Kurtubi, I, 40)

Dhe djali i Umerit ﵁, Abdullahu, qe përpjekur plot 8 vjet që t'i mësonte dhe t'i praktikonte në jetën e tij të gjithë ajetet e sures Bekare. (Muvata, Kuran, 11)

Sahabet e lexonin Kuranin fisnik duke i mësuar siç duhet rregullat që përmbanin ajetet e tyre dhe ato që kishin të bënin me to. Ata thelloheshin

në ajetet fisnike duke medituar dhe i përcillnin ato në jetën e tyre. (Kettani, Teratib, II, 191)

Një person shkoi tek **Zejd bin Thabit** رضي الله عنه dhe e pyeti se ç'mendonte rreth bërjes hatme të Kuranit brenda një jave. Pasi Zejdi iu përgjigj se kjo është gjë që mund të bëhet, pat shtuar:

Vetëm se unë pëlqej të bëj hatme një herë në 15 apo në 20 ditë. Nëse më pyet rreth arsyes kjo për faktin se në këtë mënyrë unë mendojë më shumë rreth Kuranit dhe i kuptoj më mirë ajetet." (Muvatta, Kuran, 4; Ibn Abdilberr, Istidhkar, Bejrut 2000, II, 477)

**Abdullah bin Mesud** رضي الله عنه ka thënë:

*"Kush dëshiron të nxë dituri le të meditojë rreth kuptimeve të Kuranit! Le të thellohet rreth komenteve dhe mënyrës se si lexohet ai! Kurani përmban si dijet e mëparshme, ashtu edhe ato të mëvonshme."* (Hejthemi, VII, 165; Bejhaki, Shuab, II, 331)

Një bedevi e pati dëgjuar vetë nga goja e bekuar e Profetit ajetet fisnike:

**"Ai që ka punuar edhe një grimcë punë të mirë ka për tu përballur me të. Ai që ka punuar edhe një grimcë punë të keqe ka për tu përballur me të."** (Zilzal, 7-8)

Ai e pyeti me habi të madhe Profetin:

-O i dërguari i Allahut, edhe sa pesha e një grimce?!"

I dërguari i Allahut ﷺ iu përgjigj:

*"-Po."*

Bedeviut i ndërroi ngjyra e fytyrës dhe filloi të rënkonte dhe thoshte:

Vaj medet për fajet e mia!

Ai i përsëriste sa herë këto fjalë dhe ajetet që sapo kishte dëgjuar:

Me këtë rast Profeti pat thënë:

*"-Imani ka hyrë në zemrën e këtij bedeviu."* (Sujuti, ed-Durru'l-Menthur, VIII, 595)

## *Mënyra e leximit të Kuranit nga miqtë e Zotit*

**Fudajl bin Ijaz** -kuddise sirruh- ka thënë:

"-Kurani është shpallur që të punohet sipas tij, kurse njerëzit e kanë bërë shprehi të rrinë vetëm duke e lexuar atë!

"Si punohet me Kuranin?" - e pyetën.

"-Të pranosh hallall ato që Kurani thotë se janë hallall dhe haram ato që Kurani thotë se janë haram, t'i zbatosh ato në jetë, të ndjekësh urdhrat e tij, të mos kryesh ato që i ndalon ai dhe të madhërosh Allahun kur lexon në të gjëra që të mahnisin." - u përgjigj ai. (Hatib el-Bagdadi, Iktidau'l-Ilmi'l-Amele, s. 76)

Vetëm në një ajet të Kuranit gjenden sa e sa kuptime të thella. **Imam Shafi** -rahmetullahi alejhka thënë:

"Në qoftë se njerëzit do të meditonin rreth sures Asr, vetëm kjo sure do të mjaftonte të shpallej." (Ibn Kethir, Tefsir, [Asr Suresi])

**Asmai**, një nga dijetarët e mëdhenj islam, transmeton këtë kujtim të tijin në lidhje me meditimin rreth Kuranit:

Një bedevi shkoi tek halifi Hisham bin Abdulmelik, i cili i tha bedeviut:

-Më këshillo ndonjë gjë, o bedevi!

Bedeviu e këshilloi me këto fjalë duke bërë që meditimi i halifit të orientohej drejt Kuranit:

-***Të mjafton vetëm Kurani si këshilltar!*** Kërko mbrojte nga Allahu për shejtanin e mallkuar. Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëmadh:

**"Të mjerët ata që masin e peshojnë mangët. Që kur matin për vete e plotësojnë. Kur matin për të tjerët ua lënë mangët. A nuk e dinë ata se kanë për t'u ringjallur? Në ditën e madhe. Ditën kur njerëzit ngrihen** (prej varrezave) **për të dalë para Zotit të botëve."** (Mutaffifin, 1-6)"

Bedevi shtoi edhe këto fjalë:

"-Zotëri, ky është dënimi i personave që vjedhin në kile dhe në masë. Pa mendoni ju për dëni-

min e atyre që marrin për vete gjërat mbarë në mënyrë të padrejtë." (Ibn Abdirabbih, Bedevi Arapların Özdeyi ve Adetleri, Istanbul 2004, s. 57)

**Muhamed Hadimi** një nga dijetarët e njohur osmanë ka thënë:

"Rruga e vetme e shpëtimit nga çdo lloj problemi, kokëçarjeje dhe fatkeqësie është të kapesh pas Kuranit dhe ta zbatosh atë në jetë. Kryeni sa më shumë ibadete dhe tregoni bindje. Praktikoni veçanërisht adhurimet më të vyera që është leximi i Kuranit me edukatë, sipas rregullave të leximit dhe duke menduar rreth asaj që lexon. Leximi i Kuranit në këtë mënyrë është si të flasësh me vetë Allahun." (Hadimi, Mexhmuatu'r-Resail, s. 112, 194, 200)

## SHEMBUJ MEDITIMI NGA KURANI FISNIK

### *Meditimi rreth dijes së Allahut*

Në shumë ajete të Kuranit Fisnik ceken dija e pafund e Zotit dhe ftohet njeriu të meditojë rreth saj.

Në ajetin fisnik thuhet:

**"Çelësat e fshehtësive janë vetëm tek Ai dhe enigmën** (gajb) **nuk e di kush përveç Tij. Ai di ç'ka në tokë dhe në det. Ai di çdo gjeth që bie dhe nuk ka kokërr në thellësi të tokës, as e njomë dhe as e thatë që nuk është** (shënuar) **në**

**librin e qartë** (Levhi - Mahfudh)**.”** (Enam, 59)

Kur një besimtar e lexon këtë ajet fisnik duhet të ndal një çast dhe të mendojë: ka sa e sa thesare të gajbit të pahapura, që ende nuk kanë ndodhur dhe që ende nuk ka mbërritur tek to shkenca e njeriut, por çelësi i të gjithë këtyre ndodhet vetëm tek Allahu. Ata nuk njohin tjetër përveç se Zotit. Allahu jo vetëm që i di gjithë këto të fshehta, por Ai di gjithashtu të gjithë krijesat që ekzistojnë me të gjithë pjesët dhe imtësitë që ato kanë. Nuk ka asnjë gjethe të vetme që bie dhe Zoti të mos e di se kur dhe ku do të bie dhe sa herë rrotullohet ajo në ajër para se të bjerë.

Zoti di kur do të lëshojë filiza fara që bie në tokë dhe se kush ka për të ngrënë nga frytet e saj. Dija e Allahut përfshin gjithçka që shihet dhe nuk shihet me sy, që mendohet apo ndjehet, e madhe apo e vogël qoftë, shkurtimisht çdo gjë që ka ngjarë dhe do të ndodhë, të fshehtë apo të njohur me gjithë tërësinë dhe imtësitë e tyre.[64]

Kur lexohet ajeti fisnik i mësipërm, fantazia e njeriut hap krahët drejt horizonteve të njohura e të panjohura, drejt botëve që shihen apo që nuk shihen. Ai rrotullohet dhe ndal në të panjohurat e tokës dhe në thellësitë e pafund të deteve. Ai ndjek

64. Muhammed Hamdi Yazır, *Hak Dini,* III, 1947; Ebu Hayyan, IV, 145-146, (En'am, 59).

hap pas hapi dijen dhe artin e Allahut në çdo skaj të universit pa fund e anë dhe përtej kufijve të botës që shohim. Ai kundron gjethet e panumërta që bien nga të gjithë pemët në tokë. Allahu sheh çdo gjeth që këputet atje, këtu, andej. Nga shikimi i Allahut nuk shpëton asnjë copë e fshehur në thellësitë e tokës. Çdo gjë e thatë apo e njomë në universin pa kufij lëviz në përputhje me urdhrin e Tij.

Ky është udhëtimi që të merr mendjen dhe e zhyt logjikën në habi. Udhëtimi drejt reve të kohës, horizonteve të hapësirës, botëve që shihen dhe nuk shihen, që dihen dhe nuk dihen. Largësia e këtij udhëtimi është më se i gjatë, sipërfaqja e tij është më se e gjerë. Fantazia e njeriut është e paaftë të arrijë të paktën ta mendojë këtë fushë ashtu siç duhet. Vetëm se kjo tablo e mrekullueshme është përshkruar në mënyrë shumë të përpiktë, të plotë dhe të përgjithshme me disa fjalë të ajeteve të mësipërme. (Sejjid Kutub, Fi Dhilal, II, 1111-1113, [Enam, 59])

Për sa kohë që njeriu mediton në këtë mënyrë rreth Kuranit fisnik dhe universit, arrin të perceptojë sadopak edhe dijen dhe fuqinë e Zotit. Ata që qëndrojnë larg meditimit kalojnë një jetë **nefsani**, të privuar nga enigmat dhe urtësitë hyjnore deri sa një ditë zhduken.

**Sadi Shirazi** ka thënë:

*"Në vështrimin e të urtëve çdo gjethe e pe-*

*mëve të blerta është një libër i marifetullahut. Për indiferentët të gjitha pemët nuk janë të barabartë me një gjethe."*

Zoti ka thënë kështu në një ajet tjetër fisnik:

**"Ai e di ç'ka në tokë dhe ç'del prej saj dhe ç'zbret prej qiellit e ç'ngrihet drejt tij; Ai është Mëshiruesi, Mëkatfalësi."** (Sebe, 2)

Kur lexohen këto ajete fisnike drejt intelektit njerëzor vërshon fantazia e trupave, lëvizjeve, formave dhe kuptimeve të panumërta. Vetëm t'i rrok mendja është e pamundur. Nuk është e mundur as të numërohen dhe të zbulohen pjesa që ngjan në një çast e këtyre dukurive rreth të cilave flasin ajetet. Sikur të gjithë njerëzit të mblidheshin që ta bënin këtë dhe t'ia kushtonin gjithë jetën e tyre realizimit të kësaj gjëje, ata nuk do të kishin fuqi të konstatonin se sa objekte zbresin në tokë vetëm në atë "çast" dhe sa të tjera ngrihen drejt qiellit.

Vallë ku hyjnë ato në thellësitë e tokës? Sa e sa fara bien në prehrin e tokës? Sa pika ujë, molekula të gazta dhe rreze radioaktive përthithen brenda tokës së paanë? Po, sa e sa gjëra hyjnë brenda tokës! Të gjitha nën urdhrin dhe caktimin e Zotit…

Sa e sa gjëra dalin nga toka? Sa e sa bimë çelin filizat e tyre? Në ajetin fisnik thuhet:

**"A nuk e shohin ata tokën se sa shumë**

**lloje bimësh të dobishme bëjmë të mbijnë prej saj?”** (Shuara, 7)

**“Ne bëjmë që shiu të reshojë. Pastaj bëjmë që toka të çahet dhe prej saj të rriten bimët, vilat e rrushit, perimet, ullirin dhe hurmën, kopshte me pemë të ngarkuara me fruta dhe lugina. Të gjitha që prej tyre të kini dobi ju dhe bagëtia që mbani.”** (Abese, 25-32; Kaf, 7-11)

Sa e sa burime shpërthejë nga toka? Sa e sa vullkane shpërthejnë magmën e tyre përjashta? Sa e sa gazra avullohen? Sa e sa buburreca dalin mbi sipërfaqen e tokës nga foletë e tyre?

Sa mësimdhënëse është fakti që kur bie dëbora dhe ajo mbulon gjithçka, gjallesa të panumërta strehohen në prehrin e tokës dhe qëndrojnë aty gjallë dhe shëndoshë për një kohë të gjatë nëpërmjet mbrojtjes së Zotit. Zoti ynë e ka bërë tokën si një djep për këto gjallesa. Për këtë arsye kur dëbora shkrin, ne nuk shohim stiva me kufomat e atyre gjallesave mbi sipërfaqen e tokës. Të gjithë ato krijesa dalin mbi sipërfaqen e tokës dhe vazhdojnë jetën e tyre.

Sërish po të rrimë dhe të mendojmë sa e sa fuqi, engjëj, shpirtra dhe lutje ngrihen lart në qiell nga toka. Sa e sa gjëra që i shohim me sy apo nuk i shohim… sa e sa krijesa me shpirt dhe pa shpirt vetëm një pjesë së të cilave e di njeriu i cili

për pjesën më të madhe të tyre as që nuk i shkon ndërmend...

Vallë çfarë zbret nga qielli në tokë? Nga njëra anë pika shiu, shi meteorësh, rreze djegëse dhe ndriçuese, nga ana tjetër sa e sa shigjeta "zbatime vendimesh hyjnore" (kaza), "paracaktime" (kader) dhe mëshirë hyjnore... një pjesë përfshin të gjithë krijesat, ndërsa pjesa tjetër përfshin vetëm një pjesë të robërve të mirë...

Të gjitha këto gjëra ngjajnë brenda një sekonde. Vallë a mund t'i rrokë mendja e njeriut të gjithë dukuritë që ndodhin në një çast? Sa do ditë nga jeta të shpenzojë njeriu, ai nuk arrin t'i numërojë këto dukuri. Ndërsa dija e Allahut që është e pakufishme, që tejkalon limitet e mendjes dhe nuk njeh pengesë i përfshin të gjitha këto dukuri duke e ditur se kur dhe ku kanë për të ngjarë ato. **Atëherë duhet që të mos harrojmë asnjë çast se ndjenjat, qëllimet dhe rrahjet e zemrave janë të gjitha nën mbikëqyrjen e Allahut.** (Sejjid Kutub, Fi Zilal, V, 2891-2892, [Sebe, 2-3])

## SURJA VAKIA

Duhet medituar thellë rreth çdo sureje dhe çdo ajeti të Kuranit Fisnik. Por ne këtu vetëm sa për ilustrim do të ndalemi mbi disa ajete fisnike të sureve Vakia, Neml dhe Rrum:

Allahu ﷻ e fillon shpalljen në suren Vakia duke treguar rreth tmerrit të ditës së kiametit. Ai na njofton se atë ditë disa njerëz kanë për t'u lartësuar, ndërsa të tjerët për t'u nënçmuar. Ai sqaron se pas dhënies së llogarisë, njerëzit do të ndahen në tre grupe.

Pastaj Zoti përshkruan me një hijeshi dalldisjeje begatitë e pangjashme që do të arrijnë robërit e afërt të Zotit që rendnin për të kryer çdo punë të mirë dhe njerëzit e mirë të cilëve do t'u dorëzohen regjistrat e punëve të kësaj bote në krahun e djathtë.

Më pas përshkruhen dënimet e dhimbshme dhe tmerruese të të pafatëve të cilëve do t'u jepen fletoret nga e majta. Ai dëshiron që robërit e Tij të qëndrojnë larg mëkateve pasi kanë lexuar rreth këtyre pamjeve rrëqethëse.

Më pas Zoti i tërheq vëmendjen robërve të Tij që të mos bien në këtë situatë të dhembshme duke i ftuar që të meditojnë rreth:

### *Krijimi i njeriut*

**"Ne e kemi caktuar ndërmjet jush vdekjen dhe s'ka kush të na pengojë. Që t'ju zëvendësojmë me të tjerë si ju dhe t'ju krijojmë rishtazi në një mënyrë që ju nuk e dini."** (Vakia, 57-59)

Sa art madhështor hyjnor është formimi i trupit të njeriut nga një grimcë uji aq e vogël, por e pajisur me sisteme aq të koklavitura që punojnë në mënyrë aq harmonike me njëra-tjetrën.

## *Vdekja dhe ringjallja*

**“Ne e kemi caktuar ndërmjet jush vdekjen dhe s’ka kush të na pengojë. Që t’ju zëvendësojmë me të tjerë si ju dhe t’ju krijojmë rishtazi në një mënyrë që ju nuk e dini.”** (Vakia, 60-61)

E vërteta e vdekjes... Asnjë njeri nuk ikën dot prej saj... po të dëshirojë Zoti i shkatërron mohuesit e Tij dhe sjell në këtë botë një popull më të mirë.

**“Ju e keni të njohur zanafillën e parë, prandaj përse nuk mendoni.”** (Vakia, 62)

Zoti që bëri në një mënyrë kaq të mrekullueshme krijimin e parë, prandaj është i aftë ta rikrijojë njeriun nga e para. Duke menduar këto gjëra ne duhet të përgatitemi për jetën tjetër dhe për ringjalljen.

## *Fara dhe bima*

**“A nuk e shihni atë që mbillni? Ju e bëni të mbijë apo Ne? Sikur Ne të dëshironim, do ta bënim atë të thyer e ju do të mbeteshit gjithmonë të habitur** (duke thënë)**: S’ka dyshim se jemi**

**të dëmtuar. Mbetëm të varfëruar."** (Vakia, 63-67)

Ne duhet të shohim e të marrim mësim nga të mbjellat, pemët dhe bimët përreth nesh dhe t'i kundrojmë ato me habi si begatitë dhe arti krijues i Allahut. Po të mos dhurojë Zoti, të gjithë përpjekjet dhe masat e marra nga njeriu shkojnë më kot dhe asnjë fije bari nuk gjelbëron.

Për një çast le të mendojmë se i gjithë gjelbërimi rreth nesh shndërrohet në fije të thatë… Si do të ishte errësuar kjo jetë në çast!..

### *Uji i pijshëm*

**"A e shihni ujin që pini? Ju e lëshoni atë prej reve apo Ne? Sikur Ne të dëshironim do ta bënim ujin e shiut të kripur, prandaj përse nuk falënderoni?"** (Vakia, 68-70)

Uji pastër që reshojnë retë është një qerasje e madhe e Zotit për njeriun. Në qoftë se ai do të ishte **ujë i rëndë**, askush nuk do ta shijonte. Po të pllakoste thatësira kush do të mundte t'i bashkonte retë dhe të bënte që prej tyre të pikonte shiu?!.

### *Zjarri*

**"A e keni parë zjarrin që ndizni? Ju e krijuat drurin për të apo Ne? Ne e bëmë atë përkujtim** (për zjarrin e xhehenemit) **dhe të nevoj-**

**shëm për njerëzit.”** (Vakia, 71-73)

Duhet menduar me të vërtetë se kush e ka krijuar zjarrin dhe pemët që ai djeg, të cilët të dy janë shumë të dobishëm për jetën e njeriut?

Pa shih fuqinë e Allahut që bën që nga pema e gjelbër të ndizet flaka e zjarrit!.. Pa mendo për natyrën e zjarrit… si ndizet flakë, si djeg?!.

Udhëtarët e shkretëtirave strehohen pranë zjarrit gjatë netëve të ftohta dhe të errëta. Zjarri është një mjet i pazëvendësueshëm ngrohjeje, ndriçimi dhe gatimi për udhëtarët. Në të vërtetë të gjithë njerëzit kanë nevojë për zjarrin. Të jetosh pa zjarr është shumë e vështirë.

Për këtë arsye zjarri është dukuria nga e cila mund të merret mësim, si dhe një nevojë e domosdoshme siç janë toka, uji dhe ajri. I dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*“Myslimanët janë ortakë me njëri-tjetrin në tre gjëra: ujë, bar dhe zjarr.”* (Ebu Davud, Buju, 60/3477)

Nga ana tjetër duke parë zjarrin duhet të na kujtohet xhehenemi… sa mësimdhënës është fakti që shtresa e magmës poshtë nesh është një det i mrekullueshëm zjarri, ndërsa dielli mbi ne një top madhështor zjarri… sa do ta falënderojmë Zotin që na ka dhuruar kushtet e një jete të qetë dhe të freskët mes këtyre dy zjarreve të mëdha, prapë pak është!..

Përpara këtyre begative njeriu duhet ta lavdërojë Allahun shumë e shumë:

**"Pra, lartësoje emrin e Zoti tënd."** (Vakia, 74)

- Gjuha jonë duhet të bëjë tesbih me dhikër, Kuran dhe kumtim të fesë,

- Zemra jonë duhet të bëjë tesbih duke falënderuar e përshkruar nga ndjenja të thella,

- Organet tona duhet të vazhdojnë të bëjnë tesbih nëpërmjet namazeve nafile, agjërimeve dhe shërbimeve të tjera fetare…

### *Yjet apo shpalljet*

**"Betohem në perëndimin e yjeve. Sikur ta dini sa betim i madh është ky!"** (Vakia, 75-76)

Pafundësia e madhështisë hyjnore… Zoti e orienton meditimin e njeriut drejt pafundësisë…

Qielli është si një oqean i paanë…

Në këto ajete tërhiqet vëmendja edhe drejt adhurimit të kohës së agimit (seher) dhe të natës kur yjet fillojnë të humbasin.

Një tjetër veçori në të cilën bëhet betimi në këto ajete është shpallja që iu dha Profetit ﷺ. Këto përbëjnë një ajet, disa ajete apo një sure të tërë. Kjo shpallje është quajtur yll (nexhm).

## *Kurani Fisnik*

**"Me të vërtetë ai është Kurani i famshëm. Në një libër të ruajtur. Që nuk e prek kush, vetëm të pastrit (melaiket)."** (Vakia, 77-79)

Ndaj Kuranit Fisnik duhet treguar respekt dhe ndjenja madhërimi. Të prekësh qoftë edhe kapakët apo kutitë brenda të cilës ndodhet Kurani pa pasur abdes, është e ndaluar. Njeriu pa abdes nuk mund ta prekë Kuranin as me këndet e rrobës. Sa indiferencë (gaflet) e madhe është të sillesh në atë mënyrë që do ta kishte ulur respektin dhe madhërimin tonë ndaj tij, sepse:

**"I zbritur prej Zotit të botëve. Ndaj këtij ligjërimi (Kurani) jeni të luhatshëm ju? Falënderimi për furnizimin tuaj, ju e përgënjeshtroni?!"** (Vakia, 80-82)

Njeriu është caktuar bashkëbisedues i Kuranit. Kjo është njëra nga begatitë më të mëdha me të cilën Allahu e ka favorizuar njeriun. Falënderimi për këtë begati bëhet duke menduar thellë dhe duke jetuar sipas mësimeve të tij.

## *Vdekja*

**"Kur shpirti arrin në fyt dhe ju në atë moment shikoni (se ç'po ngjet)."** (Vakia, 83-84)

Kur të mbushet afati dhe të realizohet urdhri

i Zotit, nuk ka asgjë që mund ta kthejë mbrapsht vdekjen.

**"Ne jemi më afër tek ai se ju, por ju nuk shihni. Përse nuk e ktheni atë (shpirtin të mos dalë), nëse ju nuk jeni përgjegjës"** (Vakia, 85-87)

Ja pra fuqia e Allahut... Ja pra, dobësia e njeriut... E gjithë njerëzia do s'do do t'i bindet dhe do të dorëzohet përpara caktimit hyjnor... madje edhe njerëzit e dhunshëm dhe prepotentë që ngrinin krye me kokëfortësi gjatë jetës në këtë botë ndaj urdhrit hyjnor atë çast nuk kanë për të nxjerrë asnjë tingull kundërshtimi... Njeriu të cilit do t'i çelen perdet e panumërta të indiferencës (gaflet) që janë lëshuar mbi perceptimin e tij, atë çast do të kuptojë me gjithë vërtetësinë e saj se mbretëria e vërtetë i takon vetëm Allahut...

### *I vdekuri është në një nga këto tre situata*

**"E nëse ai** (i vdekuri) **është prej të afërmve** (të Zotit). **Ai ka** (te Zoti) **kënaqësi, furnizim të mirë dhe xhenet të begatshëm. Po në qoftë se është nga të djathtët? Pra, ty të qoftë selam prej të djathtëve** (i thuhet). **E në qoftë se është prej gënjeshtarëve të humbur. Mirëseardhja e tyre është pritje me ujë të valë. Djegie nga zjarri i xhehenemit."** (Vakia, 88-94)

Qafirët dhe myslimanët gjynahqarë përfshihen

në këtë pjesë:

**“S’ka dyshim se ajo është e vërteta e sigurt.”** (Vakia, 95)

### *Drejtimi ndaj Zotit*

**“Pra ti lartësoje Zotin tënd të madhëruar.”** (Vakia, 96)

## SURJA NEML

Në këtë sure bëhet e qartë se Kurani është dërguar nga Zoti i Urti dhe i Dijshmi Absolut. Në të tregohet se fuqia e Allahut, sublimiteti i famës së Tij, mrekullitë dhe ndihma me të cilën favorizoi Profetin, janë të një madhështie që nuk e rrok dot as imagjinata. Në të jepet sihariqi se dërgimi i Profetit si i dërguar i Allahut ﷺ, është shkaku i zhvillimit dhe i përparimit të madh të njerëzimit. Për ta sqaruar edhe më shumë këtë pikë ceken edhe rrëfimet rreth profetëve **Musa**, **Davud**, **Sulejman**, **Salih** dhe **Lut** (alejhimusselam).

Këto rrëfime historike janë argumentet fetare që tregojnë fuqinë dhe përkryeshmërinë e Zotit. Kur mushrikët nuk u besuan atyre atëherë Zoti uli argumente logjike më të qarta dhe më gjithëpërfshirëse dhe tha:

**“Ai që krijoi qiejt e tokën, që për ju lëshoi**

**shi nga qielli dhe Ne me të bëmë të lulëzojnë kopshte të bukura, që për ju ka qenë e pamundshme t'i bëni të mbijnë bimët në to. A mos ka ndonjë zot tjetër përveç Allahut? Jo, por ata janë popull që shtrembërojnë** (të vërtetën)**."** (Neml, 60)

Kur e pati lexuar këtë ajet fisnik **I dërguari i Allahut** ﷺ pati thënë:

بَلِ اللّٰهُ خَيْرٌ وَأَبْقَى وَأَحْكَمُ وَأَكْرَمُ وَأَجَلُّ
وَأَعْظَمُ مِمَّا يُشْرِكُونَ

*"Jo, Allahu është më i miri, i përhershmi, zotëruesi, fisniku dhe më madhështor sesa idhujt që besojnë mushrikët."* (Bejhaki, Shuab, II, 372)

Ajetet fisnike vazhdojnë kështu në formën e ftesës për të menduar rreth krijesave që janë shenjat treguese të fuqisë hyjnore:

**"A është Ai që tokën e bëri vendqëndrim e nëpër të bëri të rrjedhin lumenj, dhe asaj** (tokës) **i bëri** (male) **përforcuese, dhe në mes dy deteve bëri ndarje. A ka përveç Allahut zot tjetër? Jo, por shumica e tyre nuk e dinë.**

**A është Ai që i përgjigjet nevojtarit kur ai e thërret, duke ia larguar të keqen e juve ju bëri mbizotërues të tokës. A ka zot tjetër përveç Allahut? Jo, por shumë pak përkujtoni.**

**Ai ju orienton në errësirat e tokës e të detit dhe Ai lëshon erërat pranë mëshirës së Tij** (shiut)**, si myzhde. Vallë, a ka tjetër zot përveç Allahut? E lartë është madhëria e Tij nga ç'i përshkruajnë si shok.**

**Ai e fillon krijimin** (e njeriut) **e pastaj e përsërit atë** (e ringjall pas vdekjes) **dhe Ai ju furnizon nga qielli e toka. A mos ka zot tjetër përveç Allahut? Thuaj: "Sillni argumentet tuaja, nëse jeni të sinqertë!"** (Neml, 61-64)

## SURJA RRUM

Duke i ftuar robërit e Tij drejt meditimit Zoti u thotë atyre:

**"Vallë, a nuk mendojnë ata në vetvete? Allahu ka krijuar qiejt dhe Tokën dhe ato që gjenden në mes tyre - vetëm me qëllim dhe afat të caktuar. E, me të vërtetë, shumica e njerëzve nuk besojnë në takimin me Zotin e tyre. Vallë, a nuk udhëtojnë nëpër botë e të shohin se si kanë përfunduar popujt e mëparshëm? Ata kanë qenë më të fortë se këta dhe tokën e kanë shfrytëzuar dhe punuar më mirë se sa e punojnë këta, e të dërguarit e tyre u kanë sjellë prova të qarta. Nuk ishte Allahu që u bëri atyre padrejtësi, por ata i bënë vetvetes padrejtësi."** (Rrum, 8-9)

Pas disa ajeteve Zoti urdhëron e thotë kështu

për të ekspozuar njëra pas tjetrës njësinë, fuqinë e pakufi dhe argumentet e madhështisë së Tij:

**“Ai krijon të gjallën prej së vdekurës, krijon të vdekurën prej së gjallës dhe e gjallëron tokën pas shkretimit të saj. Në të njëjtën mënyrë do të ktheheni edhe ju në jetë. Një prej shenjave të Tij është që Ai ju krijoi prej dheut, pastaj ja, tashmë ju jeni njerëz të shpërndarë në të gjitha anët. Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë. Me të vërtetë, në këtë ka shenja, për njerëzit që mendojnë. Ndërmjet shenjave të Tij janë krijimi i qiejve e i Tokës dhe shumëllojshmëria e gjuhëve dhe e ngjyrave** (racave) **tuaja. Pa dyshim, në këtë ka shenja për ata që dinë.**

**Të tjera shenja të Tij janë gjumi juaj natën e ditën dhe kërkesa e juaj nga dhuntitë e Tij. Vërtet, në këtë ka shenja për njerëzit që dëgjojnë. Gjithashtu, prej shenjave të Tij janë paraqitja e vetëtimës si frikë e shpresë dhe dërgimi i shiut prej qiellit, që nëpërmjet tij të gjallërohet toka pas shkretimit të saj. Sigurisht, në këtë ka shenja për njerëzit që mendojnë. Dhe një prej shenjave të Tij është që qiejt dhe Toka qëndrojnë sipas urdhrit të Tij, pastaj kur t’ju thërrasë Ai, me një të thirrur, ju përnjëherë**

**do të dilni nga toka (të ringjallur), Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Gjithçka i përulet Atij.”** (Rrum, 19-26)

## ATA QË NUK MENDOJNË RRETH AJETEVE TË ALLAHUT

Kur i cilëson robërit e Tij të vërtetë, Zoti urdhëron dhe thotë:

**“Ata, që, kur paralajmërohen nga shpalljet e Zotit të tyre, nuk bëhen as të shurdhër, as të verbër.”** (Furkan, 73)

Kur dëgjojnë të këndohet Kuran apo kur këshillohen me ajete fisnike besimtarët menjëherë tregohen të kujdesshëm, dëgjojnë me gjithë shpirt, mendojnë rreth atyre që dëgjojnë dhe binden.

Në një tjetër ajet fisnik thuhet:

**“Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, fërgëllojnë dhe kur u lexohen shpalljet e Tij, u forcohet besimi dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten.”** (Enfal, 2)

Në të kundërt me këtë që thamë ata që nuk marrin hise nga frymëzimi dhe përshpirtshmëria e Kuranit fisnik, që nuk i kuptojnë enigmat dhe simbolet e tij, që nuk njohin të mesazhet e fshehta të tij, që nuk i përmbahen urdhrave dhe këshillave të

tij, në të vërtetë humbasin gjëra shumë të mëdha.

Zoti urdhëron dhe thotë:

**"Do t'i largoj prej shenjave të Mia ata që sillen me arrogancë në Tokë, kështu që edhe kur të shohin çfarëdo shenje, nuk do ta besojnë atë. Kur të shohin rrugën e drejtë, ata nuk do ta ndjekin atë dhe, kur të shohin rrugën e gabuar, do ta marrin atë, sepse ata nuk i besuan shpalljet Tona dhe nuk u kushtonin vëmendje atyre."** (Araf, 146)

Njerëzit prepotentë që u duket vetja se janë dikushi dhe sillen si më superior se njerëzit e tjerë, nuk mund të mendojnë rreth kuptimit të ajeteve fisnike dhe nuk marrin mësim prej tyre. Zoti nuk u ka mundësuar zullumqarëve të kuptojnë urtësitë e Kuranit dhe të përjetojnë shfaqjet e madhështisë së tij duke i privuar ata nga kjo gosti e madhe hyjnore, sepse Kurani, thesari i enigmave dhe urtësive hyjnore, nuk është e përshtatshme të gjendet në batakët e tillë të depresionit. Ai është drita që u tregon rrugën e drejtë të devotshmëve në zemrat e të cilëve ai hedh rrënjë.

Gjendja për të ardhur keq e indiferentëve të pafat që nuk marrin pjesë nga devotshmëria, është shkak i faktit që ata nuk meditojnë me mendje të hapur rreth Kuranit fisnik dhe si rezultat i kësaj bëhen skllevër të nefsit. Në qoftë se do të kishin

menduar me paanësi rreth Kuranit dhe do të kishin ndjekur mësimet e tij, nuk do të mbeteshin të tromaksur dhe të habitur para qarkoreve hyjnore. Përkundrazi do të kishin pranuar të vërtetën absolute, do të pajiseshin me një moral të hijshëm dhe do të merrnin hise nga enigmat dhe urtësitë hyjnore. Në përfundim atyre do t'u hapej rruga drejt prehjes dhe lumturisë së përjetshme.

Nga ato që u thanë deri këtu kuptojmë se për një besimtar nuk bëhet fjalë të qëndrojë larg meditimit dhe ta çoj dëm kapitalin e jetës, sepse Zoti e paralajmëron atë me këto fjalë rreth mosnjohjes së vlerës së kohës dhe shpërdorimit të saj në vend të gabuar:

**"Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin."** (Asr, 1-3)

Për këtë shkak vështrimi i një besimtari të devotshëm duhet të jetë mësimmarrje, ndërsa heshtja e tij meditim. Veçanërisht ai duhet të përpiqet që të thellohet rreth të vërtetave hyjnore duke medituar rreth ajeteve kuranore dhe të mbërrijë në marifetullah. Besimtari duhet ta konceptojë Kuranin fisnik si një letër që i ka ardhur atij prej Zotit dhe duhet të përqafojë me entuziazmin dhe pasionin e besimit burimin e përhershëm të prehjes shpirtërore që është Kurani.

## TË JESH PËRHERË NË VETËKONTROLL (MURAKABE)

Vetkontroll (murakabe) do të thotë të kesh dhe ta mbash nën kontroll mikrokozmosin dhe ta fokusosh vëmendjen në një pikë të caktuar. Në Tasavuf ajo është përkufizuar në format "të ruash zemrën nga gjërat që e dëmtojnë atë", "të jesh i ndërgjegjshëm që Allahu na kontrollon në çdo moment dhe që kundron zemrën tonë në çdo çast" dhe "të jesh në pritje të frymëzimit". Pra vetëkontrolli do të thotë të kërkosh llogari nga vetja përherë dhe të meditosh rreth saj duke pasur parasysh botën e brendshme të njeriut. Kështu do të thotë të mund të fitosh një gjendje shpirtërore të përgjërimit drejt Zotit me anë të një zemre të gjallë nga adhurimi.

### *Rruga më e shkurtër drejt të Zotit*

Ashtu si bota e jashtme, edhe bota shpirtërore është një fushë e paanë meditimi. Ky tregim i Mevlanasë e shpreh shumë bukur rëndësinë e vetëkontrollit, pra të meditimit rreth botës së brendshme:

*"Një sufi shkoi në një kopsht të zbukuruar për t'u thelluar në meditim dhe për të fituar hare në zemër. Ai u shkri fare përpara stolive të shumëngjyrshme të kopshtit. Ai mbylli sytë dhe filloi të meditojë dhe të bëjë murakabe. Një njeri indiferent që u gjend aty kur e pa sufiun me sy të mbyllur, kujtoi*

*se ai ishte duke fjetur. Ai u habit me të dhe u mërzit. Ai i tha sufiut:*

*-Ku e gjete dhe ti të flesh? Hapi sytë dhe kundro vilat e rrushit, pemët që kanë shpërthyer lule dhe barin që bleron. Vështro veprat e mëshirës së Allahut!*

*Sufiu iu përgjigj:*

*-O indiferent! Dije mirë se vepra më e madhe e mëshirës hyjnore është shpirti. Çdo gjë tjetër mbetet në hije përpara kësaj vepre të madhe. Një përrua gjarpëron mes pemëve. Në ujin e tij të pastër ti sheh pasqyrimin e pemëve që ndodhen në dy anët e përroit... ato që sheh të pasqyruara në ujë, janë një kopsht vreshti i fantazuar. Vreshti dhe kopshti i vërtetë gjendet në shpirt, sepse shpirti është vendkundrimi hyjnor. Po qe se ato që janë në këtë botë nuk do të ishin pasqyrimi i asaj selvie të hareshme nga bota e shpirtit, Zoti nuk do ta kishte quajtur më kot këtë botë fantazie si vendi i mashtrimit. Në ajetin 185 të sures Ali Imran thuhet:*

"...**Jeta e kësaj bote nuk është gjë tjetër përveç se përjetim mashtrues**."

*Ata që janë indiferent dhe që e pandehin këtë botë parajsë dhe thonë "Bota është parajsa", janë njerëzit që mashtrohen pas pamjes së jashtme të këtij përroi. Ata që qëndrojnë larg vreshtit dhe kop-*

*shteve të vërteta, pra larg* **evlijave**, *jepen pas kësaj fantazie dhe mashtrojnë vetveten. Një ditë gjumi i indiferencës (gaflet) merr fund dhe sytë hapen për të parë të vërtetën absolute. Po ç'vlerë ka kundrimi i asaj panorame në frymëmarrjen e fundit? Sa i lumtur është ai njeri, shpirti i të cilit ka thithur aromën e së vërtetës së këtij vreshti, përpara se të vdesë..."*

Vetkontrolli është rruga më e rëndësishme për të mbërritur tek Allahu dhe për të shtënë në dorë diturinë, kulturën shpirtërore, enigmat dhe urtësitë. Madje ajo është njëra nga rrugët më të vyera dhe më të begatshme në përparimin shpirtëror në tasavuf.

Besimtari që dëshiron të bëjë vetëkontroll, së pari përgatitet me zemër për këtë gjë, ulet në tokë si të ishte duke falur namaz dhe përkul kokën drejt gjunjëve. Duke e përqendruar të gjithë vëmendjen e tij në këtë mënyrë, ai i drejtohet Zotit dhe në këtë gjendje shpirtërore mediton me besimin se "Allahu më sheh çdo moment dhe është çdo çast së bashku me mua, madje është më afër se sa jam unë me veten time." Në përfundim drita hyjnore që rrethon çdo gjë, fillon të rrjedh edhe drejt shpirtit të tij.

**Muhammed Hadimi**, shprehet se vetëkontrolli mund të kryhet edhe rrugën e lidhjes shpirtërore

(rabëta)[65], si rezultat i së cilës shfaqen edhe disa urtësi hyjnore. (Hadimi, Risale fi Usuli't-Tarika, vr. 139a)

Në këndvështrimin e të pasionuarve vetëkontrolli është rruga më e shkurtër që e afron personin me Allahun. Kështu të drejtohesh me zemër drejt Allahut është më e rëndësishme dhe më me efekt se sa t'i drejtohesh Atij me organet e tjera të trupit. Pasi çdokush mund t'i drejtohet çdo çast Zotit të tij me zemër. Aq më shumë që në rast pleqërie dhe sëmundjeje puna me organet e trupit bëhet më e vështirë.

Të urtët kanë thënë:

"Të jesh qoftë një frymëmarrje të vetme me Zotin dhe në vetëkontroll me Të, është më sublime dhe e rëndësishme sesa të zotërosh mbretërinë e Sulejmanit."

Sipas asaj që na ka njoftuar **Profeti** ﷺ**,** ditën e gjykimit Zoti ka për t'i gostitur disa nga robërit e Tij me hijen e Arshit atë ditë kur nuk ka hije tjetër përveç saj. Njëri nga këta fatlumë është edhe besimtari që qëndron vetëm, në vende pa njerëz, dhe kujton Allahun aq sa nga sytë nisin t'i pikojnë lot. (Buhari, Ezan, 36; Muslim, Zekat, 91)

65. Rabëta quhet në mistikën islame metoda për tu edukuar shpirtërisht duke sjellë ndërmend dhe me zemër një person ose ndonjë objekt që të kujton fuqinë e Zotit.

## VETËKONTROLLI

Murakabe është të jetosh në vetëdijen e përshkruar në hadithin e famshëm të Xhebrailit:

*"...Ihsan do të thotë të jesh rob i Allahut sikur ta shihje me sytë tuaj, sepse megjithëse t'i nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty..."* (Muslim, Iman, 1, 5; Buhari, Iman, 37)

Të arrish përkryeshmërinë në Islam dhe në besim, varet nga arritja e konsistencës së ihsanit. Për të përjetuar gjendjen e ihsanit duhet që të jemi të vetëdijshëm që Zoti na sheh përherë, ta kontrollojmë vetveten në mënyrë të vazhdueshme me vetëkontroll dhe të rregullojmë sjelljet dhe veprimet tona në varësi të këtij kontrolli shpirtëror.

Gjithashtu është e domosdoshme që në zemrën tonë të mbajmë përherë të gjallë të vërtetën që Zoti është afër nesh më shumë sesa jemi ne me veten tonë.

Kur në zemër përjetohen këto ndjesi atëherë njeriu ka kaluar nga besimi në ihsan. Ai tani i kryen të gjithë veprat e mira me një shpirt të mbushur plot me përshpirtshmëri dhe frymëzim duke u zhytur në shijen shpirtërore të meditimit rreth Kuranit, gjithësisë dhe njeriut.

Mistikët islamë (mutasavuf) mësohen të meditojnë rreth disa ajeteve përpara se ta lexojnë të gji-

thë Kuranin në mënyrë medituese. Për këtë arsye përzgjidhen edhe ajetet që ndikojnë më shumë në botën shpirtërore të njeriut dhe që e forcojnë më shumë ndjenjën e të qenit bashkë me Allahun dhe të dashurisë ndaj Tij. Në Nakshibendizëm vetëkontroll quhet meditimi i thellë rreth këtyre ajeteve.

Vetëkontrolli ka katër nivele:

### *1. Vetëkontrolli rreth Njësisë së Zoti*

Në këtë vetëkontroll meditohet rreth "suresë Ihlas". Meditohet rreth njësisë së Allahut që është i cilësuar me të gjithë atributet e përsosura dhe larg çdo lloj të mete dhe ceni si dhe të mendosh që në të derdhet frymëzim drejt zemrës.

Kuptimi i ajeteve përfytyrohen duke mos anuar drejt antropomorfizmit. Vetëm mendohet se Allahu është i cilësuar me këto atribute. Kur përfytyrimi dobësohet, lexohet sërish ajeti fisnik dhe bihet sërish në meditim. Për sa kohë e kryen këtë gjë tek besimtari shtohet ndjenja e ihsanit dhe fillon të marr hise nga marifetullahu.

Në suren Ihlas ne na kujtohet me esencën e saj fakti se Allahu është i Vetëm dhe nuk ka bashkëshort, as të ngjashëm me Të. Unikaliteti i takon vetëm Atij.



Në këtë botë nuk ekziston asnjë shprehje e In-

dividualitetit të Zotit. Atributi i Tij është “Nuk ngjason asnjë krijesë me Të”, pra nuk përngjan me asgjë që ka një çast fillimi. Çfarëdo që na shkon ndër mend nga universi, Individualiteti i Zotit është më superior se ajo gjë. Zoti është transcendent (muteal), pra ai është në një mrekullueshmëri shumë më të lartë nga ajo me të cilën ne mund ta njohim atë, të cilën mendja e njeriut e ka të pamundur ta perceptojë.

Zoti është **“Samed”** që do të thotë se Ai nuk ia ka nevojën askujt dhe asgjëje, ndërsa çdo gjë ka nevojë për Të. Të gjithë fuqitë në gjithësi i përkasin Zotit. Njeriu duhet ta kuptojë dobësinë e tij duke medituar rreth fuqisë dhe madhështisë së Allahut dhe duhet t’i dorëzohet Atij me gjithë qenien e tij. Duke u zhveshur nga egoja dhe duke kuptuar dobësinë e tij, ai duhet të thotë përherë “Aman o Zot!” dhe duhet të përpiqet që të shndërrohet në vendin ku shfaqen atributet e Zotit.

Tevhidi, pra Njësia e Zotit nuk pranon ndarje, ortakëri dhe ndarje në numra dhe në pjesë. Për këtë arsye Zoti ynë nuk ka të lindur, nuk ka lindur prej kujt dhe asnjë gjë nuk është e barabartë dhe ekuivalenti i Tij. Pra Zoti nuk është atë, nënë dhe bir ashtu siç pohojnë të krishterët, sepse akideja e tevhidit nuk duron asnjë lloj ortakërie, sepse ai që lind ndahet në pjesë dhe ajo që ndahet në pjesë asgjësohet. Edhe ajo që lind prej tij ka të njëjtin fat

me atë që e lind atë. Lindja i përket qenieve të përkohshme që nuk ekzistojnë në përjetësi dhe është një nevojë që të lindin brezat e ri. Një nevojë e tillë do të ishte një mangësi dhe një cen për Allahun që ka mbledhur në Individin e Tij të gjithë përsosmëritë dhe është Unik (ehad), nuk ia ka nevojën askujt (Samed) dhe ekziston pashmangshmërisht (vaxhibu'l-vuxhud). Ai është larg çdo lloj mangësie dhe ceni.

Shkurtimisht zemra që është qendra e meditimit dhe ndjeshmërisë duhet t'i ndjejë thellë shfaqjet e gdhendjeve të fuqisë hyjnore dhe shfaqjet e madhështisë së saj dhe në çdo çast duhet ta lavdërojë Atë.

### *2. Vetëkontrolli i bashkëqendrimit (maijet)*

Në këtë nivel meditohet duke menduar thellë rreth kuptimit të ajetit fisnik **"Kudo që të ndodheni, Zoti është së bashku me ju."** (Hadid, 4). Kjo situatë sjell në zemër një gjendje ndërgjegjësimi.

Njeriu nuk mbet në asnjë mënyrë dhe asnjë çast përjashta diturisë dhe mbretërisë së Zotit. Nuk mund të qëndrohet përjashta dijes së Allahut kudo që të gjendesh si në fund të tokës, ashtu edhe në lartësitë më të mëdha të qiellit. Rrahja e zemrës, frymëmarrja, të parët, të dëgjuarit dhe puna e rregullt e organeve të tjera vërtetojnë se Zoti është përherë

me robërit e Tij. Kur vjen momenti i vdekjes, Allahu ua heq atyre këto mundësi dhe atëherë ata vdesin.

Zoti thotë:

**"A nuk e di ti, se Allahu di çdo gjë që është në qiej dhe në Tokë?! Nuk ka bisedë të fshehtë midis tre vetave, që Ai të mos jetë i katërti; as midis pesë vetave e që Ai të mos jetë i gjashti; as kur janë më pak, as kur janë më shumë, që Ai të mos jetë me ata, kudo që të ndodhen; Ai në Ditën e Kiametit do t'i njoftojë ata se çfarë kanë bërë, se, me të vërtetë, Allahu di çdo gjë!"** (Muxhadele, 7)

Zoti është miku më i afërt i njeriut. Ai është më afër njeriut edhe se njerëzit e familjes së tij në sajë të dijes së Tij, fuqisë së Tij, me Individualitetin e Tij apo nëpërmjet administrimit me anë të melekëve. Të afërmit i dinë njeriut vetëm pamjen e jashtme dhe meqë nuk mund ta ndihmojnë në çdo gjë edhe nuk mund t'ia zgjidhin shumë halle dhe probleme që ka. Lëre më në çastin e vdekjes... Dhe atëherë njeriu nuk ka më të afërt se sa Zoti. Në ajetin fisnik thuhet:

**"Atëherë, përse kur** (dikujt) **i vjen** (shpirti) **në grykë para syve tuaj, ndërkohë që Ne jemi më afër atij se ju, por ju nuk e vini re."** (Vakia, 83-85)

Ja se si ua tërheq vërejtjen Zoti robërve të Tij që harrojnë se Ai gjendet pranë tyre në çdo çast

dhe nuk janë të ndërgjegjshëm për këtë gjë.

**“Ata fshihen nga njerëzit, por nuk fshihen dot nga Allahu. Ai është pranë tyre edhe natën, kur trillojnë gjëra me të cilat Ai nuk është i kënaqur. Se Allahu përfshin** (me dijen e Tij) **gjithçka që ata bëjnë.”** (Nisa, 108)

Njeriu që kupton se Allahu është së bashku me të përherë dhe i sheh punët që ai vepron, distancohet nga mëkatet dhe tregohet i kujdesshëm për veprimet e tija.

### *3. Vetëkontrolli i afërsisë*

Në këtë nivel mendohet rreth ajetit fisnik **“Ne jemi më afër tij se damari i qafës**.**”** (Kaf, 16). Zoti është afër nesh më shumë se sa jemi ne me veten tonë. Ai di mendimet, qëllimet dhe ndjesitë tona.

Allahu di të gjithë mendimet dhe qëllimet që i vijnë në zemër njeriut në mënyrë të fshehtë, madje edhe ato që nuk i dinë melekët e caktuar me regjistrimin e çdo fjale që thuhet, sepse Ai ka krijuar mendimet ashtu siç ka krijuar çdo gjë tjetër.[66] A nuk

66. Zoti shfaqet me atributin e Tij “Krijues” si në realizimin e gjërave të mira ashtu edhe atyre të mbrapshta. Pra kur njeriu dëshiron të kryejë një punë të mbrapshtë Zoti nëse dëshiron shfaq atributin e Tij si krijues dhe lejon kështu që të realizohet kjo vepër, nëse dëshiron e mëshiron njeriun dhe nuk i jep mundësi realizimi të asaj vepre. Kjo vlen edhe në rastin e punëve të mira. Pra kur njeriu dëshiron të kryejë një punë të mirë Zoti

e din Krijuesi çdo gjë?

Nuk është e mundur që njeriu që mendon siç duhet rreth kësaj të vërtete të mos dridhet dhe të mos kërkoj të llogaris veten se ç'ka bërë! Në qoftë se njeriu mund ta gjallërojë kuptimin e këtij ajeti ashtu siç duhet në mendjen dhe në zemrën e tij, nuk guxon të thotë asnjë fjalë të vetme me të cilën Zoti nuk është i kënaqur dhe madje as do t'i shkojë ndërmend asnjë mendim që Zoti nuk do ta pranonte. Mjafton vetëm ky ajet fisnik që njeriu të jetojë çdo çast në devotshmëri dhe të ndjehet përherë vigjilent nga frika e marrjes në llogari.

Në suren Enfal Allahu na bën të ditur se Ai gjendet mes njeriut dhe zemrës së tij[67], kështu që mund t'u japë drejtim sa herë që të dëshirojë dëshirave dhe mendimeve të tija. Zoti është më afër dhe sundon mbi zemrën e njeriut se ai vetë dhe është më afër asaj edhe se vetë njeriu. Aq i vlefshëm është fuqia e Tij sa që ndodhet jo vetëm mes njeriut dhe personave të tjerë që janë me të, por edhe mes njeriut dhe zemrës së tij. Ai mund ta privojë në çast njeriun nga qëllimet që ka në zemër. Ai mund t'ia thyejë vullnetin e tij dhe t'i japë asaj drejtim tjetër

nëse dëshiron shfaq atributin e Tij si krijues dhe lejon kështu që të realizohet kjo vepër, nëse dëshiron nuk lejon që të kryhet ajo vepër. Në këtë rast ky njeri ka për të marr shpërblim për nijetin e mirë që ka pasur. Pra Zoti krijon si hairin ashtu edhe sherrin, ndërsa pëlqimi i Tij është vetëm në punë të mira.

67. el-Enfal, 24.

nga ajo që dëshiron njeriu. Ai mund t'ia ndryshojë në çast mendimet dhe shijet e tija. Për këtë arsye kur Allahu lëshon perden mes njeriut dhe zemrës së tij dhe e fton atë drejt vdekjes. Nuk është e mundur që njeriu mos t'i përgjigjet ftesës së tij dhe t'i dal kundër urdhrit të tij. Prandaj njeriu nuk e di se çfarë ka për të ngjarë me të një çast më pas frymëmarrjeje. (Elmalılı M. Hamdi, IV, 2386-2387, [el-Enfal, 24])

Rrëfen **Ebu Musa Eshari** ﵁:

"Ishim së bashku me të dërguarin e Allahut ﷺ gjatë një udhëtimi. Kur hipëm majë kodrës, thamë me zë të lartë tekbire "Allahu ekber!" dhe tehlile "La ilahe illallah! Kur na dëgjoi tek thërrisnim, i Dërguari i Allahut ﷺ na tha:

*"O myslimanë! Mos i jepni vetes suaj zor. Ju nuk jeni duke iu drejtuar ndonjë të shurdhëri apo ndokujt që nuk e keni pranë. Allahu përherë është së bashku me ju, ju dëgjon dhe është afër jush më shumë se sa vetë ju."* (Buhari, Xhihad, 131; Muslim, Dhikr, 44)

Nga ajo që kuptohet nga shumë ajete fisnike dhe hadithe të nderuara të ngjashëm me këtë, Zoti ashtu sikur se është afër me robin e Tij, dëshiron që edhe robi i tij të përpiqet të afrohet me Zotin, për këtë arsye Ai e urdhëron atë **"Bjer në sexhde dhe afromu!"**[68]

68. Alak, 19.

Me vetëkontrollin e afërsisë njeriu, i cili kupton se edhe ndjenjat që kalojnë nga zemra janë të ditura nga Allahu, përpiqet që të distancohet jo vetëm nga punët e gabuara, por edhe mendimet dhe ndjenjat e tilla.

Si rezultat i këtij meditimi tek robi lind një dashuri e thellë ndaj Zotit.

### *4. Vetëkontrolli i dashurisë*

Në këtë nivel të vetëkontrollit meditohet rreth ajetit kuranor "...**Allahu i do ata dhe ata e duan Zotin...**" (Maide, 54). Si rezultat i këtij meditimi rritet dashuria në zemrën e njeriut ndaj Allahut. Tani robi fillon të shoh me dashuri për hir të Krijuesit të gjithë krijesat e tjera. Ai sheh me dashuri madje edhe macen tek dera, qenin apo degën e gjelbër në kopsht. Kur sheh një lule që çel ai thotë me vete "Aman o Zot, sa gjëra të bukura ke dhuruar! Ti na e ke dhuruar edhe këtë lule". Ai përherë e lavdëron dhe e falënderon Zotin. Nuk lëndon asnjë njeri dhe i fal ata që e lëndojnë, sepse është i vetëdijshëm për të metat e panumërta që ka ndaj Zotit. Në qoftë se nuk e fal një gabim që i bëhet, mendon se me çfarë fytyre ka për të kërkuar falje për gabimet që ka kryer ndaj Zotit të Botëve.

Të meritosh faljen e Allahut duke falur vazhdimisht të tjerët, është një horizont besimi i pa-

shmangshëm për besimtarët e përsosur.

Fitorja e vërtetë ngjan atëherë kur njeriu fal ata që i bëjnë padrejtësi duke mos u nxehur aspak me ta.

Nga ana tjetër të falësh për hir të Allahut, është shprehja më e madhe e dashurisë së Zotit. Në qoftë se nuk ekspozohen shfaqje të tilla, atëherë dashuria për Allahun mbetet vetëm në llafe.

Gjatë vetëkontrollit çdo besimtar mediton dhe frymëzohet në varësi të forcës së tij perceptuese, aftësisë dhe sinqeritetit rreth këtyre ajeteve fisnike. Me kalimin e kohës ai përpiqet të ngrihet në nivelin nga ku mund ta lexojë të gjithë Kuranin fisnik duke medituar.

Si rezultat i vetëkontrollit njeriu orientohet me botën e tij të brendshme drejt Allahut dhe nuk e preokupon zemrën me vanitete të tjera. Urdhri i Allahut është për të mbi çdo gjë tjetër. Gjuha e tij merret vetëm me dhikrin e Allahut.

Njeriu besnik ngjason me fëmijën e vogël që është aq i dhënë pas lodrave. Kur bie të flejë fëmijën e zë gjumi duke menduar rreth lodrave, kur zgjohet fillon menjëherë ta kërkojë atë. Ja kështu ka për të ngjarë për njeriun edhe vdekja dhe ngritja nga varri ditën e **mahsherit**. Për këtë arsye njeriu duhet të tregojë kujdes se me çfarë shqetësimi bie të flejë në mbrëmje. Në qoftë se të gjithë mendimet

e njeriut në jetë, mblidhen tek Allahu, edhe vdekja, edhe ringjallja e tij do të bëhet së bashku me Allahun dhe në rrugën e pëlqimit të Tij.

Në hadithin fisnik thuhet:

*“Ditën e kiametit njerëzit kanë për t’u ringjallur në atë gjendje që i ka kapur vdekja.”* (Muslim, Xhenet, 83)

*“Si të jetoni ashtu keni për të vdekur, si keni për të vdekur ashtu edhe keni për t’u ringjallur!..”* (Munavi, Fejzu’l-Kadir, V, 663)

Në qoftë se e gjithë dëshira e njeriut fokusohet ndaj diçkaje tjetër përjashta Allahut edhe vdekja, edhe ringjallja e tij kanë për të qenë në atë drejtim. Ai nuk ka për të pasur askënd që do ta ndihmojë në ditën e kiametit.

Për ta arritur në mënyrë të plotë gjendjen e vetëkontrollit është e nevojshme që të ushtrohemi me dhikr dhe meditim, pasi që i dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

اِحْفَظِ اللّٰهَ تَجِدْهُ تِجَاهَكَ

*“Ruaje Zotin dhe ke për ta gjetur atë përpara teje kudo që të jesh!”* (Ahmed, I, 293)

Për të përfituar në kuptimin e plotë nga vetëkontrolli (murakabe), meditimi dhe dhikri duhet që të zbatojmë siç duhet kushtet dhe rregullat e tyre.

Njëra nga këto rregulla është që të mos zgjidhen kohët kur zemra është e preokupuar me situata të vështira siç janë uria, përgjumja dhe nervozizmi, por çastet e qeta.



# ETIKA E MEDITIMIT

Të gjithë krijesat janë një pasqyrë e shfaqjeve hyjnore që reflektojnë në perceptimin dhe ndërgjegjen e njeriut. Dallimi i enigmave dhe urtësive të kësaj pasqyre varet vetëm nga qartësia e pasqyrës së zemrës tek e cila reflektohen ato.

Fija përcjellëse më e lartë e pasionit hyjnor kalon nëpërmjet telave të zemrës besimtare. Njeriu është pasqyra dhe vatra e vërtetë e shfaqjeve hyjnore. Feja islame është stinë e përhershme pranvere për ata që perfeksionohen shpirtërisht nëpëmjet meditimit.

# ETIKA E MEDITIMIT

## MEDITIMI I MIQVE TË ZOTIT

**Ebu Bekri** رضي الله عنه një ditë teksa kujtonte kiametin, peshoren, xhenetin, xhehenemin, rreshtimin e melekëve, përthyerjen e qiejve dhe të diellit, shuarjen e yjeve dhe rënien e tyre dhe fluturimin nëpër ajër të maleve, ra në një meditim të thellë. Pastaj me frikën e Allahut tha:

"Sa do të kisha dashur të isha si bari i njomë që merr fund në çast kur bagëtia e ha. Me këtë rast Profetit ﷺ iu shpall ajeti fisnik:

**"Për atë që ia ka frikën takimit me Zotin, do të ketë dy xhenete. "** (Rrahman, 46) (Sujuti, Lubabu'n-Nukul, II, 146; Alusi, XXVII, 117)

Ebu Bekri رضي الله عنه një ditë tjetër kishte dalë në ajër të pastër. Shihte qiellin dhe sodiste natyrën e krijuar me mijëra gjëra të bukura nga ana e Allahut për robërit e Tij. Në këtë moment pa një zog që qëndronte mbi një gjethe peme dhe cicëronte me ëmbëlsi. Ebu Bekri u pikëllua dhe ofshau. E pa zo-

gun me zili dhe tha:

"I lumi ti o zog! Vallahi, edhe unë do të kisha dashur të isha si ti. Të rrija mbi degë, të ushqehesha me fruta dhe pastaj të fluturoja e të ikja tutje. Ti nuk ke për të dhënë llogari, as ke për t'u dënuar. Vallahi, do të kisha dashur më shumë që të kisha qenë një pemë anës rrugës që kur të vinte të më hante një deve dhe kështu të merrte fund puna ime se sa një njeri që ka për të dhënë llogari përpara Zotit." (Ibn Ebi Shejbe, Musannef, VIII, 144)

**Aliu** ﷛ ka thënë:

"Nuk ka hair nga adhurimi që kryhet pa ia ditur rregullat e saja të fikhut dhe larg të kuptuarit të hollë, nga fikhu që nuk njeh përultësi, dhe në leximin e Kuranit që këndohet pa meditruar rreth fjalëve të tija." (Ebu Nuajm, Hilje, I, 77)

Këto shprehje janë nga fjalët e urta që ka thënë Aliu ﷛:

1) Nuk ka hajër nga namazi që falet pa prehje shpirtërore (hushu),

2) Nga agjërimi gjatë të cilit njeriu nuk braktis fjalët dhe veprimet e kota,

3) Nga leximi i Kuranit që nuk të shtyn të meditosh,

4) Nga dija që nuk ka përultësi,

5) Nga pasuria që nuk ka bujari,

6) Nga vëllazëria që nuk të ofron mbrojtje dhe siguri,

7) Nga begatia e përkohshme,

8) Nga lutja e pasinqertë. (Ibn Haxher, Munebbihat, s. 31)

Aliu ﷺ e shihte çdo gjë për të marr mësim prej saj dhe meditonte gjatë. Ai qante si fëmija jetim nga frika që kishte për Allahun dhe dridhej si i sëmuri po nga kjo frikë. Ai e donte shumë ibadetin dhe vazhdonte ditë të tëra me asketizëm. Ai dëshironte që të hante pak dhe të bënte shumë vepra të mira dhe dhurime. Për të feja ishte më e shenjtë se çdo gjë tjetër. Ai thoshte shpesh:

"I gjithë hairi është në këto katër gjëra: **fjala, heshtja, kundrimi dhe lëvizja.** Çdo fjalë që nuk përfshihet si dhikr i Zotit, është e kotë. Heshtja që nuk është shenjë meditimi, është e gabuar. Kundrimi nga i cili nuk merret mësim, është indiferencë. Lëvizja që nuk të shpie drejt robërisë ndaj Allahut, është kotësi dhe marrëzi. Allahu e mëshiroftë njeriun, fjala e të cilit është dhikr dhe punë e mirë, heshtja e të cilit është meditim, kundrimi i të cilit është mësim-marrje, lëvizja e të cilit është robëri ndaj Allahut! Njerëzit janë të shpëtuar nga gjuha dhe duart e një njeriu të tillë."[69]

69. Ebu Nasr Serraxh Tusi, *Luma / Islam Tasavvufu,* trc. H. Kamil Yılmaz, Istanbul 1996, s. 137-140.

Sahabiu Ibn Mesud ﷺ i përshkruan me këto fjalë ithtarët e Kuranit:

"...Hafizi që e di përmendësh Kuranin, duhet të njihet nga heshtja e tij atëherë kur njerëzit flasin me njëri-tjetrin. Lotët e njeriu që e reciton Kuranin, kanë bukuri të ndryshme nga të tjerët. Hafizi duhet të jetë dinjitoz dhe të ekspozojë një personalitet dhe karakter të lartë me meditimin dhe heshtjen e tij..." (Ebu Nuajm, Hilje, I, 130)

Kur e pyetën Umu Derdanë ﷺ:

-Cili ka qenë adhurimi që **Ebu Derda** i kushtonte më shumë rëndësi? ajo qe përgjigjur:

-Meditimi dhe mësimi që merret prej tij! (Veki bin Xherrah, Zuhd, s. 474)

**Amir bin Abdikajs** një *tabii* i shquar ka thënë:

"Kam dëgjuar jo vetëm nga një, dy apo tre sahabë të Profetit, por nga shumë prej tyre të kenë thënë se:

***«Shkëlqimi apo shtimi i dritës së imanit është i mundur vetëm në sajë të meditimit.»***" (Ibn Kethir, I, 448, Sujuti, *ed-Durru'l-Menthur,* II, 409 [Ali Imran, 190])

Kur e pyetën **Rebi bin Hajsem**:

-Na përshkruaj një njeri që është më i hajrit sesa ti? Ai tha:

-Po, njeriu fjala e të cilit është dhikr, heshtja e

të cilit është meditim dhe vështrimi i tij mësimmarrje është njeri më i hajrit se sa mund të jem unë." (Ibn Hanbel, Zuhd, s. 334; Ebu Nuajm, Hilje, II, 106)

**Ebu Sulejman Darani** ka thënë:

"Mësojini sytë tuaj të lotojnë dhe zemrat tuaja të meditojnë!"

"Të jepesh pas kësaj bote është një perde mes njeriut dhe ahiretit, një humbje e dhimbshme për evlijatë. Të mendosh rreth ahiretit bëhet shkak që tek njeriu të lindin dritat e urtësisë dhe i ringjall zemrat." (Imam Gazali, Ihja, VI, 45)

**Jusuf Hemedani** ka thënë:

"Kur tek njeriu lind meditimi i besimit atë e pasojnë edhe punët e mira. Ashtu siç është e mundur që t'i bashkosh këto të dyja, pra veprën me meditimin, ashtu është e mundur që t'i njësosh ato me njëra-tjetrën."[70]

**Fudajl bin Ijad** -rahmetullahi alejh- ka thënë:

"Meditimi është si pasqyrë e madhështisë dhe mbretërisë hyjnore, sepse në të bëhen të qarta punët e mira dhe të mbrapshta." (Imam Gazali, Ihja, VI, 44)

**Muhammed bin Abdullah** ka thënë:

"Ka pesë lloje meditimesh:

70. Jusuf Hemedani, *Rutbetu'l-Hajat,* trc. Necdet Tosun, Istanbul, 2002, s. 60.

Meditimi rreth ajeteve të Allahut që shpie në marifet.

Meditimi rreth begative të Allahut që shpie në dashuri.

Meditimi rreth premtimit dhe sevapeve të Allahut që shpie në pëlqim.

Meditimi rreth kërcënimit dhe dënimit të Allahut që shpie në frikë.

Meditimi rreth dënimit të nefsit përballë dhurimit të Allahut që shpie në turp dhe pendesë."

Të urtët kanë thënë se:

"Meditimi për një kohë të gjatë i bashkon të gjithë mirësitë dhe punët e hajrit. Heshtja është shpëtim, zhytja në të pavërteta është një pendesë e dhimbshme dhe pikëllim. Ai njeri që tregohet indiferent ndaj ahiretit dhe shkon pas dëshirave të nefsit do t'i thotë vetvetes ditën e kiametit "Mjeri ti!" dhe do të kërkojë me forcë që të zhduket dhe të mos ekzistojë fare më mirë." (Bejhaki, Shuab, VII, 417/10812; IV, 272/5070)

## TË DERDHËSH LUMIN E MEDITIMIT DREJT TOKAVE TË BEGATA

Zoti i ka dhënë çdo njeriu të shëndoshë mendërisht fuqinë medituese. Brenda çdo njeriu rrjedh pa ndalur një lum meditimi që nuk di të pushojë,

por vetëm rrjedh. Po të mos i jepet drejtim dhe të lihet të shkojë nga të dojë, nuk di se nga duhet të rrjedhë. Ai kalon ngado, nga vende të sakta dhe të gabuara. Ndonjëherë humbet në shkretëtirën e thatë dhe zhduket. Me fjalë të tjera ashtu siç ndodh me trungjet që i ka rrëmbyer përmbytja, edhe ai shkon drejt një fundi të panjohur.

Aftësia e vërtetë është ta drejtosh lumin e meditimit drejt tokave pjellore dhe të mbjellësh të mbjella të bereqetshme.

Zoti ua tërheq vëmendjen me këto fjalë njerëzve që nuk i përdorin në drejtim të pëlqimit hyjnore begatitë e tyre të meditimit dhe të ndijimit.

**“Vërtet gjallesat më pa vlerë tek All-llahu janë ata të shurdhët, memecët dhe ata që nuk logjikojnë.”** (Enfal, 22)

**“Ne krijuam shumë nga xhinët e njerëzit për xhehenem. Ata kanë zemra që me to nuk kuptojnë, sy që me ta nuk shohin dhe veshë që me ta nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur, të tillët janë ata.”** (Araf, 179)

Zemra është si një pasqyrë që errësohet dhe ndryshket me indiferencë dhe me mohim. Lënda që i jep shkëlqim asaj së pari është vërtetimi me zemër i ekzistencës së Zotit dhe qasja ndaj Tij me dashuri. Njeriut duhet t’i shkojnë nëpër mend përgjigjet e pyetjeve më të lehta të tipit “Pse erdha

në këtë botë, në pronën e kujt jam duke jetuar, kush më dhuron riskun, për ku udhëtoj?...” Njeriu që zhytet në një jetesë prej nefsi, të largët nga të vërtetat absolute dhe që nuk e angazhon mendjen e tij me gjetjen e argumenteve të ekzistencës së Zotit dhe njohjes së Tij është bërë kështu udhëtari i një fundi të dëshpëruar.

Njerëzit e tillë bëjnë sikur nuk i shohin begatitë hyjnore që tregojnë me një gjuhë të qartë të vërtetën absolute dhe nuk mendojnë rreth tyre. Për këtë arsye ata janë krahasuar me “kafshët” që janë simboli i indiferencës dhe humbjes, sepse kërkesat e tyre të vetme janë ushqimi, pirja dhe plotësimi i dëshirave prej nefsi.

Zoti urdhëron e thotë:

**“A e ke parë ti atë që për zot quan epshin e vet? A mos do t’i bëhesh ti atij mbrojtës? A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë dhe kuptojnë? Ata janë si bagëtitë, madje edhe më poshtë se ato.”** (Furkan, 43-44)

Një mik i Zotit ka thënë:

*“Kjo botë është kundrim i estetikës për ata që mendojnë dhe i ushqimit dhe epshit për të marrët.”*

Nga ana tjetër meditimi, ashtu sikur se jemi shprehur edhe më parë, është si një thikë me dy tehe. Ajo mund të shërbejë për mirë, por edhe për

keq. Mund të hyjë nën urdhrat e qëllimeve të ulëta të nefsit, por edhe nën urdhrin e lartësive shpirtërore... Zoti ua tërheq vëmendjen me këto fjalë njerëzve që i përdorin në rrugë të gabuara aftësitë meditues e.

**"Nuk është e mundur për asnjë njeri të besojë, përveç se me ndihmën e Allahut. Allahu e lë fëlliqësirën mbi ata që nuk mendojnë dhe nuk e përdorin mendjen e tyre."** (Junus, 100)

Fëlliqësia më e madhe që përlyen njeriun, është sëmundja e mosbesimit. Ata që nuk e angazhojnë mendjen dhe shpirtin e tyre me shenjat e Allahut në univers dhe në Kuran, ata që nuk mendojnë rreth tyre dhe nuk e përdorin logjikën, nuk mund të shpëtojnë nga kjo papastërti.

Mendjet që ushqehen me dritën e besimit dhe përdoren nën udhëzimin e vahjit gjejnë rrugën drejt tevhidit dhe njohjes së Allahut, ndërsa mendjet e privuara prej këtyre të dyjave nuk arrijnë të vërtetën dhe punët e hajrit. Kjo është edhe vetëmashtrimi më i madh i filozofëve që pandehnin se e vërteta absolute do të mund të gjendet vetëm duke përdorur mendjen dhe pa u bazuar aspak tek vahji, sepse ata pandehnin se do të mund të gjenin rrugën që të shpie drejt të vërtetës absolute dhe punëve të hajrit me anë të mendjeve që janë shumë larg imanit.

Nga ana tjetër duhet që mendjen dhe shpirtin

të mos e angazhojmë me gjëra të parëndësishme në mënyrë që të mund ta përdorin në mënyrë të duhur begatinë e meditimit. Në ajetet fisnike thuhet:

**"Ata i shmangen të kotës (fjalë a punë)."** (Muminun, 3)

**"(Robërit e Zotit janë) ata që nuk dëshmojnë rrejshëm dhe kur (rastësisht) kalojnë pranë së keqes, e ruajnë karakterin e tyre."** (Furkan, 72)

Në hadithin fisnik thuhet:

*"Të mos merresh me gjëra të panevojshme është shenjë se një njeri është një besimtar i mirë."* (Tirmidhi, Zuhd, 11; Ibn Maxhe, Fiten, 12)

Ilaçi më me efekt për sëmundjet e nefsit është fokusimi rreth gjërave të dobishme dhe distancimi nga preokupimet që nuk kanë të bëjnë me njeriun. Meditimi rreth gjërave të parëndësishme për personin është porta e të gjithë të këqijave dhe disfatave. Ata që mendojnë rreth gjërave të padobishme humbasin mundësinë të merren me gjëra të dobishme dhe e privojnë veten e tyre nga gjërat e nevojshme.

**Ibn Xhevzi ka thënë:**

"Kur zemra rri e mendon rreth gjërave mubah[71], tek ajo lind dhuna. Mendo se çfarë përfu-

71. Në të drejtën islame mubah konsiderohet çdo akt dhe veprim e cila është lënë në dorë të njeriut ta veprojë apo jo atë. Kryerja apo

ndimi do të sillte mendimi dhe planifikimi rreth harameve! Në qoftë se edhe vetë misku ia ndryshon ujit cilësitë dhe e bën atë ujë me të cilin nuk mund të merret abdes, mendo se çfarë statusi ka uji ku ka lëpirë qeni! Për këtë arsye edhe njëri nga të mëdhenjtë e mendimit islam ka thënë: "Njeriu që e ka zakon të bëjë punë mubah privohet nga shija e takimit me Zotin." (Bursevi, Ruhu'l-Bejan, [Muminun, 51])

Në qoftë se njeriu nuk e drejton forcën e meditimit, ndijimit, fantazisë dhe imagjinatës së tij drejt punëve të hajrit, atëherë shejtani ia drejton mendimin e tij drejt punëve të sherrit. Për këtë arsye ai njeri nuk mund të zotërojë begatinë Mëshiruese të meditimit. Në vend që të përfitojë nga aftësitë mendore dhe shpirtërore që i janë dhuruar si një begati e Zotit, ai dëmtohet prej tyre.

Kështu që për një besimtar është e domosdoshme që ta lodh trurin dhe mendjen përherë rreth të vërtetave absolute dhe punëve të hajrit në drejtimin që i mëson Kurani dhe Syneti Profetik.

## MEDITIMI DHE DHIKRI SHKOJNË BASHKË

**Jusuf Hemedani** -kuddise sirruh- ka thënë:

"Zemra dhe dhikri janë si pema dhe uji. Zemra

moskryerja e këtij veprimi nuk sjell ndonjë gjykim juridik fetar.

dhe meditimi janë si pema dhe fryti i saj. Gabon ai që pret të gjelbërojë pema që nuk vaditet me ujë apo që pret të këpusë fryte nga ajo pa çelur lulet dhe gjethet e saj. Sa do të dëshirojë ajo nuk lidh fryte, sepse nuk është koha e frutave, por koha për të ushqyer pemën dhe për t'u përkujdesur për të. Duhet ta vadisësh atë, t'ia heqësh barin e keq dhe gjërat e tjera të huaja dhe duhet të presësh që ajo të marrë rreze dielli. Kur të realizohen këto gjëra, pema bëhet plot hare dhe e freskët duke u stolisur me gjethet e blerta. Vetëm pasi të fitojë këto cilësi mund të pritet që nga degët e pemës të varen fruta, sepse tani është koha e frutave." (Rutbetu'l-Hajat, s. 71)

**Hasan Basri** ka thënë:

"Të urtët vazhdojnë ta mësojnë veten e tyre për meditim me anë të dhikrit dhe për dhikër me anë të meditimit. Si rezultat zemrat e tyre flasin. Pas kësaj zemrat e tyre fillojnë të flasin vetëm urtësi." (Imam Gazali, Ihja, VI, 46)

Shkurtimisht nuk duhet ndarë nga njëri-tjetri dhikri me meditimin. Gjëja më e rëndësishme në dhikr është meditimi rreth tij me ndërgjegje të hapur dhe duke medituar rreth kuptimit të tij. Sipas fjalëve të veliut të madh Muhamed Parsa, kur bën dhikër me fjalën e shehadetit teksa pohon fjalët "La ilahe" duhet të mendosh se të gjithë krijesat janë të përkohshme dhe t'i numërosh ato me zero dhe

të largosh nga mendja jote çdo gjë tjetër përveç Allahut. Zemra duhet ngopur me perceptimin dhe ndërgjegjen se ajo nuk do të bëhet robi i asnjë gjëje në këtë jetë përveç se i Allahut. Tek thua "Ilallah" duhet të mendosh se Allahu është i përhershëm dhe se është Krijesa e vetme që duhet t'i drejtohesh me dashuri. Në këtë mënyrë atributet xhemali të Zotit do të shfaqen edhe në zemrën tënde.

**Bahauddin Nakshibend** ka thënë:

"Qëllimi i dhikrit nuk është vetëm të thuash Allah apo La ilahe ilallah. Ndoshta është të shkosh nga shkaku tek shkaktuesi i saj dhe të kuptosh që begatia vjen prej shkaktarit."

Pra e vërteta e dhikrit është të ngrihesh nga fusha e indiferencës drejt horizontit të vështrimit mistik "*mushahade*".

**Mevlana** ka thënë:

*"...Allahu ynë që është i Vetëm dhe nuk ka të ngjashëm me Të, na ka lejuar ne ta përmendim Atë kur urdhëroi dhe tha «اُذْكُرُوا اللّٰهَ». Ai pa që ne ishim brenda në zjarr dhe na dhuroi dritën. Dhikri që kryhet pa e ndjerë atë përbrenda dhe pa meditur rreth tij, vetëm me gojë dhe me gjuhë është një ëndërr e mangët. Dhikri që bëhet si padishah, pra me gjithë shpirt e zemër dhe duke u mahnitur me të, është dhikër i zhveshur nga fjalët dhe nga germat."* (Mesnevi, vol. 2, distik: 1709, 1712)

Njeriu që i përmend emrin dhe atributet e Allahut duke meditur me kalimin e kohës i shtohet edhe dashuria për Allahun, sepse të përmendësh Allahun nuk do të thotë vetëm të përsëritsh si fjalë emrin "Allah", por edhe të vendosësh në zemër që është qendra e perceptimit dashurinë për Të.

Në sajë të dhikrit dhe të meditimit njeriu në fillim mbërrin tek dashuria për Allahun (muhabetullah) dhe pastaj në sajë të kësaj dashurie fillon të njohë më mirë marifetullahun, pra emrin dhe atributet e Allahut. Si rezultat i kësaj të fundit Zoti e do atë dhe e bën mik për Vete, pasi që edhe në një hadith kudsi thuhet se:

*"Velitë nga robërit e Mi dhe ata që më duan nga krijesat e Mia, janë ata që më bëjnë dhikr Mua për hir të cilit edhe Unë i kujtoj dhe i përmend ata!"* (Ahmed, III, 430)

Dhikri bëhet me gjuhë, me trup dhe me zemër. Dhikri i gjuhës është ta përmendësh Allahun me emrin dhe atributet e Tija të hijshme, ta madhërosh atë me tesbih, ti bësh hamd Atij, t'i lexosh librin dhe t'i bësh dua Atij. Dhikri i trupit është që çdo gjymtyrë e jotja të merret vetëm me atë që të ka urdhëruar Allahu dhe të mos kryejë asgjë që Ai ia ka ndaluar. Ndërsa dhikrin e zemrës Hamdi efendi Elmallëllë e sqaron me këto fjalë:

"Dhikri i zemrës është ta përkujtosh Allahun

me gjithë shpirt dhe ajo është tre llojesh:

1) Të mendosh rreth argumenteve që dëshmojnë Individualitetin dhe atributet e Allahut dhe t'u japësh përgjigje dyshimeve që të vinë në zemër në lidhje me fuqinë e Tij.

2) Të meditojmë rreth të drejtave dhe detyrave tona që kemi si robër të Zotit. Pra të mendojmë rreth urdhrave dhe ndalesave të Allahut, rreth argumenteve dhe urtësive të tyre. (Pasi që njeriu prihet më shumë drejt punëve të mira kur mëson rezultatin e bindjes ndaj urdhrave hyjnorë dhe të natyrës së ofertës që i bëhet.)

3) Teksa mediton rreth krijesave të mikro dhe makro kozmosit dhe enigmave të krijimit të tyre, ai percepton se çdo grimcë është një pasqyrë për botën hyjnore. Dritat e kësaj bote të bukur dhe të ashpër kanë për t'u pasqyruar në sytë e njerëzve që kujdesen siç duhet për këtë pasqyrë aq sa vetëm një shkëndijë e shijes së përjetuar prej saj në një çast ndërgjegjësimi, ka vlerë sa botët bashkë.

Kjo shkallë e dhikrit nuk ka fund, sepse në këtë pikë njeriu humb nga vetja dhe nga bota në të cilën jeton dhe e gjithë ndërgjegjja e tij shkrihet tek Zoti. Madje nuk mbetet as nam as nishan nga dhikri dhe praktikuesit e tij (dhakir). Ndjehet vetëm Zoti që përmendet. Janë të shumtë ata që flasin për përjetimin e kësaj shkalle, por nuk ka fjalë me të cilat

do t'i përshkruanin ata që e përjetojnë vërtetë atë."
(Hak Dini Kuran Dili, [el-Bakara, 152])

Shkurtimisht të gjithë krijesat janë një pasqyrë e shfaqjeve hyjnore që mbahen me forcën e një dore në perceptimin dhe ndërgjegjen e njeriut. Dallimi i enigmave dhe urtësive të kësaj pasqyre varet vetëm nga qartësia e pasqyrës së zemrës tek e cila reflektohen ato.

### *Agimi, koha më e bereqetshme për dhikr dhe meditim*

I dashuri e përmend pa prerë atë që do. Ai që e përmend shumë një gjë, pas një farë kohe fillon ta dojë më shumë atë. Madhësia e dashurisë varet nga sakrifica që bëhet për hir të asaj që dashuron. Njëra nga demonstrimet më të bukura të dashurisë së vërtetë është braktisja e gjumit të ëmbël para agimit dhe përgjërim ndaj Zotit të Lartë.

Duhet menduar se koha para agimit mbart me vete mëshirën dhe faljen hyjnore. Me frymëzimin e këtij bereqeti hyjnor bylbyli këndon meloditë më të ëmbla, ndërsa trëndafilat që çelin ngjyra-ngjyra dhurojnë aromat e tyre më të mira në këtë kohë. Sa dëshpëruese është që njeriu të mbes pa pjesë nga kjo sofër e mëshirës hyjnore!

Pjesa më e vyer e 24- orëshit të ditë-natës është koha e agimit, që bie pasi ka kaluar 2/3 e natës

dhe deri në agim. Koha e agimit është çasti kur mendja është larg preokupimeve, kur zemra pastrohet, kur heshtja kaplon gjithandej dhe kur lidhjet e përkohshme me këtë jetë janë më të dobëta se kurrë. Kjo kohë është koha kur zbret mëshira hyjnore dhe kur Zoti është më afër se kurrë me robin e Tij. Koha e agimit (seher) është koha më e përshtatshme për ata që mendojnë të marrin mësim, sepse njeriu në këtë kohë është më larg se kurrë nga preokupimet e jetës dhe i drejtohet me kuptimin e plotë të fjalës me gjithë zemër Allahut. Kjo është koha më pjellore për meditim.

Zoti urdhëron dhe thotë:

**"O ti i mbështjellë! Ngrihu për falje natën, përveç një pjese të vogël të saj. Gjysmën e saj ose më pak se gjysmën. Ose shto prej saj dhe Kuranin lexoje me vëmendje. Ne do të shpallim ty fjalë të rëndë (të madhe). <u>E s'ka dyshim se ngritja nga gjumi natën është fuqizues dhe fjalë më e qartë.</u> Vërtet, Ti gjatë ditës ke angazhim të madh."** (Muzzemmil, 1-7)

Përkundrejt qetësisë së agimit dita është koha kur kujdesi shpërndahet më shumë dhe tingujt e zhurmat shtohen më tepër. Njeriu që nuk vlerëson kohën efektive të natës, nuk arrin frymëzimin dhe shpirtshmërinë e drejtimit dhe adhurimit të Allahut gjatë preokupimeve të ditës ashtu siç arrin në agim.

Shkurtimisht, koha e agimit (seher) janë çastet e ndara për adhurim, ndërsa dita është një begati e bukur që na është dhuruar për të shërbyer dhe për të fituar riskun. Pra besimtari gjatë agimit është bashkë vetëm me Zotin, ndërsa gjatë ditës është së bashku me njerëzit dhe me Zotin.

**I dërguari i Allahut** ﷺ nuk e pati lënë kurrë faljen e namazit, leximin e Kuranit, duanë dhe meditimin gjatë kohës më të begatë dhe më me frymëzim të natës, në agim. Madje edhe atëherë kur ishte i sëmurë dhe kur nuk i kishte mbetur fuqi as të çohej në këmbë qëndronte ulur dhe përfitonte nga koha e agimit.[72]

I dërguari i Allahut ﷺ përfitonte veçanërisht nga koha e natës për të medituar. Ai qëndronte në kijam duke qarë aq sa këmbët t'i ënjteshin dhe me orë të tëra në ruku dhe në sexhde.

**Imam Hasan bin Rushejk** ka thënë:

"Nuk ka çelës më të mirë për të çelur portat e Zotit dhe për të shtënë në dorë çelësat e meditimit sesa zgjimi në kohën e agimit dhe përpjekjet që bëhen në këtë kohë si mjet drejt lartësimit shpirtëror. Pasi që njeriu në këtë kohë ndodhet larg gjërave që e lidhin me jetën përjashta, shqetësimet dhe pasionet e kësaj bote. Ai në këtë kohë është vetëm për vetëm me Zotin. Trupi i tij ka pushuar gjatë gjumit,

72. Ebu Davud, Tatavvu, 18.

ka ardhur në vete, është bërë i freskët. Shkurtimisht koha kur ajri është më i bukur dhe vakti është më i ëmbël dhe koha më e përshtatshme mes ditës dhe natës është koha e agimit. Pasi që në kohën e agimit drita fillon të pllakos mbi errësirën. Në mbrëmje ndodh e kundërta, sepse në këtë kohë errësira mbulon dritën." (Ebu Gudde, Zamanın Kıymeti, s. 86)

Në ajetin fisnik thuhet:

**"Ata ngrenë trupat e tyre prej dyshekëve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa dhe japin nga ajo që Ne u kemi dhënë atyre."** (Sexhde, 16)

Kur besimtari lutet për falje gjynahesh në kohën e agimit, preket shpirtërisht kur mendon rreth dënimit hyjnor, kujton vdekjen, planifikon se si do ta vlerësojë pjesën e jetës që i ka mbetur dhe mediton rreth Kuranit fisnik, janë ndër punët e mira që Allahu i do dhe i pëlqen.

Zoti i përgëzon me këtë sihariq të veçantë robërit e Tij që e kalojnë kohën e agimit në këtë mënyrë dhe jetojnë një jetë ku dhurojnë sa më shumë nga pasuria e tyre me këto fjalë:

**"Për atë që kanë vepruar nuk e di askush se çfarë kënaqësie u është caktuar si shpërblim."** (Sexhde, 17)

**I dërguari i Allahut** ﷺ e ka komentuar në

këtë mënyrë këtë ajet fisnik:

*"Allahu ka thënë «Unë kam përgatitur për robërit e Mi të mirë begati që nuk i ka parë syri, nuk i ka dëgjuar veshi dhe nuk i ka ardhur askujt ndërmend."* (Buhari, Bedu'l-Halk, 8; Tefsir, 32/1; Tevhid, 35; Muslim, Xhennet, 2-5)

Nga këto kuptojmë se begatitë e xhenetit që nuk na janë treguar, janë shumë të ndryshme në krahasim me ato që na janë treguar. Në disa raportime profetike në bëhet e ditur që këto begati nuk i dinë as engjëjt dhe as profetët.

# PËRFUNDIM

## Meditimi është kyçi i të vërtetës absolute dhe i shpëtimit

Të arrish të vërtetën absolute është e mundur vetëm në sajë të meditimit dhe të argumentimit logjik. Njerëzit që sillen si të shurdhër dhe të verbër para vrojtimit dhe dëgjimit të argumenteve, pra të gdhendjeve të fuqisë hyjnore dhe shfaqjeve të madhështisë së Tij, si mund të gjejnë të vërtetën? Për këtë arsye është thënë se "në qoftë se njohuritë nuk i zgjojnë ndjenjat, nuk mund të ketë dituri."

Zoti e ka shprehur me këto fjalë situatën e mosbesimtarëve që nuk arrijnë ta gjejnë të vërtetën absolute:

**"Nuk mund t'i bësh të dëgjojnë të vdekurit, as nuk mund ta bësh të shurdhrin të dëgjojë thirrjen, sidomos kur ata ta kthejnë shpinën."** (Neml, 80)

Në qoftë se njeriu përpiqet të marrë pjesë nga thurja shpirtërore e Profetit nëpërmjet një mendje-

je të edukuar me shpallje hyjnore që i siguron atij shpëtimin nga fatkeqësitë e pandehmës, vegimit dhe dëshirave vetjake mund të mbërrijë tek e vërteta dhe punët e mira. Lëre mrekullitë e tij profetike, vetëm të meditojë siç duhet moralin dhe personalitetin e Profetit, njeriu arrin të kuptojë se ai ka qenë një profet besnik dhe i vërtetë dhe se gjërat në të cilat i ftonte njerëzit, kanë qenë të gjitha të vërteta. Në përfundim të këtij meditimi, me lejen e Zotit, njeriu ka për të shpëtuar nga dëshirat e nefsit dhe qorrsokakët e mendjes.

Ja si na njofton Allahu në lidhje me situatën dhe pendesën që kanë për të shprehur banorët e xhehenemit:

**"Dhe ata do të klithin aty: O Zoti ynë, na nxirr prej këtu se do të bëjmë vepra të mira, jo si ato që i kemi bërë!**

**<u>Po a nuk u dhamë juve jetë të mjaftueshme në mënyrë që ai që ka dashur të mendojë, ka mundur të mendojë, madje juve u erdhi edhe pejgamberi</u>, prandaj shijoni dënimin se për zullumqarët nuk ka ndonjë ndihmëtar."** (Fatir, 37)

Kjo do të thotë se njeriu mund të mbërrijë me dy rrugë drejt të vërtetës absolute dhe shpëtimit të përhershëm:

1) Ose duke gjetur besimtarët e mirë, duke ju dorëzuar atyre dhe duke iu bindur Zotit brenda rre-

thit të botës shpirtërore dhe frymëzimeve të tyre,

2) Ose duke e nënshtruar nefsin e tij para së vërtetës që ai ka gjetur duke i përdorur aftësitë e tij të meditimit dhe ndijimit në drejtimin e Kuranit dhe të Traditës Profetike. E vërteta është se ai ka për të pasur një fund të dhimbshëm në qoftë se nuk i bindet prijësve së të vërtetave absolute dhe nuk shkon rrugës që i rrëfen një mendje që mendon saktë dhe drejtë.

### Meditimi i vërtetë, vërtetim i ekzistencës së domosdoshme (vaxhibu'l-vuxhud)

Ashtu sikur se e kemi shprehur edhe më parë njeriu e ka të pamundur që të perceptojë Individualitetin e Zotit, sepse rruga e dijes njerëzore kalon përmes pesë shqisave, mendjes dhe zemrës, fuqia e aftësisë perceptuese të të cilave është e kufizuar. Krijesa që është E Përhershme, Absolute, Pa fillim dhe Pa fund, nuk mund të perceptohet me mjete të kufizuara. Perceptimi nëpërmjet mjeteve të kufizuara mund të realizohet vetëm në formë të kufizuar.

Për këtë arsye Kurani dhe Syneti e ka ndaluar të përpiqesh të kryesh veprime që e kalojnë fuqinë e njeriut siç janë të mendosh rreth Individualitetit të Allahut dhe të përpiqesh ta zgjidhësh në tërësinë e saj enigmën dhe urtësinë e kaderit. Ashtu sikur se

mosmeditimi rreth të vërtetave hyjnore shkakton një fatkeqësi, edhe rastet që njeriu nuk e njeh kufirin e tij dhe hidhet në punë që nuk ka fuqi t'i kuptojë, e bëjnë atë të përjetojë një disfatë të madhe.

Për këtë arsye i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Meditoni rreth krijesave dhe begative të Allahut, por mos mendoni rreth Individualitetit të Tij, sepse ju nuk mund ta vlerësoni ashtu siç duhet fuqinë e Tij!"* (Dejlemi, II, 56; Hejthemi, I, 81; Bejhaki, Shuab, I, 136)

**Ibn Arabi ka thënë:**

كُلُّ مَا خَطَرَ بِبَالِكَ وَاللّٰه غَيْرُ ذٰلِكَ

*"Çfarëdo mendimi që do të vijë ndër mend në lidhje me Allahun dije se Zoti është diçka tjetër e ndryshme nga ai mendim."* E vërteta në të cilën mëton feja islame, është edhe njëri nga atributet individuale të Allahut që nuk ngjason me asnjë qenie tjetër (muhalefetun li'l-havadith), që do të thotë asnjë krijesë nuk ngjason me Të. Për këtë arsye edhe kur ne e cilësojmë një njeri me disa cilësi që i takojnë edhe Allahut siç janë dituria, drejtësia etj., nuk bëjmë shirk në sajë të besimit tonë në atributin hyjnor "muhalefetun li'l-havadith".

Megjithëse është e pamundur që e vërteta e individualitetit të Allahut të mos perceptohet në tër-

ësinë e sajë, mund të arrijmë me mendje dhe me zemër në ekzistencën dhe njësinë e Tij duke u nisur nga shfaqjet e atributeve të Tija mbi gjithësinë dhe dukuritë. Kjo është gjithë ç'mund të bëjë njeriu që ashtu sikur se çdo krijesë tjetër edhe ai është i kufizuar në mundësi dhe fuqi. Kjo është e mjaftueshme që besimtari të pranohet në audiencën e Allahut. Për këtë arsye dijetarët myslimanë kanë thënë se "maja e diturisë dhe lloji i saj më i vyer është marifetullahu, pra njohja e Allahut."

Me të vërtetë, njeriu zotëron një perceptim që shkon në lëvizje të drejtë nga cilësia tek i cilësuari, nga vepra tek vepruesi i saj, nga arti tek artisti dhe nga shkaku tek shkaktari. Me këtë rrugë, pra duke vështruar tek krijesat e Tij që janë secila më vete një mrekulli arti dhe begatitë që u ka dhuruar atyre, njeriu mund të kuptojë në një anë madhështinë, fuqinë dhe mëshirën e Zotit, ndërsa në anën tjetër masën e aftësive dhe fuqisë së tij. Pra të gjithë mund të arrijnë të kuptojnë, aq sa merr vëllimi i një ene nga oqeani i marifetullahut.

**Mevlana** ka thënë:

*"Një ditë edhe tek unë u zgjua dëshira që të shoh dritën e Allahut tek njerëzit. Ishte si të kërkoja të shihja detin në një pikë dhe diellin në një thërrime drite..."*

Në qoftë se njeriu do të kundronte me një perceptim të pastër dhe me një meditim dhe ndijim të

sinqertë atributet, aktet dhe veprat e Zotit, nuk do të ishte e mundur kurrë që ai të ishte mohues, sepse mohimi zë fill aty ku fillojnë të prishen veprimtaria mendore, ajo intelektuale dhe përpikmëria morale. Pra, mendja dhe zemra e tij është e pamundur që ta tërheq një personalitet të kapur fort pas natyrës së tij drejt mosbesimit. Në qoftë se ai është një njeri që i ka hapur sytë i gjendur në botën e mosbesimit mundësia që të shpëtojë nga kufri është më e lartë. Si shembull i kësaj të fundit është shpjegimi i detajuar në Kuran që tregon se si profeti Ibrahim arriti të kuptojë ekzistencën dhe njësinë e Allahut vetëm nëpërmjet aftësive të tija mendore dhe shpirtërore, megjithëse ai kishte lindur dhe ishte rritur në një rreth mosbesimtarësh.

Nga ky aspekt të jesh mohues absolut është e pamundur për një person që mendon në mënyrë të shëndoshë, sepse t'i thuash "nuk ka" një gjëje, kjo nuk është zgjidhja e enigmës së jetës e cila ka nevojë për argumente dhe vërtetime bindëse dhe të sakta. Ata që nuk kanë arritur ta zgjidhin enigmën e jetës, gjithësisë dhe jetës së përtejme, çfarë argumentojnë dhe vërtetojnë duke thënë vetëm "nuk ka"? Kjo situatë ngjason me rastin e personit që nuk është i ndërgjegjshëm për veten e tij, megjithëse barkun e ka bosh dhe shëndetin e ligë. Pohimi i tyre nuk jemi të uritur megjithëse e kanë barkun bosh, mund të jetë vetëm vërtetimi dhe argumentimi i sëmundjes që kanë. Personi që e ka sistemin

nervor të ngrirë apo që është i narkotizuar nuk është i ndërgjegjshëm për gozhdën që i shpon trupin apo për bisturinë që e pret dhe e çan lëkurën e tij si të ishte një copë stofi. Rreth personave të tillë të sëmurë shpirtërisht përballë këtyre të vërtetave madhështore dhe të pandërgjegjshëm për gjendjen në të cilën kanë rënë Zoti përdor në lidhje me ta shprehjen:

**"Të verbër, të shurdhër, memecë..."** .

Allahu ka vendosur në natyrën e çdo njeriu nevojën dhe fuqinë që të besojë dhe të kërkojë të vërtetën, mosdija dhe shkëputja nga imani dhe e vërteta absolute, mund të jetë shkak i vetëm i një verbimi apo shurdhërie shpirtërore. Në të kundërt edhe shpirti i mosbesimtari është i gatshëm ta perceptojë Allahun apo e percepton Atë, por nuk ka arritur ta nxjerrë në koshiencë këtë veçori për shkak të verbërisë dhe shurdhërisë shpirtërore. Ashtu sikur se ndodh me ëndrrat që shihen në gjumë, por nuk kujtohen më pas...

Me fjalë të tjera prirja e shpirtit njerëzor drejt besimit është natyrore dhe kjo prirje na shfaqet si një nevojë urie e cila kërkon të përmbushet që nga periudha e vegjëlisë. Për shembull, fëmija që e sheh të atin teksa fal namaz, e pyet atë rreth formës së namazit. Meqenëse nuk arrin dot ta konceptojë madhështinë e Zotit në mënyrë abstrakte, ai përpiqet ta shprehë atë në formë konkrete. Ai pyet se

sa i madh është Allahu, shqetësohet se ku shkon i vdekuri dhe dëshiron të mësojë se çfarë vendesh janë xheneti dhe xhehenemi. Ai është në kërkim të pandërprerë, sepse shpirtërorja është e fshehur brenda natyrës së njeriut. Kur kjo aftësi e fshehur del në sipërfaqe të ndërgjegjes, njeriu bëhet besimtar, ndërsa për sa kohë që e burgos atë në subkoshiencë, ai mbetet kafir ashtu siç ngjan me zogun e mbyllur në kafaz. Zogu që është mbajtur një kohë të gjatë i mbyllur në kafaz, nuk mund të fluturojë mirë po ta nxjerrin jashtë kafazit, sepse krahët i janë dobësuar. Njësoj edhe njeriu e humbet aftësinë e besimit për sa kohë që ndjenja e tij e besimit nuk del në koshiencë.

Për këtë arsye ne duhet ta njohim në varësi të mundësisë dhe aftësisë sonë Allahun që na ka krijuar nga asgjëja. Për të arritur deri tek Zoti nëpërmjet shkrirjes në kulturë shpirtërore dhe njohjes intuitive të Allahut, është e nevojshme që t'i perceptojmë në mënyrë të saktë atributet dhe aktet e Tij.

Allahu, që rrethon me urtësinë e Tij çdo punë, kur e dërgoi Profetin për t'i kumtuar fenë një shoqërie mosbesimtare, po ta kishte urdhëruar atë që së pari "lexo me emrin e Zotit tënd që nuk ka të barabartë, të ngjashëm dhe ortak..." kjo do të shoqërohej edhe me një refuzim të menjëhershëm dhe do të ulte mundësinë që mendjet e kushtëzuara me mosbesim, të fisnikëroheshin me besim. Por Zoti fjalën e parë e filloi me atributin e Tij të "krijimit" të cilën mushrikët

nuk do të mund ta refuzonin dot. Pasi i bindi ata rreth kësaj të vërtete, Ai e solli fjalën tek zotëruesi i aktit të "krijimit" dhe shpalli "**Lexo me emrin e Zotit tënd që krijoi çdo gjë.**" (Alak, 1). Mushrikët të cilët e dinin që idhujt nuk mund të krijojnë asgjë, e kishin kuptuar vetë se vetëm Allahu është hyjnia e vërtetë dhe se vetëm Ai i meritonte lëvdatat.

Komentuesi i Kuranit Bejdaviu ka thënë:

"Në suren Alak Allahu u kujton njerëzve se ai i ka ngritur ata nga shkalla më e ulët drejt shkallës më të lartë. Kështu së pari ai tregon krijimin që vërteton me rrugë logjike njohjen e Allahut. Së dyti ai tërheq vëmendjen drejt lexim-shkrimit që argumenton me rrugën e të dëgjuarit. Pra ai bashkon këtu shkencat logjike me ato fetare."

Shkurtimisht Zoti e ka bërë meditimin rreth krijesave një mundësi që t'i fisnikërojë mohuesit me besim, ndërsa meditimi i besimtarëve është mjet që ata të forcojnë besimin dhe të shtojnë bindjen e tyre.

## Çdo send është në lëvizje dhe në transformim

Në qoftë se do të mendojmë për një çast, shohim se çdo gjë në këtë botë përjeton një transformim. Ai kalon nga një formë në një formë tjetër. Për shembull pika ujit kthehet në gjak të mpiksur, kjo në copë mishi e përtypur dhe në fund fare në mish dhe

në kockë. Këto lloj transformimesh ndodhin në çdo gjë në yje, në planetë, në minerale dhe në bimë.

Brenda atomit zhvillohet një lëvizje madhështore. Elektronet rrotullohen sipas një përllogaritjeje shumë të mprehtë dhe me një shpejtësi që nuk e rrok dot mendja. Elementet e bërthamës, protonet dhe neutronet kanë një shpejtësi jashtëzakonisht shumë të lartë në krahasim me elektronet për shkak se ato ngushtohen brenda një vëllimi shumë herë më të vogël, aq sa ato rrotullohen me një shpejtësi që e kalon 60.000 km/sek. Kjo shpejtësi e lartë bën që ato të duken në një gjendje që nuk ta merr mendja si të ishin "pikat e një lëngu që vlon".

Sa bukur e ka shprehur poeti se mjafton madje vetëm një grimcë që të kalohet nga vepra tek krijuesi i saj:

*Ç'të duhet gjithë ky rrokullim, Zotin ta kuptosh*
*Mjafton një thërrime prej saj, Atë ta vërtetosh*

(Shinasi)

Po të kujtojmë se në një majë gjilpëre prej 1mm katror gjenden afërsisht 100 trilion atome, e kuptojmë edhe më mirë se si lëvizjet në gjithësi janë vepra të një fuqie të madhe.

Që të formohen të gjithë këto lëvizje dhe transformime, ndjehet nevoja e një krijuesi të vërtetë të veprave. Ai është Allahu, Krijuesi Transcendental

(Hallak Muteal), sepse këto gjendje të mrekullueshme që e habisin mendjen, është absolutisht e pamundur që të formohen pa pasur një krijues apo të shfaqen nga një zbatues i pandërgjegjshëm.

## Çdo send është krijuar me një qëllim të caktuar

Shihet qartë se çdo gjë në këtë botë është krijuar sipas një urtësie dhe vlere të caktuar. Ashtu siç e kemi shprehur edhe më parë:

-Krijesat në tokë ndriçohen me dritën e diellit dhe të hënës. Rrotullimi i tokës dhe i hënës rreth diellit krijon kohët e ndryshme. Rrotullimi i tokës sjell stinët, vitet, ditët dhe netët, ndërsa rrotullimi i Hënës sjell muajt...

-Ajri që thithim vazhdimisht shkon në mushkëri dhe pastron gjakun. Ajri për të cilin trupi ynë ka aq shumë nevojë më shumë se çdo gjë tjetër, gjendet shumë lehtë rreth nesh dhe në sasi të bollshme...

-Era i shtyn retë drejt vendeve që kanë nevojë për ujë dhe prej tyre vërshon shiu. Era përcakton nxehtësinë dhe pastron ajrin...

-Të numërosh dobitë e deteve nuk kanë të mbaruar...

Dihet rëndësia e të gjitha këtyre që thamë dhe të shumë e shumë veçorive të tjera që nuk mba-

rojnë së numëruari po t'ia nisim për jetën e njeriut. Për këtë shkak njeriu që i vështron këto për të marr mësim dhe që mediton rreth tyre, arrin në përfundimin se në krijimin e të gjithë sendeve gjendet një urtësi e madhe dhe një qëllim i madh. T'i pranosh të gjitha këto si një rastësi, do të thotë të zhvlerësosh mendjen, logjikën dhe intelektin. Këto janë veprat e një Individualiteti që zotëron dijen, urtësinë, fuqinë dhe madhështinë. Ai është **Allahu i Lartësuar**.

## Krijimi i veprave të ndryshme nga i njëjti material

Thelbi i krijesave të ndryshme që shohim në rrethin tonë është përherë i njëjtë. Të gjitha ato janë formësuar nga materia. Elementët e ndryshëm janë të gjitha pjesët e të njëjtit individualitet. Për shembull trupat qiellorë janë formuar të gjithë nga e njëjta materie. Vetëm se secili prej tyre ka një identitet të veçantë të tijin, një formë, një sasi dhe një jetëgjatësi të ndryshme nga të tjerët. Një pjesë e tyre janë trupa të ftohtë, të tjerët janë të nxehtë sa më s'ka...

Bimët dhe kafshët formohen nga elementët azot, karbon, oksigjen, hidrogjen etj. Porse nuk ekziston asnjë lidhje mes këtyre materieve dhe jetës, lëre pastaj mes tyre dhe cilësive siç janë dituria,

vullneti, fuqia, dëgjimi, shikimi etj.

Ja pra të gjitha këto janë mrekulli të artit hyjnor. Kaq krijesa të ndryshme nga njëra-tjetra dhe të përkryera që shohim në gjithësi, janë vepra të një artisti të plotfuqishëm. Nuk është e mundur që një krijesë që krijon mrekulli të tilla arti, të jetë i ngjashëm me krijesat që krijohen pas një momenti të caktuar. Ai është Zoti, ekzistenca e të Cilit është e domosdoshme, do të thotë krijesa që ekziston domosdoshmërisht, vetvetiu dhe në përjetësi.

Shkurtimisht njeriu që mendon, nuk e ka aspak të vështirë që ta gjejë Zotin dhe të mos mbesë i mahnitur prej Tij. Në sajë të meditimit njeriu mosbesimtar nis të besojë, ai që është besimtar rrit shkallët e besimit të tij dhe nis të përparojë në shkallaret e njohjes së Zotit dhe dashurisë ndaj Tij.

## Rruga e Marifetullah-ut

Dijetarët myslimanë të Kelamit kanë thënë se "Farzi i parë për njeriun është njohja e Allahut dhe meditimi që e shpie drejt kësaj njohjeje."

Qëllimi i përgjithshëm dhe bazë i Kuranit Fisnik është shpëtimi i mendjeve dhe i zemrave nga çdo gjë tjetër përveç Allahut dhe nxitja drejt marifetullahut.

Allahu e ka krijuar njeriun që ta njohë Atë dhe

t'i bëjë adhurim vetëm Atij. Njeriu mund të mbërrijë në këtë qëllim në mënyrën më të bukur me rrugën e dhikrit dhe të meditimit. Adhurimi është thelbi i jetës së njeriut. Dhikri është njëra nga format më të bukura që të adhurohet Allahu. Dhikri dhe meditimi janë si dy vëllezër që nuk ndahen nga njëri-tjetri.

Pa dyshim, gjëja më e rëndësishme për njerëzit është arritja e lumturisë së përhershme dhe e prehjes. Dëshirat e tjera mbeten të parëndësishme përpara saj. Mjeti më i rëndësishëm që na shpie drejt lumturisë dhe prehjes së përhershme është "marifeti".

Njohja shkencore do të thotë të perceptosh një dukuri në sajë të marrëdhënies shkak-pasojë. Kurse marifetullahu realizohet përveç kësaj edhe me perceptimin se në çdo dukuri gjendet edhe shfaqja e vullnetit hyjnor. Për këtë arsye njohuria rreth njohjes së Allahut, është emërtuar edhe njohja e Zotit (marifetullah), që do të thotë të perceptosh ekzistencën e Allahut në varësi të masës së njohjes (marifet).

Për këtë arsye mendimi është përmendur përpara devotshmërisë në ajetet 84-87 të sures Muminun, sepse njerëzit mbërrijnë tek njohja, me anë të meditimit dhe ndijimit. Pasi të njihet ashtu siç i ka hije Allahu, kuptohet se duhet të bëhemi të

devotshëm dhe të shmangim çdo lloj mosbindjeje ndaj Tij. Pa e njohur Allahun ashtu siç i ka hije Atij, asnjë vepër dhe akt i kryer nuk ka vlerë.

Shkurtimisht nuk ka dyshim që marifetullahu është dija më superiore. Xhunejd Bagdadi -kuddise sirruhu- ka thënë:

"Në qoftë se do ta dija se nën kupolën e qiellit ekziston ndonjë dituri më superiore se sa dituria pas së cilës vrapojnë njerëzit me kulturë shpirtërore, nuk do të isha marrë me asgjë tjetër, por do të përpiqesha që ta shtija atë në dorë një çast e më parë."

**Ibn Kajim el-Xhevziu** ka thënë:

"Zoti i fton robërit e Tij nëpërmjet Kuranit Fisnik që të mbërrijnë marifetullahun me anë të dy rrugëve:

1. Duke soditur gjërat që ka bërë dhe ka krijuar Zoti dhe të mendojnë rreth tyre,

2. Duke medituar në lidhje me ajetet fisnike që gjenden në Kuranin Fisnik.

Grupi i parë janë shenjat në të cilat shihet forca e Zotit, të dytat janë shenjat që dëgjohen me veshë dhe konceptohen me mendje." (Ibn Kajjim, Fevaid, s. 31-32)

Meditimi dhe të ndjeshmëria bën që njeriu të besojë në mënyrë të palëkundur dhe e drejton atë ndaj arsyes për të cilën është krijuar.

Sa bukur është shprehur poeti:

*Kjo botë kokë e këmbë, një libër madhështor*
*Ku çdo gërmë e tij, përkthehet vetëm Zot.*

## Meditimi duhet shndërruar në vepër dhe akt

Për të mbërritur tek e vërteta absolute nëpërmjet meditimit, dhikrit dhe vetëkontrollit (murakabe) është e nevojshme që njohuritë që fitohen të zbatohen në jetë. Njeriu që mendon rreth të vërtetave hyjnore dhe ajeteve të Kuranit, nuk arrin ta zhvillojë meditimin e tij në një shkallë të pranueshme, përderisa nuk vepron në përputhje me ato që lexon, sepse vepra është reflektimi në dukje i meditimit dhe ndijim që janë që të dy të brendshëm.

Në lidhje me këtë pikë imam Gazaliu ka thënë:

"Fryti i meditimit është dija për të fituar gjendje të caktuara dhe për t'u drejtuar drejt veprave të mira. Kur në zemër përftohet dija, ndërron edhe gjendja e zemrës. Kur ndërron gjendja e zemrës, ndryshojnë edhe veprat që kryejnë organet e trupit. Nga ky aspekt vepra varet nga gjendja, gjendja varet nga dija, ndërsa dija varet nga meditimi. Kështu që meditimi është edhe fillimi edhe çelësi i të gjithë punëve të hajrit.

Meditimi i vërtetë është ai që e shtyn njeriun

nga e shëmtuara drejt të bukurës, nga ambicia drejt asketizmit dhe kënaqjes me atë që je dhe atë që ke. Ky është meditimi që i fal njeriut niveli mistik i mushahade-së[73] dhe devotshmëria." (Imam Gazali, Ihja, VI, 47)

Në sajë të meditimit dhe ndijimit që shndërrohen në veprim, njeriu shpëton nga sëmundja e vrojtimit të mrekullive në gjithësi si të ishin gjëra të zakonshme.

Me të vërtetë një njeri i thjeshtë pasi kundron tablotë që një artist i pikturon duke imituar natyrën, nuk mund të ketë të njëjtën ndjenjë vlerësimi përballë gjithësisë dhe Krijuesit të saj. Ai i koncepton të gjithë mrekullitë si të ishin punë të rëndomta.

Ndërsa miqtë e Zotit që kanë një zemër të qashtër, në vend të tablove që piktori pikturon vetëm që t'i vazhdojë fama që i ka dalë si artist, habiten dhe mrekullohen përballë Artistit të vërtetë dhe veprave të Tija. Ata shkrihen në shijen e artit hyjnor që gjendet tek mrekullitë e pafundme që fuqia hyjnore ka formësuar në natyrë. Ata kundrojnë mrekullinë që gjendet tek lulet dhe gjethet e bimëve që dalin të ndryshme nga e njëjta tokë që i ushqen, frutat e pemëve që dallojnë nga njëra-tjetra në mënyrë të madhe për nga ngjyra, aroma, shija dhe forma që

73. Nivel që mbërrin besimtari pas edukimit shpirtëror. Në këtë nivel besimtari sheh të vërtetën absolute që gjendet pas botës vizuale.

kanë, në dizajnimet e mrekullueshëm të flatrave të fluturave që nuk jetojnë më shumë se një apo dy javë dhe tek krijimi i njeriut. **Ata rrijnë të dëgjojnë shprehjet enigmatike të gjuhës së gjendjes fizike të mrekullive të pafundme siç janë shikimi i syrit dhe perceptimi i trurit.**

Për të tillët një univers i tërë është si një libër i gatshëm që të lexohet. Ata i kanë kaluar dijet që gjenden mes rreshtave dhe kanë mbërritur tek dija që fshihet në kraharorë. Ashtu sikur se një herë e një kohë pat ngjarë edhe me **Mevlananë** që nga një myderriz që shihte punët e tija i varrosur mes librave në medresenë selçuke, ai pat marrë një shkëndijë me vështrimin udhërrëfyes të një dervishi të pasionuar të quajtur **Shems**, zemra e të cilit qe e mbushur plot pasion, dhe kështu pat nisur të digjej nga zjarri i ashkut që kishte marrë…Ai Mevlana që pasi kishte lindur sërish në këtë mënyrë në klimën e ashkut, në sytë e tij kishte rënë në masën që i takonin vlera e librave të dijeve të jashtme dhe tashmë kishte filluar të lexonte të fshehtat dhe gdhendjet në gjithësi. Vetëm pas kësaj kohe ai kishte arritur të shkruante kryeveprën e tij të titulluar Mesnevi, që zbulon enigmat dhe urtësitë që gjenden tek njeriu, gjithësia dhe Kurani.

Sa të lumtur janë robërit e veçantë që e çojnë jetën e kësaj bote dhe e jetojnë atë në klimën e meditimit dhe ndijimit, që nuk janë gjë tjetër përveç se

gjurmët e një zemre të butë të ndriçuar me dritën e besimit dhe dritën e një mendje të edukuar me frymëzim hyjnor (vahj) dhe që nëpërmjet tyre (meditimit dhe ndijim), arrijnë të shkojnë drejt njohjes së Zotit (marifetullah)!...

# PROLOG

Në ditët tona janë shtuar njerëzit e tëhuajësuar me historinë dhe kulturën së cilave u përkasin, të cilët kërkojnë prehjen dhe qetësinë shpirtërore në programet e zhvillimit individual të përgatitura në perëndim apo në kurset e jogës dhe meditimit që burojnë nga lindja e largët. Prehja e vërtetë që kërkon njeriu është vetkontrolli, çelësi i urtësive dhe i të vërtetave hyjnore, që realizohet në formën që e këshillon Islami nëpërmjet dhikrit, meditimit dhe ndijimit.

Meditimi i formuar me ndjeshmëri shpirtërore është burimi i prehjes së shpirtit dhe i qetësisë së zemrës. Vetëm ky lloj meditimi e shpie njeriun tek urtësia, fillimi i së cilës është frika ndaj Zotit dhe devotshmëria. Shkurtimisht meditimi e shpie besimtarin tek pëlqimi dhe dashuria e Zotit.

Njeriu që mediton siç duhet rreth gjithësisë dhe dukurive që ndodhin në të kërkon t'u gjejë përgjigjen pyetjeve "Çfarë është kjo botë?", "Pse jam krijuar?", "Cili është kuptimi dhe vërtetësia e ditë-

ve që kalojnë e zhduken?", "Cila është rruga drejt lumturisë?", "Kush jam unë?", "Si duhet të jetoj?", "Nga erdha dhe për ku po shkoj?". Ky meditim e shpëton njeriun prej dëshirave kalimtare të kësaj bote duke e çuar drejt rrugës së drejtë dhe lumturisë së përhershme.

Me këtë libër u përpoqëm që të transmetojmë edhe një pikë nga enigmat, urtësitë dhe të vërtetat e gjithësisë, njeriut dhe Kuranit duke përfituar nga të dhënat e shkencave të kohës sonë. Kushedi se sa enigma dhe urtësi të tjera kanë për t'u shfaqur në të ardhmen për të hedhur dritë mbi madhështinë e Zotit dhe pafundësinë e madhështisë së Tij.

Pikat për të cilat ne kemi folur këtu janë vetëm disa shembuj aq sa na lejonte vëllimi modest i këtij libri. Në dashtë Allahu lexuesit arrijnë nën dritën e këtyre shemubjve të zgjerojnë horizontin e tyre të meditimit sa të mund të përfshijnë brenda saj të gjithë krijesat dhe ndodhitë e botës së zemrës së tyre. Kështu ata përfitojnë sa e sa margaritarë enigmash dhe urtësish nga oqeani i njohjes së Zotit (marifetullah).

**Zoti na dhuroftë të gjithë neve një horizont të madh meditimi! Na e bëftë të lehtë që të ringjallemi shpirtërisht duke lexuar me qëllim mësimmarrjeje enigmat dhe urtësitë e Kuranit,**

njeriut dhe gjithësisë! Na bëftë robër fatlumë që mbërrijnë tek njohja e Zotit (marifetullah) duke arritur të shkojmë një jetë nën vetëkontroll (murakabe)!

Amin!

# PËRMBAJTJA